


**DITURIA ISLAME**
Revistë mujore, fetare, kulturore e shkencore

**Boton**
Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës
Prishtinë

**Kryeredaktor**
**Bahri Simnica**

**Redaksia**:
Agim Hyseni, Burhan Hoxha, Jakup Çunaku, Miftar Ajdini, Muharrem Tërnava, Rexhep Lushta, Sabri Bajgora, Zaim Baftiu

**Gazetar në redaksi:**
Ramadan Shkodra

**Lektor**
Isa Bajçinca

**Korrektor**
Skender Rashiti

**Kopertina & Red. teknik**
Ymridin Trinaku

**Operator kompjuterik**
Nuhi Simnica

**Adresa:**
*"Dituria Islame",*
*Rr. "Vellusha", nr. 84. 38000 Prishtinë,*
*Fah. post. 46,*
*Tel & Fax. 038/224-024*
***www.dituriaislame.net***
*E-mail:* ***dituriaislame@hotmail.com***
***dituriaislame@yahoo.com***

**Parapagimi:**
*Evropë 25 € Amerikë 40 USA $*

**Shtypi:**
***"Koha"*** *- Prishtinë*

*Dorëshkrimet dhe fotot nuk kthehen!*

بسم الله الرحمن الرحيم

# Zgjedhjet 2007

*Vetëm edhe disa ditë na ndajnë nga zgjedhjet e 17 nëntorit në të cilat populli i Kosovës do të ketë mundësi të përcaktohet për përfaqësuesit e tyre, që do të drejtojnë institucionet e Kosovës në mandatin e ardhshëm katër vjeçar.*

*Këto zgjedhje janë cilësuar si zgjedhje historike ngase Parlamenti dhe Qeveria e dalë nga këto zgjedhje pritet që të implementojë edhe de fakto pavarësinë e Kosovës.*

*Pos kësaj, nga këto zgjedhje pritet edhe një konsolidim i institucioneve qendrore të Kosovës, ngase siç dihet, në dy vjetët e fundit, skena politike kosovare pësojë disa procese që nuk siguronin një qëndrueshmëri institucionale.*

*Këto zgjedhje kanë edhe risitë e veta:*

1. *Për herë të parë votuesit kosovarë kanë mundësi të votojnë për të preferuarit e tyre me lista të hapura, gjë që është një e arritur e madhe e demokracisë kosovare.*
2. *Risi e dytë është që po ashtu për herë të parë, në nivelin lokal, qytetarët në mënyrë të drejtpërdrejt kanë mundësi të zgjedhin të parin e komunës.*
3. *Risi tjetër e këtyre zgjedhjeve është se dy subjektet e koalicionit qeverisës LDK-AAK hynë në këto zgjedhje pa liderët e tyre, i pari dr. Rugova tashmë i ndjerë, ndërsa i dyti Ramush Haradinaj padrejtësisht po gjykohet në Hagë.*
4. *Kur jemi tek risitë duhet përmendur edhe një fakt që në këto zgjedhje partitë politike hynë më tepër me programe për zhvillim ekonomik, ofrim të vendeve të reja të punës, sesa me slogane për pavarësi. Edhe kjo ka arsyen e vetë, ngase pavarësia tashmë thuajse është një akt i kryer. Ndërsa në anën tjetër hyrja në politikë e biznesmenit të njohur kosovarë Behgjet Palloci me partinë e tij AKR-në i cili vjen me një bagazh të një njeriu të suksesshëm e që shihet nga shumë qytetar të Kosovës si një rast i mirë për ofrimin e kushteve më të mira për zhvillimin e Kosovës, ka bërë që edhe partitë e tjera të orientohen më shumë kah ofertat e tyre për punësim, zhvillim ekonomik e rritje të mirëqenies sociale etj.*
5. *Risi tjetër është edhe konkurrimi i dy partive për të zënë vend në skenën politike kosovare, AKR-së së Behgjet Pacollit dhe LDD-së së akademik Dacit, kjo e dyta e formuar pas kongresit të karrigeve të LDK-së. Paraqitja e këtyre dy forcave politike pritet të rikonfigurojë skenën politike kosovare.*

*Megjithatë presim nga partitë politike dhe votuesit kosovarë proces zgjedhor të qetë e dinjitoze, si edhe në zgjedhjet e kaluara, nga ku do të dalim me zgjedhje të qeta e të lira që shpresojmë se edhe kësaj radhe të jenë shembull për rajon.*

*Urojmë që të fitojnë më të mirët!*

## Në këtë numër pos të tjerash

**Misionarizmi dhe misionarët në Kosovë** 4

**Dielli dhe Hëna nga argumentet e Krijuesit** 6

**Çasht Kur-ani** 9

**A është zemra vend i dashurisë, urrejtjes dhe devotshmërisë?** 11

**Ja pse duhet të durojmë** 15

**Demokracia liberale dhe agonia shpirtërore** 23

**Djalli vizual i personifikuar** 25

**Robër nuk do të bëhemi** 27

**Aktuale** 47

# Misionarizmi dhe misionarët në Kosovë

Mr. Qemajl Morina

**A është kuptuar drejt studimi i Feim Dragushës i publikuar fillimisht në ueb faqen e Këshillit të Bashkësisë Islame të Gjakovës lidhur me aktivitetet e organizatave të misionarëve jomyslimanë në Kosovë si dhe a ka pasur nevojë për një alarmim nga ana e Ambasadës Amerikane në Shkup?!**

Botimi i një pjese të temës së magjistraturës së Feim Dragushës, rreth aktiviteteve që zhvillojnë grupet e ndryshme të misionarëve jomyslimanë në Kosovë, në ueb faqen e Këshillit të Bashkësisë Islame të Gjakovës, nuk kaloi pa u përfolur në media ashtu edhe në qarqe tjera, duke përfshirë edhe ato diplomatike. Pyetja, e cila shtrohet para nesh është, se a është çështja e konvertimeve temë tabu për ne kosovarët, apo alarmimi i Ambasadës Amerikane në Shkup bëri, që ajo të merr përmasa më të mëdha se sa që duhej, për shkak të publikimit të adresave të organizatave në fjalë, nga frika se ato mund të jenë cak sulmi?!

Ajo që vlen të potencohet me këtë rast është, se çështja e aktiviteteve misionariste nga organizata prej më të ndryshmëve nuk janë të panjohura për ne kosovarët. Megjithatë, nuk ka ndodhur që së paku deri më sot të ketë pasur ekscese të kësaj natyre. Aktivitete misionariste të grupimeve të ndryshme fetare, në Kosovë ka pasur edhe gjatë kohës së regjimit komunist, si dhe para vitit 1999. Eshtë e vërtetë se numri i këtyre organizatava dhe aktiviteti i tyre është shtuar dukshëm pas vitit 1999, të cilat nën pretekstin e ndihmave humanitare kanë zhvilluar aktivitetin e tyre fetar ashtu siç ndodh zakonisht në vendet e krizave apo pas situatave konfliktuoze.

Studimi akademik dhe hulumtues i Feim Dragushës rreth prezencës dhe aktivitetit të organizatave misionariste joislamike në Kosovë është i pari i këtij lloji te ne. Vlen të theksohet se studime dhe hulumtime të këtilla janë të shumta dhe të preferueshme në shumë institucione shkencore-hulumtuese si dhe punime seminarike, magjistrature apo doktorati në universitete të ndryshme të botës të cilat merren me studimin e fesë, sociologjisë dhe psikologjisë së religjionit. Një përvojë e këtillë në të ardhmen shpresojmë se do të aplikohet edhe në institucionet tona që merren me çështje të socilogjisë, psikologjosë dhe religjionit.

### Reagimet e mediave

Reagimet ndaj studimit të Feim Dragushës, aq sa kam mundur të përcjelli, ishin prej më të ndryshmeve. Prej atyre që e e anatemuan në tërësi, si "i dëmshëm", "denigrues", "jo shkencor", deri te një numri të vogël përkrahësish në ueb faqet me tematikë islame. Të parët kanë frikë se veprimet e këtilla mund të na qesin në taborrin ekstrem islam dhe mund ta humbim përkrahjen që kauza jonë ka nga Perëndimi e në veçanti nga SHBA-të, në këto momente kritike nëpër të cilën po kalon Kosova. Këtë më së mri e ilustron fakti se Këshilli i Bashkësisë Islame i Gjakovës suspendoi nga puna zyrtarin që mbante ueb faqen dhe përkohësisht mbylli atë, për shkak të publikimit të studimit të Dragushës. Në anën tjetër grupi tjetër, me pikëpamje pro islame, nga frika se aktivitetet e shtuara të këtyre organizatave misionariste jomyslimane në Kososvë, të përkrahura nga Perëndimi mund ta rrezikojnë qenien tonë fetare, e sulmuan ashpër Bashkësinë Islame për mbylljen e ueb faqes, duke e quajtur këtë si akt "qyqar", "diktat të ishregjimit komunist", si dhe "ngulfatje të shprehjes së lirë".

Andaj, në një situatë të reagimeve diametralisht të kundërta rreth studimit të Feim Dragushës, në shtypin kosovar, kualifikimi më i butë që mund të thuhet për to, se ato nuk ishin të balancuara. Ka munguar një analizë objektive, e paanshme e një studimi që për ne kosovarët ndoshta edhe në nivelet akademike është i ri, temë tabu.

### Kritikat ishin në adresë të BIK-ut

Aq sa kam mundur të kuptojë prej studimit në fjalë, esenca e kritikave ka qenë e drejtuar në adresën e Bashkësisë Islame të Kosovës, për një angazhim të saj më të madh në terren, se sa ndaj organizatave të huaja misionariste jomyslimane. Normalisht duke përjashtuar keqpërdorimin e gjendjes së vështirë ekonomike të popullatës kosovare nga



disa prej tyre. Andaj, alarmimi i Ambasadës Amerikane në Shkup nuk ka qenë në vendin e duhur dhe i ka dhënë kësaj çështje një dimension krejtësisht tjetër, që mund të keqpërdoret nga qarqe të caktuara ekstremiste islame se administrata amerikane ka gisht në aktivitete të këtilla misionariste, gjë që nuk përkon me realitetin dhe kursin e përgjithshëm të politikës amerikane, e cila është e interesuar për respektimin e lirive fetare, por jo edhe për propagandimin e cilës do fe qoftë ajo. Andaj, me gjithë respektin, kur janë në pyetje çështjet të ndjeshme siç janë ndjenjat fetare, duhet të kemi kujdes dhe të mos t'i lëndojmë ato, kushdo qoftë ai.

Unë jam i bindur, se Feim Dragusha, i cili aktualisht ndjek studimet në Brunei. Specializohet në studimin krahasimtar të feve, në studimin e tij i është qasur një teme nga aspekti thjesht teologjik, e cila është realitet në shoqërinë kosovare. Andaj, parimisht aty nuk ka asgjë të keqe. Paragjykimet kanë nisur, kur ai për ta argumentuar konstatimin e vet, se në Kosovë, ka shumë organizata humanitare, të cilat nën ombrellën e humanitetit dhe bëmirësisë, bëjnë edhe konvertimin e popullatës së varfër kosovare në krishterizëm. Autori për ta vërtetuar këtë sjellë adresat e të gjitha oganizatave të ndryshme misionariste që zhvillojnë aktivitetin e tyre në qytete të ndryshme të Kosovës. Sipas autorit numri i tyre arrin në 37, duke përfshirë aty edhe disa organizata islame.

## Shmangia e temës bosht

Jo që vlen të theksohet me këtë rast se rreth kësaj çështje edhe janë përqendruar kritikat, duke lënur temën bosht anash. Ajo ka të bëjë se a ka konvertime në Kosovë, a ka keqpërdorim të misionit humanitar nga organizatat humanitare qofshin ato të krishtera apo islame? A merren ato me misione humanitare e bëmirësie apo me punë tjera që janë jashtë misionit të tyre e shumë gjëra tjera, të cilat janë me rëndësi për shoqërinë kosovare dhe ardhmërinë tonë?

Artikujt e botuar në Koha ditore si: “Akuzohen misionarët joislamikë, alarmohen amerikanët”, (22 tetor 2007, “Torkemada”, (27 tetor 2007), “Ku mbeti SHPK-ja në rastin e misionarëve joislamikë”, 1 nëntor 200), e të ngjashëm si këta kanë qenë jashtë kontekstit të studimit në fjalë. Më tepër janë marrë me paragjykime, keqinterpretime se sa kanë pasur të bëjnë me realitetin e problemit.

## A janë të rrezikuar misionarët joislamikë ?!

Mirëpo, derisa autori, së paku në atë pjesë të shkrimit të tij, që kam pasur rastin ta lexojë, nuk bënë thirrje për t’iu kundërvënë atyre me përdorimin e dhunës, apo diçka që mund të nxit një akt të këtillë, nuk besoj se ai meriton një anatemim të këtij lloji, apo apriori studimi të kualifikohet si “denigrues” dhe “antishkencor” për shkak të publikimit të emrave dhe adresave të organizatave misionariste. Puna e të gjitha organizatave misionariste qoftë në Kosovë, por edhe në vendet tjera është transparente. Kjo nuk është një sekret në përvojën tonë kosovare dhe shqiptare. Të gjitha këto organizata aktivitetet e tyre i zhvillojnë haptazi, bile misionarët e krishterë na sjellin broshura dhe fletushka edhe nëpër shkolla, shtëpitë dhe banesat e tona. Edhepse ata janë të vetëdishëm se veprimtarinë e tyre e zhvillojnë në një shoqëri, ku shumica dërrmuese e popullatës i takojnë besimit islam. Grupet e ndryshme protestante, anë e kënd Kosovës zhvillojnë aktivitetin e tyre të papenguar prej askujt. Ata propagandojnë idetë e tyre në shtyp dhe në mediat tjera. Titujt vijues, të publikuar, në periudha të ndryshme, në shtypin kosovar e ilustrojnë këtë më së miri: “Jehovai zëvendëson Allahun “, (Express, 12 shtator 2005), “E dua burrin, por më shumë besimin”, (Koha jonë, 6 dhjetor 2003), “Shamia, konvertimi dhe studentët”, (Java, 15 shtator 2005, “Ju do ta njihni të vërtetën dhe e vërteta do t’iu bëjë të lirë !”, (Epoka e re, 18 janar 2006), “As nuk duhet të konvertohemi, as ta theksojmë Myslimanizmin”, (Bota sot, 29 dhjetor 2003), "Si dhe pse e ndërrrova fenë, isha mysliman u bëra i krishterë", (Java, fror 2002), "Hapja e "Loyola Gymnasium", ngjarje e shënuar në kulturën tonë". (Koha ditore, 2 korrik 2005) e shumë tituj e tema të tjera të këtij spektri.

## A ka konvertime në Kosovë?!

Kur jemi te çështja e konvertimeve nuk ka dyshim se ky është një problem i komplikuar, sepse përveç dimensionit fetar aty është edhe ai shoqëror e psikologjik. Andaj, secili besim bënë çmos që besimtarët e vet tu mbesin besnik parimeve të fesë së tyre. Në veçanti kjo ndjenjë është e theksuar në ato mjedise ku besimtarët e një besimi të caktuar janë pakicë. Sepse ata si të tillë e ndiejnë veten të rrezikuar nga dominimi i shumcës.

Në anën tjetër, shumë militantë fetarë të inspiruar nga ideologjia e tyre fetare bëjnë përpjekje që në fenë e tyre të konvertojnë besimtarët e feve tjera. Dominimi fetar në të kaluarën i ka sjellur shumë tragjedi popujve në të kaluarën. Ky është një realitet që duhet të pajtohemi. Andaj, edhe bëhen përpjekje që secila fe të jetë sa më e organizuar dhe sa më afër besimtarëve të vet. Të kujdeset për plotësimin e nevojave të tyre në të gjitha aspektet e mundshme e në veçanti në njoftimin e tyre me nevojat elementare shpirtërore të fesë të tyre.

Andaj në këtë aspekt është i përqendruar edhe punimi i studiuesit të ri Feim Dragushës. Në veçanti, kur dihet se të parët tanë, në periudha të ndryshme kohore jo fort të largëta, përveç dhunës dhe gjenocidit kombëtar, nga armiqtë tanë i janë ekspozuar edhe konvertimeve me dhunë nga feja islame në ortodoksizëm. Për t'u mbetur besnik parimeve islame dhe besimit të të parëve ata shumë herë këtë e kanë paguar edhe me jetën e tyre.

Vërejtja që mund t’i bëhet autorit është se një numër i organizatave që janë përmendur aty, me kohë e kanë kryer aktivitetin e tyre dhe ato më nuk janë prezentë në Kosovë. Në anën tjetër, në mesin e organizatave që figurojnë në atë listë, ka të atilla që pjesa më e madhe e aktivitetit të tyre i është përkushtuar aspektit humanitar dhe bëmirës, për çka ne duhet t'u jemi mirënjohës për ndihmën që kanë dhënë për ta ndihmuar popullin e Kosovës në momentet më të vështira nëpër të cilat ai ka kaluar.

**Mr. Adnan Simnica**

# Dielli dhe Hëna nga argumentet e Krijuesit

**“Ai e ka bërë Diellin burim drite, kurse Hënën e ka bërë të shkëlqejë, duke i caktuar asaj fazat, që ju të dini numrin e viteve dhe njehsimin e kohës. Allahu i krijoi këto vetëm me të vërtetën. Ai ua shpjegon shenjat e Tij njerëzve që kuptojnë.”** (kaptina Junus, ajeti 5)

هُوَ الَّذِي جَعَلَ الشَّمْسَ ضِيَاءً وَالْقَمَرَ
نُورًا وَقَدَّرَهُ مَنَازِلَ لِتَعْلَمُوا عَدَدَ السِّنِينَ وَالْحِسَابَ ۚ مَا خَلَقَ
اللَّهُ ذَٰلِكَ إِلَّا بِالْحَقِّ ۚ يُفَصِّلُ الْآيَاتِ لِقَوْمٍ يَعْلَمُونَ

Pasi që Allahu i Madhërishëm në ajetet paraprake paraqet argumente të ekzistimit Tij në krijimin e qiejve dhe të tokës, me çka natyrshëm buron adhurimi ndaj Krijuesit Një, në vijim Allahu xh.sh. vazhdon të paraqesë disa fakte tjera të proceseve të ndryshme natyrore që ndodhin brenda kësaj gjithësie madhështore. Është fjala për krijimin e diellit dhe të hënës si dhe rolin e tyre të madh në shërbim të njerëzve, rol i cili padyshim është nga argumentet e ekzistimit të Krijuesit dhe fuqisë së Tij.

Drita e shndritja e diellit dhe shkëlqimi i hënës janë nga faktet e dukshme në gjithësi, rolin e të cilave nganjëherë e harrojmë për shkak të përditshmërisë dhe përsëritjes së tyre në mënyrë të vazhdueshme, ndaj ku qëndron ndjenja dhe entuziazmi i njeriut kur ai sheh për herë të parë lindjen e diellit dhe perëndimin e tij, apo sheh për herë të parë paraqitjen e hënës apo fshehjen e saj? Të dy këto dëshmi në gjithësi që përsëriten vazhdimisht, Kur’ani tërheq vëmendjen njerëzore ndaj tyre dhe rolit të rëndësishëm që kanë, duke nxitur në të njëjtën kohë ndjenjën dhe vullnetin serioz të njeriut për të menduar, medituar dhe vështruar seriozisht në krijimin shumë preciz dhe fantastik të tyre. Dielli është shndritës dhe burim drite kurse hëna shkëlqim, ndaj u caktoi fazat dhe pozicionet e ndryshme të dukjes së tyre të cilat orientojnë njeriun në njehsimin e kohës, llogaritjen e muajve dhe viteve, gjë e cila aplikohet në mbarë botën tek njerëzit. A thua ky precizitet kaq i madh që ekziston tek dielli dhe hëna ka ndodhur rastësisht dhe vetvetiu? A thua gjithë ky rol i tyre dhe shërbim që kanë për jetën njerëzore në njehsimin e kohës ka ndodhur pa ndonjë planifikim paraprak nga dikush? Pa kurrfarë dyshimi, gjithë ky sistem i përkryer, precizitet perfekt në krijim dhe lëvizje pa asnjë gabim absolutisht, tregon se nuk kemi të bëjmë me rastësi, por me një plan paraprak nga Një Planifikues, Shpikës dhe Krijues absolut i çdo gjëje në gjithësi, Ai është Allahu xh.sh., i Cili çdo gjë që ka krijuar e ka krijuar me një qëllim të caktuar dhe me një sistem e precizitet të përkryer dhe në shërbim të njerëzve. Gjithë atë që ka krijuar i Madhërishmi Zot e në mesin e tyre edhe dielli e hëna dhe roli i tyre janë argumente hyjnore për një popull që di të mendoj vëmendshëm, ndaj edhe njeriu me angazhimet e tij mendore po zbulon vazhdimisht këtë planifikim, krijim dhe precizitet kaq të lartë tek dielli dhe hëna, dhe po del në shesh argumentimi i tyre mbi të vërtetën absolute të Allahut Krijues dhe rolit e shërbimit të tyre për jetën njerëzore.[1]

Allahu i Madhërishëm ka bërë diellin shkak direkt të jetës mbi tokë si dhe shtyllë kryesore të çdo gjallese, ngrohës të ujit i cili më pas zbret i pijshëm për t’i shërbyer njeriut, kafshëve, bimëve etj, fakt i përshkruar në Kur’an: ***“Ai la të lirë të bashkohen dy dete, ky** (njëri) **i pijshëm e i shijshëm...”*** (El-Furkanë, 53), si dhe: ***“Dhe në të kemi vënë kodra të forta e të larta dhe ju dhamë të pini ujë që ua shuan etjen”*** *(El Murselat, 27)*

Dielli është epiqendra e shumë planetëve të cilat rrotullohen rreth tij, rrotulli-



mi i tokës rreth diellit përcakton vitin, kurse rrotullimi i tokës rreth boshtit të vet përcakton ditën. Nëse vështrojmë diellin dhe hënën në aspektin sipërfaqësor me anë të syrit dhe pa ndonjë studim, dona krijohet bindja se të dyja bashkë (dielli dhe hëna) kanë të njëjtin ndikim dhe rol, shndrisin dhe japin dritë, por nëse studiojmë ato thellësisht do të kuptojmë diçka tjetër, se dielli është shndritës, burim drite dhe ka dritën e vet esenciale, kurse hëna e fiton shkëlqimin e saj nga dielli në mënyrë reflektuese, d.t.th. shkëlqimi - drita e hënës është jo esenciale - e huazuar. Hëna është sikurse pasqyra të cilës nëse i drejtohet drita ajo reflekton, ndaj edhe Allahu xh.sh. tha: ***"Ai e ka bërë Diellin burim drite, kurse Hënën e ka bërë të shkëlqejë...".*** Dielli është burim drite dhe shndritë, kurse hëna vetëm jep shkëlqim, dhe dallimi mes tyre qëndron në faktin se shndritja e diellit liron nxehtësi dhe temperaturë, kurse shkëlqimi i hënës vetëm lloj ndriçimi të pakët për të cilën nuk ka nevojë përdorimi i ombrellës, kurse ndaj dritës dhe shndritjes së diellit në shumë raste ka nevojë për përdorimin e saj për mbrojtje nga temperaturat. A nuk është edhe ky një nga argumentet e shumta të Krijuesit në gjithësi? Padyshim se po!

Para përparimit të shkencës njerëzit nuk dinin se drita e diellit përbëhet nga shtatë ngjyra si: e gjelbër, e verdh, e kuqe etj, dhe pikërisht shprehja kuranore për diellin ***"burim drite-shndritës"*** përmban kuptimin e llojllojshmërisë së ngjyrave, që padyshim është nga urtësitë dhe faktet e Krijuesit. Kështu, Kurani ka zbritur duke iu përmbajtur vazhdimisht nivelit të atëhershëm të vetëdijes njerëzore, kur njerëzit nuk kishin bërë asnjë përparim shkencor, ndaj po t'i theksonte Kur'ani këto të vërteta drejtpërdrejt, atëherë dikush do të thoshte: Unë po e shoh diellin të kuq përgjatë perëndimit, e të verdhë në zenit, mirëpo ai nuk e din se ngjyra e kuqe përgjatë perëndimit duket vetëm në të shikuarit e njeriut për shkak të gjatësisë së këtyre rrezeve dhe kjo ngjyrë nuk paraqitet përveç gjatë perëndimit kur dielli është në pikën më të largët, ndaj nuk arrin tek ne përveç rrezeve të kuqe, ndërsa ngjyrat tjera shpërndahen në gjithësi dhe nuk arrijnë tek sytë tanë.[2]

Në kohën kur njerëzit ishin në një injorancë të plotë Kur'ani fisnik ka bërë dallimin në mes të vërtetës së diellit dhe të hënës, si: ***"Dhe në ta hënën e bëri dritë, diellin e bëri ndriçues"*** *(Nuh, 16),*



si dhe: ***"I madhërishëm është Ai që krijoi yje në qiell dhe vendosi në të dritë (diell) e hënë që ndriçon"*** *(El-Furkanë, 61)*

Allahu xh.sh. ia caktoi hënës fazat dhe karakteristikat e veçanta në kohë, paraqitje dhe në formë, të cilat ndodhin në mënyrë të përkryer, të konfirmuara edhe në ajetin tjetër: ***"Hënës i kemi caktuar faza; ajo përditë hahet e bëhet si rremi i përkulur i hurmës"*** *(Jasinë, 39).* D.t.th. i përcaktoi hënës fazat, pozicionet, lëvizjet dhe paraqitjet e saj në gjithësi, të cilat ndodhin tek ajo në mënyrën më të mirë të mundshme dhe pa asnjë gabim.[3]

***"Duke i caktuar asaj fazat",*** ka për qëllim jo vetëm hënën por edhe diellin, që d.t.th. ka caktuar fazat e pozicionet e të dyjave, mirëpo përmendja vetëm e hënës apo veçimi i saj në ajet ka ardhë për shkak të shpejtësisë së saj në lëvizje, për shkak të dukjes së fazave të saj shumë lehtë edhe nga syri i njeriut dhe për shkak të përcaktimit të dispozitave të sheriatit islam sipas fazave të saj, ndaj edhe në vijim të ajetit thuhet: ***"që ju të dini numrin e viteve dhe njehsimin e kohës"***[4]

Folja e përdorur në fillim të ajetit "e *ka bërë*" nuk ka për qëllim vetëm hënën, por edhe diellin, sepse edhe dielli ka fazat e pozicionet e veta, fakt i cili është vërtetuar edhe në ajete tjera, si: ***"Ai ka nënshtruar Diellin dhe Hënën; të gjitha këto rrotullohen për një kohë të caktuar"*** *(Er-Ra'd,2),* ***"Dielli sillet në drejtimin e vet të caktuar. Kështu e ka përcaktuar i Plotfuqishmi, i Gjithëdijshmi"*** *(Jasinë, 38),* apo ajeti tjetër: ***"Dielli dhe hëna ndjekin rrugën e caktuar"*** *(Err-Rrahman, 5).* D.t.th. që të dyja, dielli dhe hëna u shërbejnë njerëzve për njehsimin dhe llogaritjen e kohës, të viteve dhe të muajve.[5]

Me fazat dhe pozicionet e hënës përcaktojmë fillimin e muajit të Ramazanit, përcaktojmë muajt e haxhit, gjithashtu gruaja llogarit muajt e pritjes (idetit) me fazat e saj, e cila fillon e vogël, pastaj rritet, e më pas zvogëlohet përsëri, fakt i theksuar në Kur'an: ***"Hënës i kemi caktuar faza; ajo përditë hahet e bëhet si rremi i përkulur i hurmës"*** *(Jasinë, 39).* Trajta e harkut të hënës i përngjanë rremit të hurmës së tharë e të përkulur, të cilën njerëzit (arabët) në atë kohë e përdornin për të formuar fshesa me të cilat pastronin (fshinin) shtëpitë fshatare. Kështu, Allahu xh.sh. në këtë ajet ka bërë këtë krahasim fantastik për të qenë në nivel të ngritjes mendore dhe logjike të njerëzve të asaj kohe (të kohës së zbritjes së Kur'anit), metodë kjo kuranore që simbolizon urtësinë, mëshirën dhe mrekullinë hyjnore. Në fillim të çdo muaji hënor ne e shohim hënën e cila simbolizon fillimin e muajit dhe pikërisht kështu njeriu mësoi të llogarisë muajt në bazë të fazave të hënës, kurse sa i përket vitit, qartë shpjegohet në ajet: ***"Te Allahu numri i muajve është dymbëdhjetë*** *(sipas hënës),* ***ashtu si është në librin e Allahut prej ditës kur krijoi qiejt dhe tokën"*** *(Et-Tevbe, 36).* Këtu sinjalizohet në dymbëdhjetë muajt hënor, kur-



se dita llogaritet sipas sistemit diellor, me çka argumentohet se Kur'ani ka përfshirë edhe fazat e diellit në llogaritje dhe njehsim të kohës për shërbim njerëzorë.

I gjithë ky precizitet në shërbimin apo rolin e hënës dhe të diellit për njerëzit vërtetohet në vijim të ajetit, se çdo gjë është krijuar me qëllim të caktuar dhe të përkryer, në shkallë shumë të lartë të precizitetit, ndaj kur vështrojmë lëvizjen e yjeve, të diellit, hënës etj, nuk mund të gjejmë asnjëherë as edhe gabimin më të vogël. Shkencëtarët bashkëkohorë kanë vërtetuar të vërtetat mbi hënën dhe diellin ashtu siç ka paralajmëruar Kur'ani duke treguar saktësisht intervalet e ndodhjes së hënës në mes tokës dhe diellit, si dhe të tokës në mes hënës e diellit, ndaj kjo edhe shkakton nganjëherë zënien e diellit dhe të hënës, gjë e cila ndodh perfektë, ashtu siç tha Allahu: ***"As dielli nuk mund ta arrijë hënën e as nata nuk mund t'ia kaloj ditës; të gjitha lundrojnë në orbitat e veta"*** *(Jasinë, 40)*

Ajeti në fjalë ka vërtetuar një mendim të njerëzve të atëhershëm, por edhe ka mohuar një mendim tjetër të tyre, ngase arabët në atë kohë mendonin se nata i paraprinë ditës, me argument se përcaktimi i natës së parë të Ramazanit konsiderohet fillimi i muajit të agjërimit, dhe derisa mendonin se nata i paraprinë ditës, atëherë domosdo rezulton bindja tjetër e tyre se dita nuk i paraprinë natës. Kurse, Zoti i Madhërishëm përmirësoi këto bindje të tyre dhe sqaroi e argumentoi se nata nuk i paraprinë ditës, e as dita nuk i paraprinë natës. Kështu, Allahu xh.sh. në mënyrë figurative - simbolike ka paraqitur të vërtetat e universit në Kur'an, sepse po të sqaronte një gjë të tillë në mënyrë shkencore dhe të hollësishme sikurse që dihet sot, atëherë njerëzit e atëhershëm (arabët) do ta mohonin atë. Po të thoshte Kur'ani drejtpërdrejt se toka është e rrumbullakët, atëherë njerëzit e asaj kohe do ta refuzonin kategorikisht një pohim të tillë, dhe pikërisht për këtë arsye Krijuesi Fuqiplotë nuk ka zbuluar hollësisht të gjitha të vërtetat e gjithësisë, por vetëm i ka sinjalizuar ato, në mënyrë që t'i pranoj niveli mendor i njerëzve të asaj kohe.

E si, nata nuk i paraprin ditës, e as dita natës? A thua Allahu xh.sh. ka krijuar njëherë diellin të drejtuar nga sipërfaqja e tokës, e më pas dielli është larguar dhe është paraqitur nata? Kjo gjë do të ishte e vërtetë sikur të ishte toka e rrafshët, mirëpo Allahu ka krijuar tokën në formë të rrumbullakët, i cili është edhe argument se Ai ka krijuar diellin dhe tokën me një sistem që në to të jetë prezent vazhdimisht dhe në të njëjtën kohë, edhe nata edhe dita, dhe kjo s'mund të ndodh përveç nëse toka është e rrumbullakët. Gjysma e tokës kur shndritet nga dielli është ditë, e gjysma tjetër është natë, më pas me rrotullimin e tokës paraqitet dita në atë pjesë ku ishte natë, dhe paraqitet nata në atë pjesë ku ishte ditë.

Kur'ani ka sinjalizuar në shumë të vërteta të gjithësisë të cilat me kalimin e shekujve zbulohen nga mendja e shëndoshë e njeriut e cila përparon për çdo ditë e më tepër: ***"Ai është që bëri natën e ditën zëvendësuese të njëra-tjetrës..."*** *(El-Furkanë, 62),* ndërsa në vijim të po të njëjtit ajet ka theksuar shkakun e saj: ***"...dhe për atë që dëshiron të mendoj apo të falënderojë, argument".*** Kështu, Allahu i Madhërishëm ka vërtetuar dhe argumentuar se dita dhe nata janë zëvendësuese të njëra-tjetrës, dhe kjo d.t.th. se që të dyja janë prezente që nga fillimi (krijimi i diellit dhe tokës), ngase me rrotullimin e tokës paraqitet dita në gjysmën e saj ku shndritë dielli, kurse nata në gjysmën tjetër ku mungon dielli, ndaj nata dhe dita e pasojnë njëra-tjetrën. A nuk janë këto disa prej fakteve të shumta e të panumërta të universit argumente, për një popull që di të mendoj vëmendshëm? Patjetër që po![6]

---

*Fusnotat:*

1. Fi Dhilalil Kur'an, Sejjid Kutb, vëll. i tretë, faqe 1765, viti i bot. 1996, Kajro.
2. Tefsiri i Muhammed Muteveli Esh-Sharavit, vëll. i nëntë, faqe 5738-5739, pa vit botimi, Kajro.
3. Muhamed Mahmud Hixhazi, Tefsir El-Vadih, vëll. i dytë, faqe 41, viti i bot. 1992, Kajro.
4. Tefsir El-Bejdavi, Envaru Et-tenzil ve Esraru Et-Te'vil, vëll. i parë, faqe 428, viti i bot. 1999, Bejrut.
5. Tefsiri i Muteveli Esh-Sharavit, faqe 5740.
6. Po aty, faqe 5741,5742,5743.

# Ç'ASHT KUR-ANI

**Prej të perndritshmit z. H. Ismet Dibrës, Drej. Medreses**

Kur-ani, nj`aj libër i diturís dhe i filozofís së mjaftuëshme, veç vlerave tjera qi mbështjell ndër vedi, âsht edhe nji pasqyrë e vertetë e së kaluemês e nji dritë e shkelqyeshme për t`ardhmen. Kur-ani, qi âsht përmbledhsi i mistereve të gjithësisë, si kur mos të ishte kumtue, virtytet edhe moralet e nalta të Profetve të kaluëm nuk do të kishin gjetë çmimin edhe nderin e meritueshëm përpara arsyes e logjikës njerzore. Sepse po t`u përshkohet një sy të dy testamentave qi ndodhen sod në dorë mbassi të përjashtohet deri dikû Hazreti Musai, krejt Profetëve të mëdhej u shpifen disa të mêta, faje e gabime të rânda qi s`pajtojnë fare me misjonin e naltë të profetësís, e cilla âsht dhantija mâ e naltê e Perëndís.



Këto shpifje të rânda, jo Proftëvet të naltë të Zotit, por s`âsht e mundun me j`ua veshë as njerësve të turmës volgare qi kanë nji besim shum të thjeshtë, si me thanë vetëm në Perëndín e në Ahiret.

Gjith ashtû në këta testamente jeta e kësaj Dunjaje tregohet aqë e shkurtë, sa qi diturija edhe mendja as-se-si s`janë në gjindje t`i pranojnë, as duket se kanë me i pranue.

E Kur-ani i ka korigjue gjith kta gabime tue lavdërue veprat e ndriçme e të virtuteshme të kohës së kalueme e tue deklarue açik se Profitët e naltë të Zotit s`kanë bâ kurrë gabim, gjithmonë kanë folë fjalë me mend e të arsyeshme, sjelljet e tyre i kanë pasë t`urta e të shembelltyrëshme. Me këta deklarata, Kur-ani ka bâ për vehte gjith Profitët e naltë edhe admiruësit e tyne.

Sa për kumtuësin e Inxhillit, për Hazreti Isánë Alejhissellam, krijimi i të cilit nuk âsht edhe aqë d`akord me rregullin e përgjithshem të pjelljes, tue marrë parasysh pasuksesin e tij në përhapjen e Fesë, kohën fort të shkurtë të fonksionit të tij edhe numrin shum të vogël të dishepujve të tij, numêr ky qi mbéti në të parën shkallë mbas dhetshit, ka posibilitet të numrohet personi i tij përpara diturís e logjikës si nji fantazmë mithologjike.Tue qenë çâshtja kaqë e koklavitur dhe favorabel për tá shdukë nga faqja e dheut emrin e këtij personaliteti, Kur-ani i madhnuëshëm ka virtytin e naltë me dishmue se Hazreti Isaja u krijue jashtë ligjit të natyrshëm dhe âsht nji Profit i naltë e me ketë dishmi Kur-ani e ka detyrue edhe Hazreti Isanë me ushqye nder e respekt përpara tij; pra, Kur-anin duhet ta nderojnë edhe ata qi e duën Hazreti Isanë, mbasi ky libër i naltë âsht diftue shum bujar në favor të Krishtit Alejhisselam. Me përbuzë Kur-anin d.m.th. me krye nji vepër e cilla përpara mendes e arsyes âsht nji krim.

Kur-ani përmban krejt dispozitat themelore të Biblës së Hyjnueshme, ka vertetue me argumenta filosofike të fuqishme, të pajtueshme e të pershtatuna me ç`do kohe se «gjithësia ka krijuësin e Naltë të saj, i cili âsht i vetmi agjent qi na shtyn ndër virtyte e vepra të mira, qi formojnë bazën e shendoshë të qytetnimit të saktë e të lumterís njerzore, si, me gjykue me drejtësi, me nderue Prindënit e me njoftë të drejtat e tyne, me pasë dhimë për fëmi, mëshir për far` e fis, dashurí për atdhé, me ndihmue shoqnin njerzore etj.» Gjith ashtu Kur-ani i Naltë ka dokumentue edhe realitetin e Gjygjit të Madh të Zotit qi do të gjykoje veprimet e do të caktoje pergjegjsit.

Librat tjerë të shenjët qi grumbullohen nên emnin «Bibël» këto dy egzigjenca të nalta, Perëndín e Gjygjin e Tij, i kanë spiegue me nji stil të ulët sa për fuqin mendore të njerëzve qi kanë jetue n`atë kohë e nuk sjellin me vete argumenta bindëse për talentet e naltë e intelektet e persosem.

Testamenti i lashtë hesht fare për Ahiret dhe njerzve të urtë e të bindun i u nep myzhde dhe premtime vetëm me lumtëri e mirsi të kësaj bote, njerzit e ligj e të pabindun i frikson me kalamitete e aksidente të natyrës e të kohës.

Vehtën e Naltë të Hynt edhe Atributet e Saja i përflet me disa fraza simbolike, me të cilat të Naltit Zot i atribujohen disa cilësi të papajtueshme me Providencën e Hyjnueshme.

Testamenti i ri bân nji shkurtim mbi «jetën e pasosun» e sa për Vehten e Hyjnuëshme e Atributet e Saja ndjek sistemin e Testamentit Plak, tue përdorë gjith nji frazë simbolike e alegorike, me të cilat mbetet i errët dhe nuk shkoqitet sa duhet Krijuesi i Vertetë.

Mirpo Kur-ani i Shenjtë si Divinitetin ashtu edhe Ahiretin i shkoqit dhe i spiegon me nji stil të naltë, të bukur e të fuqishëm qi bân për vehte ç`do mende të pjekune të persosun. Versetet qi shkoqisin këto dy egzigjenca të njeriut kanë formue bazën e dituris së madhe qi quhet Theologji. Kur-ani s`âsht vetëm kroni i Theologjis por âsht edhe gurra e shum diturive tjera, misticizma, morali, jurisprudenca, gramatika, sindaksa, Fjalori, e shumë degë tjera të diturive Islame kanë rrjedhë prej Kur-anit.

Kur-ani ka përmbledhë veq Theologjis, edhe shkurtimin e Higjienës. Gjysem Verseti i Naltë: «Qulû v`eshrebû ve lá tusrifû...» âsht shpirti i mjeksis.

Dispozitat detajore të Kur-anit pajtojnë plotsisht me rregullin të evolusionit. Dispozita këso dore shofim edhe në librat tjera qiellore; por, në fillim këtó janë shum të thjeshta e pastaj i gjejmë tue u përmirsue si mbas zhvillimit menduër të njerzis. Transformimi i ngadalshëm i dispozitave në fjalë tue marrë trajta mâ të plota, gjet kulmin, u krye dhe u përsos nën formen Kur-an, i cili u kumtue në nji kohë kur mendja e njeriut u poq e u zhvilllue në shkallën mâ të naltë.

Kemi dy prova të fuqishme qi vërtetojnë se dispozitat detajore të Kuranit bijen plotsisht dakord me arsyen edhe me menden e persosun:

1. - Nuk ka asnji popull në botë qi të ketë pretendue se dispozitat e urdhnat e Kur-anit bijen në kundërshtim me zakonet e tij, mbasi t`i jenë kumtue dhe spiegue mirë këta urdhna.

2. - Ligjët e hartueme ndër vende të qytetnueme ku ka përparue me të tepërme Edukata mendore edhe kultura, ju afrohen mjaft dispozitave të Kur-anit, dispozita këta qi priten e mbahen me plot nder nga gjith njerzit e naltë e të përsosun.

* * *

Në fillim të këtij artikulli kemi thanë se Kur-ani i famshëm âsht nji dritë e shkëlqyeshme e së ardhëshmes.

Si urdhnon! Kur-ani i Naltë shkoqit në tekstin e tij qysh 13 shekuj mâ parë, gjith të vërtetat shkencore qi kanë mundë me zbulue shekujt e fu-



ndit, gjâna këta qi në shekullin e lumnueshëm s`i kanë rá kuj ndër mend e pra Kur-ani nep dritë të plotë për ç`do kohë. Qi t`a vertetojmë keté le të bijem disa shembulla.

Astronomia moderne ka zbulue se «Dheu nuk qendron por leviz pa prâ tue u rrokullue rreth boshtit të vet e tue ardhë rrotull Diellit, i cili livron në qendrën e tij e rrotull boshtit të vet». Keté zbulim të Astronomis së re e ka spiegue Kur-ani qe tash tremëdhetë shekuj e ca vjet me ket verset

«Edhe Dielli livron në qendrën e posaçme qi i ka caktue i Plot-pushtetshmi dhe i Plot-dituri Zot.»

Gjith ashtû urdhni i naltë:

«Ti i shef malet qi duken të shtangët kurse atâ udhtojnë e përshkojnë si reët.»

Këto dy ajete janë nga nji llambë e ndriçme të ndezuna (13) shekuj mâ parë për të dishmue realitetin qi ka diktue shkenca e soçme.

Ligji i krijimit dhe i të zhbîmit, për të cilin filosofët e lashtë kanë pandehun se varet prej disa elementeve qi gjinden në orizontin e Hanës, kurse zbulimet dhe diktimet e reja vërtetojnë të kundërtën e kësaj pandehme dhe thonë se, kompetenca e këtij ligji, toksore asê qiellore qoftë, shtrihet mbi ç`do trup, e prá çdo gjâ e natyrës gjith nji transformohet e ndryshohet dhe s`ka posibilitet qi të ruajë nji formë të preme e difinitive, me ketë spiegim të rí ky ligj bije dakord me até qi Kur-ani i madhnueshëm e ka thanë qysh në shekullin e lumnueshëm të Hazreti Muhammedit Alejhisselam.

«Ditën e kijametit gjith landa e dheut edhe trupat e naltë të qiellit do ta ndryshojnë formën e tyne në nji formë tjetër e atëherë mbarë njerzija kanë me e pá açik madhështin e fuqis së All-llahut qi âsht Nji e kahhar - Zhbís i rrebtë.»

Ky verset i naltë me fjalën «tebedul - ndryshim» ka përhapë dritën e vet drejt të vërtetës së pakundershtueshme «asgjâ nuk humb» e me këtë mënyrë ka shkye perdet e errta qi kanë mbulue këtë realitet.

Gjith ashtu nji teori të re qi flet se shum hyj të qiellit kanë banorë si të dhént t`onë, Kur-ani i madhnueshëm e ka forcue me këté verset të ndritshëm:

«Krijimi i qiellnave dhe i tokës në nji trajtë të përbindëshme dhe zbukurimi i tyne me shum lloj gjallnorësh... janë prova e fakte qi dishmojnë njisín e naltësis e Zotit».

Veçanërisht, «Dheu», si gjith tjerët âsht nji hyll i shkëputun prej Diellit» thonë theorit e zbulesat e reja e në favor të këtyne theorive qysh prej shum kohe ka dhânë dritë Kur-ani i madhnueshëm me këtë verset të kuptimshëm:

«Mohuësit a nuk mendojnë se dheu në fillim ka qenë ngjitun me qiell e ne i shkritëm edhe çdo gjâ të gjallë e krijuëm prej ujit, a nuk duhet t`i mendojnë këto pika e pra të besojnë?»

Kur-ani i madhnueshëm, veç tansís së Biblës Qiellore përfshin edhé gjith diturit e deritashme dhe atá të pastashmet. Ky Libër i Naltë me elokuencën e tij të hollë ka fitue rekordin dhe ka postatë të krejt, me stilin e naltë, me permbajtjet e holla dhe me dispozitat elokuente qendron kurdoherë në kulm të nderit.

Po të shtyhemi me u zgjatë mbi vlerat e përgjithëshme e të randësishme të Kur-anit, me gjith inkompetencën t`onë, kishin me u dashtë, jo nji seri artikujsh si ky, por nji libër mjaft i vëllimshëm. Prandaj ne zgjodhëm nji rrugë të shkurtë dhe u kufizuëm me shprehun mendimet t`ona vetem mbi dy cilësi të vlefshme:

a) Kur-ani i Famshëm âsht «Pasqyra e së kaluemés» e

b) «Drita e kohes së ardheshme»

Inshaell-llah, kur t`i vjen rasti do të përpiqemi me i`u dhanë korent të Dritës së Hyjnuëshme të Kur-anit lexuesve të ndershëm të «Zanit të Naltë» qi dashurojnë me nxehtësi shpirti ketë Dritë të Zotit - Xhel-le shanuhu - prej të cilit vjen edhe suksesi.

***Hafis Ismeti***

# A është zemra vend i dashurisë, urrejtjes dhe devotshmërisë?

**Dr. Abdul Hadi Misbah**

Zemra është përmendur në shumë ajete të Kuranit fisnik dhe hadithe të Pejgamberit a.s., se është vendi i imanit (besimit). Prej atyre ajeteve, Fjala e Allahut të Madhërishëm: "Ata janë që në zemrat e tyre (Ai) ka skalitur besimin", (el-Muxhadele: 22). Po ashtu edhe në ajetin: "E besimtarë të vërtetë janë vetëm ata, të cilëve, kur përmendet Allah, u rrëqethen zemrat e tyre", (el-Enfal: 2). Po ashtu ajeti tjetër: "E kush madhëron dispozitat e Allahut, ajo është shenjë e devotshmërisë së zemrave". (el-Haxh-xh, 32).

Përkufizimi i besimit në shumë hadithe të Pejgamberit a.s. ishte: "Besimi (imani) është ajo që qëndron në zemër dhe vërtetohet me veprim". Në një hadith tjetër thuhet: "Dijeni se në trup është një copë mishi, nëse ajo është mirë, atëherë është mirë i tërë trupi, nëse ajo prishet, atëherë prishet i tërë trupi, ajo është zemra. Pejgamberi a.s. dha shenjë në drejtim të zemrës dhe tha: Besimi (imani) është këtu apo devotshmëria është këtu".

Të gjitha ajetet e Kuranit zemrën e bënë vend të dashurisë, urrejtjes, devotshmërisë, besimit, të kuptuarit dhe të mençurisë, siç është ajeti i madhërishëm: "Ata që besuan dhe me të përmendur Allahun, zemrat e tyre qetësohen; pra ta dini se me të përmendur Allahun zemrat stabilizohen". (Err'ad: 28).

Në një ajet tjetër shohim se Allahu i Madhërishëm thotë: "Ata kanë zemra me të cilat nuk kuptojnë, ata kanë sy me të cilët nuk shohin, dhe ata kanë veshë me të cilët nuk dëgjojnë". (el-A'raf: 179). Ashtu siç përmendet në Kuran fjala "fuad" (zemër), që është sinonim i zemrës, siç është ajeti i Kuranit fisnik: "Mos iu qas asaj për se nuk ke njohuri, sepse të dëgjuarit, të parët dhe zemra, për të gjitha këto ka përgjegjësi". (el-Isra: 36). Meqenëse, besimi nuk është përveç për të padukshmen, ata të cilët besojnë në të padukshmen. Kështu shohim ajetin kuranor: "Ti ia tërheq (vërejtjen) vetëm atij që përvetëson Kuranin dhe i frikësohet Mëshiruesit edhe kur është vetëm (i papashëm prej njerëzve)." (Jasin: 11).

Prej tërë kësaj kuptojmë se besimi është kuptim racional në radhë të parë dhe nuk duhet të mbështetet në ndonjë prej shqisave, apo në ndonjë mrekulli materiale, siç është pema - në rrugë për në Egjipt- Ismailije, e pretenduar, e cila tregon për primitivizmin tonë dhe sipërfaqësinë tonë në të kuptuarit e fesë dhe veprimin me të, siç ishte rasti me popullin e Musait a.s., për të cilët Kurani thotë: "Dhe kur i thatë: "O Musa, ne nuk të besojmë ty derisa ta shohim Allahun haptazi, e atëherë ju ju rrëmbeu rrufeja (zjarri) dhe ju e shihnit". (el-Bekare: 55).

Meqenëse zemra, nga aspekti i anatomisë dhe i mjekësisë, nuk është përveçse një pompë dhe se të kuptuarit, vetëdija, besimi dhe emocionet etj., janë prej detyrave të mendjes, që besojmë se në aspektin anatomisë vendi i tij është truri me të gjitha fshehtësitë e tij. Andaj është e logjikshme që truri të jetë për qëllim me të gjitha ato shenja për të cilat thuhet se vendi i tyre është zemra. Mirëpo, ky është mendim i kufizuar, sepse ai anulon diçka që është shumë me rëndësi në brendinë tonë, që është shpirti. Ekzistenca e diçkaje është një pjesë dhe të kuptuarit të tij është diçka tjetër. Në Kuranin famëlartë kemi vende të tjera, në të cilat Allahu i Madhërishëm u drejtohet mendjeve dhe atyre që mendojnë, si për shembull: "Me të vërtetë në krijimin e qiejve e të Tokës, në ndryshimin e natës e të ditës, ka argumente të qarta për ata që kanë arsye dhe intelekt". (Ali-Imran:190). Fjala "zemra" në këtë kuptim përsëritet në këtë njëzet e një herë. Kjo përsëritje nuk mund të jetë alegorike, por moskuptimi i duhur duhet të jetë e metë e paaftësisë së njohurive tona për të kuptuar natyrën e funksionimit të gjërave të ndryshme brenda nesh. Nëse truri është mjet nëpërmjet të cilit praktikojmë përdorimin e të menduarit me se Allahu e dalloi njeriun prej qenieve të tjera, kjo nuk do të thotë se truri është mendja. Mendja është prej veçorive të shpirtit, kurse truri është mjet për t'u shprehur për mendjen, ashtu sikurse që është ora mjet për t'u shprehur për kohën, por kjo nuk do të thotë se ora është vetë koha.



Në librin tonë pas vdekjes, fillon jeta në një botë të padukshme të autorit dr. Semir esh-Shenavi, në të cilin shohim se autori thotë se me fjalën zemër në Kuran, përveç aspektit material, kemi të bëjmë me atë krijesë hyjnore që është shpirti, natyrisht se nuk mund të pranojmë se zemra dhe shpirti janë një, sepse shpirti e braktis trupin, ndërkohë që zemra mbetet në trup e heshtur, edhe pas vdekjes. Andaj është më mirë të thuhet se zemra është qendra e shpirtit, por nuk është vetë shpirti. Kjo është në përputhje të plotë me mendimin se zemra është vend i mendjes dhe të menduarit, ashtu siç thuhet në shumë ajete, sepse mendja është prej veçorive të shpirtit, për të cilin mendohet se vendi i tij është kraharori apo zemra, për të cilën Krijuesi flet si një depo e qëllimeve dhe të dhënave (njohurive): "Thuaj: edhe nëse e fshihni atë që keni në zemrat tuaja ose e publikoni. Allahu e di atë". (Ali-Imran: 29). Meqenëse besimi si fe dhe vërtetim tek njeriu arrin nëpërmjet mendjes dhe mendja është prej veçorive të shpirtit, prandaj Krijuesi i krijesave dhe Ai është Allahu i Gjithëfuqishëm, që, kur këtë e legalizon me vepro dhe mos vepro, Ai merr parasysh trupin dhe shpirtin në të

njëjtën kohë dhe secilit prej tyre i jep atë për se ka nevojë, që njeriu të mbetet në formën më të mirë ashtu siç e dëshiroi Krijuesi: "Vërtet, Ne e krijuam njeriun në formën më të bukur". (Et-Tin: 4).

Në realitet ekzistojnë mendime të ndryshme rreth përkufizimit të shpirtit dhe "nefsit", si dhe a janë ata të dy një apo dy gjëra të ndryshme. Fjala "Err-rruh" (shpirt) është përmendur vetëm në tri vende në Kuranin fisnik dhe ato janë: pajisja me shpirt e Ademit a.s., po ashtu pajisja me shpirt e Isait a.s., pastaj kur zbriti përgjigjja për pyetjen e çifutëve rreth çështjes se ç'është shpirti, në ajetin kuranor: "Të pyesin ty për shpirtin: Thuaj: "shpirti është çështje që i përket vetëm Zotit tim, e juve ju është dhënë fort pak dije". (El-Isra: 85). Në vende të tjera, përveç këtyre që përmendëm, vendi dhe qendra e tij është përmendur zemra apo kraharori.

Disa dijetarë mendojnë se fjala "en-nefs" është e njëjta që përfshin trupin dhe shpirtin dhe këtë e argumentojnë me ajetin kuranor: "Po edhe në veten tuaj. A nuk jeni duke e parë?". (Edh-dharrijat: 21). Po ashtu edhe: "Dhe, a nuk menduan ata me veten e tyre". (Errum:8). Pastaj ajeti: "Ditën, kur çdo njeri do të vijë duke mbrojtur veten dhe, kur çdo shpirt do të shpërblehet plotësisht për atë që ka bërë, atyre nuk do t'u bëhet padrejtësi!" (En-nahl:111) Po ashtu edhe ajeti tjetër: "Kur të hyni në shtëpi, të përshëndetni njëri-tjetrin me përshëndetje të mirë." (En-nur:61). Prej të gjitha ajeteve që përmendëm, fjala "en-nefs" përfshin edhe trupin, andaj është më gjithëpërfshirëse se fjala "Err-rruh" (shpirt).

Disa dijetarë mendojnë se fjala "en-nefs" nga një herë përdoret edhe për fjalën "err-rruh", siç është ajeti kuranor: "O ti shpirt i bindur plotësisht! Kthehu tek Zoti yt i vetëkënaqur e i pranuar!" (el-Fexhr: 27-28). Mendimi i tretë i dijetarëve thotë se ekzistojnë ndryshime në mes fjalës "en-nefs" dhe "err-rruh", duke u mbështetur në faktin se Allahu xh.sh., na urdhëron të mendojmë, të studiojmë vetveten tonë: "Po edhe në veten tuaj. A nuk jeni duke e parë?" (Edh-dharrijat: 21). Ndërkohë që çështjen e shpirtit e konsideroi që ka të bëjë vetëm me Të: "Thuaj shpirti është çështje e Zotit tim". Përgjigjja e kësaj pyetjeje është se Allahu pabesimtarët do t'i dënojë me një dënim të përgjithshëm, atëherë si mundet që shpirtrat e tyre mund ta bartin të mirën e përgjithshme dhe ta meritojnë dënimin?

Ibnu Abbasi e komenton ajetin: "Allahu i merr shpirtrat kur është momenti i vdekjes së tyre". (Ez-zumer: 42), se Allahu i Madhërishëm krijoi tek bijtë e Ademit "en-nefs" dhe shpirtin dhe në mes tyre diçka që është sikur drita e diellit. "En-nefs" është mendja dhe ajo që bën dallimin, kurse shpirti është që krijon jetën. Kur fle njeriu del "vetëm nefsi", kurse mbetet shpirti dhe ato nuk dalin së bashku përveçse me rastin e vdekjes. Me këtë koment pajtohen shumë dijetarë të Perëndimit, të cilët shohin se shpirti është i krijuar prej tri elementeve, dhe janë prej një trupi që shkëlqen, ky trup bart dritën e shenjtë, e cila dhuron jetën. Po ashtu ai bart mendjen, të cilën e quajnë "nefs", që përfaqëson forcën e ndjenjës dhe të kuptuarit në qenien e gjallë.

Të tjerët e shikojnë shpirtin si një trup madhështor që nuk shihet, i cili ka fuqi shpirtërore dhe mendje dhe krijimi i shpirtit është krijimi i "nefsit", por dallimi në mes tyre është se shpirtin me të cilin meleku e pajis foshnjën - është en-"nenës"- me kusht që ai t'i bashkohet trupit, ai me këtë bashkëngjitje përfiton atributet e të lavdëruarit apo të qortuarit. Ai ose do të jetë "nefs i prirur për të keq", apo "nefs qortues", apo "nefs i bindur" dhe "Pasha nefsin (shpirtin) dhe për atë që e ka përsosur, duke ia bërë të njohur atij të keqen dhe të mirën! Pra, ka shpëtuar ai që e pastroi vetveten. E ka dështuar ai që e poshtëroi vetveten.". (Esh-shems: 7-10). Vendi i shpirtit do të jetë vazhdimisht në botën e shkëlqimit. Kurse "en-nefs" nuk quhet kështu vetëm kur ai është brenda në trup. Shpirti, po ashtu është i lirë vazhdimisht dhe përdor aftësitë e tij në mënyrë të drejtpërdrejtë në botën e shkëlqimit. Shpirtrat janë si ushtarët, ata që njihen bashkohen e ata që nuk i njohim, nuk pajtohen, në dallim nga "nefsi", i cili është i lidhur me botën materiale dhe nuk vepron përveç nëpërmjet trupit në të cilin jeton dhe në kuadër të fuqisë së tij. Kurse Pejgamberi a.s. thoshte: "Pasha atë në të cilin është shpirti i tij". Me vdekjen del "nefsi" prej trupit për t'u kthyer tek Krijuesi i vet në botën e eterit, dhe atëherë quhet shpirt përsëri.

*Përktheu nga arabishtja:*
***Fuad Morina***

*Marrë nga gazeta*
*"El-Ahram", 15.05.2007*

# *Në Udhëtim jam*

*Sa kohë kaloi në udhëtim*
*Që nga fëmijëria*
*A thua edhe sa*
*Do të arrij tek shtëpia.*

*Rrugën e vazhdoj prapë*
*E nuk e di se sa zgjat*
*Kur do t'mbarojë udhëtimi*
*Që të bëhemi rehat.*

*Ditë e natë në udhëtim*
*Ditët kurrsesi të kthehen*
*Koha s'kthehet mbrapa*
*E netët sa shpejt që erren.*

*Në udhëtimin që u nisa*
*Dikush, po, më dërgoi*
*Ta kryej porosinë*
*Që Allahu ma urdhëroi.*

*Për porosinë që mora*
*Vetëm Atë adhuroj*
*Të bëj vepra të mira*
*Të tjerët për mirë t'i këshilloj.*

*Ai më nisi në këtë rrugë*
*Për të mos e lakuar udhëtimin*
*T'punoj veç për të vërtetën*
*Me Të n'Xhenet ta kem*
*Takimin.*

*Ai është fundi i udhëtimit*
*Nisur që nga fëmijëria*
*T'I kthehem Atij që më dërgoi*
*Se atje është Shtëpia.*

***Teuta Dedaj***
*Besianë*

# Letër vëllait mysliman që ngurron të vijë në xhami!

**Orhan Bislimaj**



*I nderuari vëlla im, mysliman!*

Po të drejtohem ty me këtë letër, sepse ta dua të mirën. Nuk pretendoj të të them diçka që ti nuk e di. Vetëm dua të t'i kujtoj disa gjëra që të kanë kaluar në harresë. Këtë e bëj, sepse unë dhe ti jemi vëllezër. Jemi bashkë robër të Allahut. Ai është që na ka krijuar ne dhe është synimi ynë i përbashkët. Njëri-tjetrin plotësojmë. Kemi nisur nga padituria, por ja që tani nuk mund të themi se nuk dimë asgjë. Krejt kjo në saje të dhuntive të Allahut dhe komunikimit tonë të ndërsjellë. Gjithnjë njeriu ka nevojë për dije dhe për tjetrin. Padituria e njeriut fillon atëherë kur ai mendon se i di të gjitha. Unë kam nevojë për dijen tënde, po edhe ti ke nevojë për dijen time. Shkenca ka arritur rezultate, sepse në metodën e vet ka pranuar pluralizmin e ideve dhe diversitetin e mendimeve. Nëpërmjet kësaj letre, nga ti kërkoj që të hapesh dhe të komunikojmë. Bashkërisht do të bisedojmë dhe gjithsesi do të përfitojmë. Brengosem pse nuk vjen në xhami!? Së paku një herë në javë, ditën e xhuma. Mos u mbyll në vete! Mos e privo veten nga identiteti yt islam. Ai është krenaria jote. Nëse këtë nuk e di, të këshilloj të hulumtosh, se do ta vërtetosh! Ne mund të dimë shumë gjëra, madje vërtet shumë, por nëse një të vërtetë nuk e kemi lexuar a dëgjuar, atë e pranojmë se nuk e dimë. E ti e di se njerëzit janë armiq të gjërave që s'i dinë. Atë që ai nuk e di, atë edhe nuk e do, sepse nuk di si ta dojë. Prandaj, për këtë arsye dhe të tjera, të ftoj sinqerisht, në Emër të Allahut, që t'i kthehesh rrugës së xhamisë, në mënyrë që ta njohësh fenë tënde, ta duash atë dhe të mos bëhesh armik i saj.

Unë dua të besoj se ti, vëlla i dashur, në mos gjë tjetër, e di se xhamia është vendi ku buron mirëqenia dhe vetëdija për një shoqëri të shëndoshë. Është shtëpia ku nisin dhe përfundojnë begatitë. Këtë mbase e dinë të gjithë. Po ashtu ti e di se feja jote islame, ngrihet mbi konceptin e monoteizmit, se nuk ka zot tjetër përveç Allahut dhe se Muhamedi është i dërguari i Tij. Këtë dije nuk mund të ta mohoj. Po edhe nuk mund ta mohoj se edhe shumë gjëra të tjera nuk i di. Dija e paktë që ke për fenë tënde islame, shpesh gjysmake, nuk të mjafton. Ti ke nevojë akoma më shumë për t'u pajisur me dije fetare. Për ta shijuar ëmbëlsirën e identitetit tënd islam. Nuk kërkoj që të bëhesh islamolog, mbase pse jo, por aq, sa konceptet islame t'i kesh të qarta. Kjo është dija e domosdoshme për çdo mysliman. Mos harro, edhe unë si hoxhë edhe ti si një profesionist tjetër, nuk kemi përgjegjësinë t'i njohim të gjitha profesionet. Mirëpo, nevoja për ta mësuar fenë, është diçka që qëndron mbi të gjitha të tjerat. Feja nuk është profesion dhe nuk zëvendësohet me asnjë dije tjetër. Ajo është nevojë që buron instinktivisht në natyrën e secilit njeri. Është pjesë e pandashme e tij. Pa marrë parasysh përfitimet nga dije të tjera, nevoja për besimin mbetet kaptinë në vete.

Vëlla i dashur!

Unë nuk e di se pse ti nuk vjen në xhami. Nëse, eventualisht, ke ndonjë neveri, të ftoj që të 'zgjohesh' dhe t'i heqësh të gjitha dilemat dhe keqkuptimet për xhaminë. Eja dhe bindu për këtë. Eja dhe adhuroje Allahun. Ai është i vetmi Që meriton për t'u adhuruar. Mos e fito hidhërimin e Allahut duke adhuruar dikë tjetër. Nëse nuk e adhuron Allahun, ta dish se instinkti yt, natyrshëm, do të adhurojë dikë tjetër. Mos u gënje me askënd! Mos u mashtro! Bëhu i madh me kthesa të mëdha! Tek ti nevojitet vetëm një vendim. Unë besoj se aversioni ndaj xhamisë nuk është yti. Ai të është infiltruar nga dezinformuesit. Bëhu i guximshëm dhe shporre këtë apati të transplantuar gabimisht në natyrën tënde për besimin tënd Islam! Përfundimisht do ta shohësh se lumturia jote është mu aty. Se jeta jote mu atëherë do të marrë rol. Kjo është vetëm kështu dhe assesi ndryshe. Të premtoj, se do të bindesh aq për mirësitë dhe lumturinë që të ofron xhamia, saqë vetveten tënde do ta fajësosh se përse nuk të ka dërguar një 'ftesë' më herët se tani. Në rrugën e xhamisë nuk ka asnjë humbje. Aty ka vetëm fitore dhe të mira. Po ta them edhe këtë: Allahu, Krijuesi im dhe yti dhe i çdo gjëje tjetër, nuk ka nevojë as për mua e as për ty, dhe për asgjë tjetër. Nuk ka nevojë për adhurimin e njerëzve. Ne jemi të dobët dhe të nevojshëm. Unë dhe ti dhe të gjithë, kemi nevojë.

Të lutem, kthehu në vete dhe mendo seriozisht. E di se rrethi yt dhe ambienti ku jeton ti, ndoshta të pëshpërisin dokrra për xhaminë. Këtë mund ta kuptoj. Por ta dish se ata vetëm shpifin dhe asgjë të vërtetë nuk thonë. Besoj se ti e di këtë më mirë se unë. Mbase me këtë nuk dua të merrem. Mos u gjunjëzo para kërkushit! Mos dhe - vetëm mos! Në dorën tënde është t'i dëgjosh llomotitjet e njerëzve, apo të dëgjosh thirrjen e Zotit tënd: "O ti njeri, po ç'të mashtroi ty kundrejt Zotit tënd…, I cili të ka krijuar"! (82:6). Gjyko ti vetë. Gjyko pak më thellë. Gjykoje vetveten. Medito rreth mirësive që ke në shërbim dhe shfrytëzim. Bëji një pyetje vetvetes: kë do të dëgjosh? Llomotitësit që nuk kanë në dorën e tyre asnjë të mirë!? Apo, Allahun e Madhëruar, Që të ka krijuar në formën më të bukur dhe të ka dhuruar të gjitha

të mirat!? Pa dyshim që arsyeja jote e shëndoshë do të thotë: Allahun!

Duhet ta dish edhe këtë: shkuarja në xhami dhe adhurimi i Allahut, nuk është asgjë tjetër, përveçse një falënderim ndaj Tij. Këtë e ke obligim, daç fetar, daç moral. Të thashë edhe më parë, Allahu nuk është i nevojshëm as për falënderimin tënd e as timin, dhe për asgjë. Ai është i falënderuar edhe atëherë kur krijesat nuk E falënderojnë. Sepse në dorën e Tij është çdo gjë. Por, Ai dëshiron që ti të mos jesh përbuzës ndaj të mirave të Tij. A nuk po e sheh se sa të mira të ka dhënë Allahu!? Pa, mendohu pak! Fillo prej vetvetes! Më së pari për veten tënde që ke, ti nuk ke asnjë meritë për krijimin e saj. Ti këtë e di shumë mirë. A nuk je i vetëdijshëm se gjithçka që njeriu posedon, qoftë prej vetes apo veprave të tij, të gjitha I përkasin Allahut!? Ti do të më thuash - si është e mundur kjo? Unë po të tregoj: njeriu nuk mund të bëjë asnjë lëvizje dhe asnjë vepër, përveçse të ndodhë me anë të një fuqie. Sepse, dihet, i pafuqishmi nuk mund të lëvizë. Kjo 'fuqi', apo 'taakat' - si i themi ne, i përket Allahut, ngase rrënjët i ka në rrëskun e Tij, përkatësisht në dhuntitë e Tij, që i ka krijuar për ne në tokë e në qiej. Ai na ka dhuruar mendje, gjymtyrë, me një fjalë trup funksional, me të cilin veprojmë dhe për këtë trup na ka krijuar ushqime nga më të mirat. Njeriu, pa u furnizuar me ujë dhe ushqime, nuk mund të ketë fuqi e as energji, e kur nuk i ka këto, ai nuk mund të bëjë asgjë, sepse nuk ka forcë. E kur nuk mund të bëjë asgjë, ai nuk mund të jetojë. Mu për këtë arsye, jeta jonë është në varësi të pashmangshme prej këtyre mirësive të panumërta. Nëse për një kohë na mungojnë, jeta jonë për një çast merr fundin e pakthim. Atëherë, të pyes: a nuk është meritë e Allahut gjithçka që kemi ne!? A nuk është bamirësi e vërtetë kjo!? Pa dyshim se po!

Po, edhe më tej. Të lutem, vështro, do të bindesh për të gjitha. Do t'i gjesh të gjitha arsyet që të çojnë pashmangshëm në falënderimin ndaj Krijuesit tënd. Lëshoja një shikim gjithësisë! Shikoje rreth e përqark! Shiko ajrin! A nuk e sheh se ajri që thithim për çdo çast, nuk është në dorën tonë!? Pastaj, a nuk po e sheh se vetë mekanizmi për të qarkulluar atë ajër është edhe një mirësi tjetër e madhe!? Gjithë atë që sheh, Allahu e ka vendosur në shërbimin tënd, dhe vetëm për ty. Jo për Veten e Tij, sepse nuk ka nevojë për të. Nëse bukën e blen në dyqan, - e pa të nuk mund të rrosh, mos mendo se atë po e krijon dyqanxhiu. Absolutisht jo. Ajo burimin e ka në krijimin e Allahut. A nuk po bindesh se Allahu është i vetmi Bamirës i vërtetë!? A nuk



e meriton që të merresh pak me këto begati të panumërta!? Allahu në Kuran të ka thënë: "… edhe në qoftë se përpiqeni t'i numëroni të mirat e Allahut, nuk do të mund të arrini t'i përkufizoni (në numër)…" (Ibrahim:34). Të lutem, më thuaj se a mban në mend historia njerëzore ndonjë njeri që ka provuar t'i numërojë të mirat e Allahut!? Për këtë, unë po të përgjigjem: nuk e mban në mend dhe nuk do të ndodhë asnjëherë. Pse? Sepse, Allahu e ka cilësuar të pamundshme. Normalisht të pamundshme, ngase nuk e ke mendimin se nga i jep Allahu të mirat e Tij. Të mirat e Tij, janë në çdo çast. Vetë prirja për të menduar, është dhunti e Allahut. Thjesht, nuk do të mundnim, sepse nuk mund ta pushtojmë gjithësinë me miliarda trupa qiellorë.

A nuk ndihesh mendjemadh, që për gjithë këto mirësi nuk e ke guximin t'i thuash Krijuesit: O Allahu im, më ke dhuruar shumë të mira, unë nuk mund të t'i paguaj ato, por në dorën time është t'u përgjigjem kërkesave të Tua. Nëse një njeri të ndihmon, ti jo vetëm se do ta falënderosh për atë ndihmë, por edhe, sa herë ta takosh herë të tjera, do të të kujtohet ndihma e tij. Po, nëse ai të dhuron qoftë edhe një 'leckë', ti do ta teprosh me falënderimin ndaj tij. Ani çfarë e mire që është ajo!? Ajo në të vërtetë nuk është fare e mirë e tij, sepse ku e mori ai atë fuqi për të të ndihmuar? A mos e krijoi vetë!? Jo, sepse nuk mund të krijojë asgjë. Por e mori në rrëskun e Allahut. Askund tjetër. Atëherë, nëse falënderon njeriun, thënë kushtimisht - pa pasur nevojë, po si të mos E falënderosh Allahun!? A nuk të bie ndërmend që ta falënderosh Allahun qoftë edhe pak, për begatitë e Tij!? A nuk janë ato që ta mbajnë jetën? E di se do të më thuash, se unë e falënderoj. Unë këtë e çmoj, por ai falënderim nuk është sikur ai që Allahu kërkon prej teje. Allahu kërkon që ti të shkosh në xhami dhe ta adhurosh Atë, ashtu sikurse Ai ka zgjedhur për ty. Pa të munduar fare. T'u përmbahesh urdhëresave dhe ndalesave të Tij. Allahu nuk dëshiron vështirësi me këto. Ato janë shumë të lehta dhe të thjeshta. Këtë duhet ta dish. Allahu nuk na ka dërguar fenë për të na munduar, po për të na mësuar rregullimin e jetës sonë. Sistemi islam është po ai që e kërkon natyra jonë. Të gjitha sistemet e tjera, ndonëse janë krijuar nga soji njerëzor për njeriun, nuk janë bërë për shtatin e tij. Prandaj, ose i vijnë të 'vogla' ose të 'mëdha'. Sistemi islam i jetës është 'ngjyrosje' e Allahut. Atëherë, më thuaj kush mund të ngjyrosë më mirë se Allahu!? A do ta marrësh guximin e t'i bësh kritikë Allahut!? Mos! Mos e ngarko veten me diçka që nuk mund ta durosh! Jotja dhe imja është të besojmë Allahun dhe t'i përgjigjemi Fjalës së Tij.

Vëlla mysliman, mik i dashur!

E di se e zgjata pak. Por, nuk do të heq dorë nga kërkesa ime. Në të vërtetë nga kërkesa që Allahu e dëshiron për të gjithë njerëzit. Ti ndoshta edhe e humb durimin për të më dëgjuar. Por, unë nuk do të pushoj: Eja, eja bëhu i rëndësishëm me një vendim të rëndësishëm! Xhamia në çdo moment të pret. Të gjithë na pret. Të gjithë na kërkon, të rinj e të moshuar, fëmijë e pleq, burra e gra. Nëse je në moshë të re, mos e mashtro veten me farsën se ke kohë "për të shkelur" në xhami, e nëse je i moshuar, mos e humb shpresën, mos u dëshpëro! Xhamia është e të gjithëve dhe për të gjithë. Ajo është tempulli që gërsheton dijen, adhurimin e Allahut, mirëqenien dhe lumturinë e përjetshme. Përmirësoje gabimin që ke bërë deri tash! Gabimtar i vërtetë nuk është ai që gabon, por ai që këmbëngul në gabimet. Kërko falje për gabimin, dhe pendohu! Allahu është Falës dhe Mëshirues, më tepër sesa e mendon ti dhe unë. Ti mund të mendosh se e ke zemrën të pastër dhe nuk ke nevojë për falje e as për lutje. Por, të them sinqerisht dhe me kompetencë, se edhe po ta zëmë se deri në këtë moment ke qenë i pamëkate, edhe pse kjo absolutisht nuk ka mundësi të ndodhë, po thjesht le ta supozojmë, atëherë vetë fjala jote - e ke 'zemrën të pastër', mu ajo po të nxin zemrën. Pse? Sepse kjo fjalë është e rëndë për Krijuesin, ngase është refuzim i Dhuntive dhe Mirësive të Tij. Ti je qenie e krijuar dhe mëkatare, dhe nuk mund ta marrësh prerrogativin e 'mjaftueshmërisë', cilësi kjo që I përket vetëm Allahut. Ne jemi qenie të nevojshme e të varura. Bindu se kjo është kështu! Dua të besoj se, më në fund, e ke kuptuar se nuk ke asnjë arsye për vetëkënaqësi. Je mysliman dhe gëzoju këtij emri! Arsyetoje atë me fjalë, me sjellje dhe vepër! Shkuarja në xhami është shenjë e falënderimit tënd ndaj Allahut, e adhurimit ndaj Tij dhe e njerëzisë sate të vërtetë.

Ve's-selam alejkum ve rahmetullahi ve berekatuhu!

# Ja pse duhet të durojmë

Durimi si virtyt dhe tipar moral është më se i pëlqyer. Zakonisht, me domethënie të vërtetë, gjendet tek burrat e mëdhenj, të cilët falin kur mund të ndëshkojnë, durojnë kur mund të hakmerren, heshtin kur dinë të flasin, pajtojnë me Allahun kur sprovohen, japin për fe kur edhe vetë kanë nevojë...

Megjithatë, ajo që i motivon këta njerëz për këtë, sigurisht që duhet të jetë madhore. E di se motivet e durimit janë shumë herë më shumë se këto që unë do t'i përmend, por gjatë meditimit dhe hulumtimit, unë vërejta se të gjitha ato motive sillen rreth një boshti me tri segmente kryesore:




### 1. Allahu duron

Thotë Muhammedi, alejhi's selam: Askush nuk mund të jetë më i durueshëm sesa Allahu për të keqen që ka dëgjuar për vete; pretendojnë se Ai ka fëmijë, e Ai i furnizon dhe u jep shëndet (apo i mbron nga të këqijat)".[1]

Ibni Haxher el-Askalani, Allahu e mëshiroftë, në koment të këtij hadithi, në mes të tjerash thotë:

"...Shprehja "asber" në hadith është shkalla sipërore e sabrit (durimit), madje një prej Emrave të Allahut është edhe es-Sabbur, që ka domethënie se Allahu nuk ua përshpejton mëkatarëve dënimin...jo për t'u hakmarrë në botën tjetër, por si mëshirë dhe mirësi ndaj tyre (se ndoshta pendohen)...".[2]

Nga kjo që tha Muhammedi, alejhi's selam, dhe komentoi Ibni Haxheri, mund të përfundojmë disa gjërave shumë me rëndësi, njëra prej të cilave, që do të jetë edhe lëndë e kësaj pike, është edhe kjo:

**Allahu mëshiron shumë**

Thotë Allahu:

61. Sikur All-llahu t'i dënonte njerëzit (zullumqarë) për shkak të mizorisë së tyre, nuk do të linte mbi të (tokë) asnjë gjallesë, por Ai i lë ata për më vonë deri në afatin e caktuar, e kur të vijë afati i tyre, për asnjë moment nuk mund ta vonojnë as ta ngutin". (en-Nahl, 61)

Ka thënë Imam Taberiu në tefsirin e tij:

"Thotë Allahu, qoftë lartësuar Emri i Tij: Sikur Allahu t'i ndëshkonte mëkatarët për mëkatet e tyre, në tokë nuk do të linte asnjë njeri (dhe krijesë tjetër) që ecën mbi të, por me mëshirën dhe butësinë e Tij, atyre u jep afat të padrejtëve dhe nuk ua përshpejton dënimin, deri në kohën e caktuar. E kur të vijë kjo kohë e shkatërrimit të tyre, atëherë më as nuk shtyhet çasti që të kenë mundësi afatizimi, por as nuk vjen përpara caktimit të vet".[3]

Allahu i Madhëruar gjithashtu thotë:

"Zoti yt është që fal shumë dhe bën mëshirë të madhe, sikur t'i ndëshkonte ata për atë që kanë vepruar, do t'ua nguste atyre tash dënimin, por ata kanë momentin e caktuar, e ata, përveç Tij, nuk do të gjejnë strehim". (el-Kehf, 58)

Ibni'l Xhevzijje në tefsirin e tij "Zadu'l mesir" në koment të këtij ajeti thotë: "Allahu është shumë i mëshirshëm ndaj krijesave të Tij, meqë nuk ua përshpejton dënimin, porse ata kanë momentin e caktuar kur, nëse nuk janë penduar në këtë botë, nuk kanë shpëtim në botën tjetër."

Ajet tjetër që flet për tematikën tonë, është ky:

"E sikur Allahu t'i kapte njerëzit sipas veprave (të këqija) të tyre, nuk do të linte mbi faqen e dheut asnjë gjallesë, por Ai i afatizon deri në momentin e caktuar, e kur të vijë afati i tyre, s'ka dyshim se Allahu i ka parasysh robërit e Vet". (Fatir, 45)

Shejhu Es-Sa'dijj, Allahu pastë mëshirë ndaj tij, në komentin e këtij ajeti, ka thënë:

"Pastaj Allahu përmendi përsosmërinë e butësisë së Tij dhe afatizimin e madh që u jep mëkatarëve dhe kriminelëve, e tha: Sikur Allahu të ndëshkonte njerëzit për mëkatet që bëjnë, në tokë, shkak i tyre, nuk do të linte asnjë krijesë, madje as kafshët e pafajshme, por Allahu jep afat e nuk harron kështu që, kur të vijë Dita e Llogarisë, Allahu ndëshkon-shpërblen sipas asaj që kanë bërë njerëzit; mirë apo keq".[4]

Përfundimisht konstatojmë se:

"…S'ka dyshim se Zoti yt u fal njerëzve mëkatet e tyre, por s'ka dyshim se Zoti yt është edhe ndëshkues i rreptë". (err'Rra'du, 6)

Megjithatë nuk do të kalojmë tutje pa përmendur edhe shembuj që do të na bindin për vërtetësinë e kësaj që thamë:

- Shirku (politeizmi, idhujtaria, mosbesimi) është një prej mëkateve që, pa pendim të sinqertë, nuk falet kurrë, dhe derisa nuk falet, d.t.th.: për atë që kryen këtë mëkat, është përjetësia në zjarr. Ja se si është cilësuar shirku:

Padrejtësi e madhe (Llukman, 13); Shpifje e madhe ndaj Allahut (en-Nisa, 48); Humbje-devijim i madh (en-Nisa, 116); Është i privuar autori i këtij mëkati nga hyrja në Xhennet (el-Maide, 72); Ai që shpreson të takohet me Allahun, nuk guxon assesi ta bëjë këtë mëkat (el-Kehf, 110); Është sikurse të kesh rënë nga majat e larta të qiellit në tokë dhe të të kenë shqyer shpendët e egër (el-Haxhxh, 31); Është shkelje e së drejtës së Allahut. Muhammedi, alejhi's selam në një hadith në formë bisede me Muadhin, Allahu qoftë i kënaqur me të, në mes të tjerash, i thotë: ...E drejta e Allahut tek robërit e Tij është që ta adhurojnë vetëm Atë dhe të mos i bëjnë askënd në adhurim...".[5]

Tani që pe rrezikun e këtij mëkati, më thuaj se kë e shkatërroi Allahu në ymetin e Muhamedit për shkak të pabesimit të tij. Kina ka një popullsi prej mbi një miliard njerëzish dhe prej tyre 90% nuk E besojnë fare Zotin[6]. Në Shqipëri, sipas

disa statistikave, numri i pabesimtarëve është 16% prej përqindjes së përgjithshme të popullsisë.[7]

- Allahu i Madhëruar në Kuran, përkitazi me pejgamberët dhe të dashurit e Tij, tha:

“E s'ka dyshim se ata janë që fyejnë Allahun dhe të dërguarin e Tij, ata i ka mallkuar Allahu në Dynja e në Ahiret dhe për ta ka përgatitur një dënim të dhembshëm“. (el-Ahzab, 57)

Mirëpo, ja se ç’vepruan me të dërguarit e Allahut: Disa prej tyre i mbytën e për disa shpifën gjëra të rreme. Thotë Allahu:

“Ne patëm marrë besë prej beni israilëve, atyre u dërguam pejgamberë, por, sa herë që u erdhi atyre ndonjë pejgamber që (me mësime) nuk u pëlqeu epsheve të tyre, ata disa prej tyre i përgënjeshtruan, kurse disa të tjerë i mbytën“. (el-Maide, 70)

Në ajet vërejmë shprehjen "…sa herë që… ", e cila na bën të kuptojmë se ngjarja është përsëritur shumë herë apo, më mirë, është thënë çdoherë.

Jehudët nuk u mjaftuan me kaq, por u mveshën pejgamberëve, të cilët Allahu i bëri shëmbëlltyrë për krijesat e Tij, - veti, çfarë nuk u janë mveshur ndoshta as huliganëve më të mëdhenj. T'i lexojmë së bashku disa shpifje nga librat e tyre për pejgamberët, të cilat asnjëri prej nesh nuk do t'i pranonte për veten e tij:

NUHU a.s: Dehje, zhveshje dhe mizori.[8]

LUTI a.s: Prostitucion me dy vajzat e tij, të cilat madje edhe lindën prej tij.[9]

JA'KUBI a.s: Heshtte kur gruaja e tij bënte prostitucion.[10]

MUSAI a.s: Mësues i tradhtisë dhe terrorizmit, kriminel lufte.[11]

HARUNI a.s: Tradhtar i emanetit, ndërtues dhe adhurues i putave.[12]

DAVUDI a.s: Lavir, tradhtar, terrorist dhe kriminel lufte.[13]

Ç’mendon, sikur Allahu t’i ndëshkonte për këto mëkate, a do të mbetej ndonjë njeri prej tyre?!

## 2. Muhamedi, alejhi’s selam duron

Motivi i dytë që stimulon myslimanin për durim, është jeta e Muhamedit, alejhi’s selam, një jetë përplot sakrifica, mundime, persekutime, ofendime, provokime, po asnjëherë e shquar për nguti, mospërmbajtje apo reagim negativ. Tirmidhiu transmeton se Muhamedi, alejhi’s selam ka thënë:

“Jam kërcënuar në rrugën e Allahut ashtu siç nuk kërcënohet askush, dhe jam persekutuar ashtu siç nuk persekutohet askush. Ka ndodhur të kem përjetuar 30 ditë e net pa pasur unë dhe Bilalli fare nga buka që ha ndonjë i gjallë (krijesë), përveç ndonjë gjëje të paktë që Bilalli mund ta ketë fshehur në nënsqetullën e tij”.[14]

D.t.th.: kanë pasur aq pak ushqim, saqë u ka mjaftuar për ta mbajtur vetëm shpirtin gjallë, e jo më shumë.

Se do të përjetonte vështirësi, ai ishte njoftuar paraprakisht. Kur u takua për herë të parë me Xhibrilin, ai shkoi i frikësuar tek Hatixheja, e cila e mori dhe e dërgoi tek Vereka b. Neufeli. Vereka i tha: Ah sikur të isha gjallë kur populli yt të të ndjekin prej vendit tënd! Pse, a do të më ndjekin me dhunë ata?- pyeti i habitur. Vereka ia ktheu: Po, nuk ka ardhur kurrë asnjë burrë (pejgamber) me se ke ardhur ti e të mos jetë persekutuar... D.t.th.: qysh nga momentet e para ai vendosi për durim[15].

Se sa shumë u persekutua e sa shumë duroi ai, na mëson edhe ky transmetim i Buhariut, ku theksohet se Urve b. Zubejri e kishte pyetur Abdullah b. Amr el-Asin për gjënë më të keqe që ia kishin bërë idhujtarët Muhamedit, alejhi’s selam. Ai kishte thënë:

“Derisa Muhamedi, alejhi’s selam ishte duke u falur tek Hixhri[16] i Qabesë, erdhi Ukbe b. Ebi Muiti, i cili me rrobën e vet e shtrëngoi shumë në fyt Muhamedin, alejhi’s selam. Erdhi Ebu Bekri dhe e kapi për krahësh dhe e shtyu-largoi nga Pejgamberi, alejhi’s selam e tha: A doni ta mbysni një njeri që thotë se Zoti im është Allahu”?.

Një ditë, derisa Muhamedi, alejhi’s selam falej në shtëpi, e shikonin Ebu Xhehli me disa të tjerë, dhe aty për aty, u lindi një ide famëkeqe, që: Kush mund të sjellë gjëra të ndyta-pa vlerë nga thertorja e filan fisit dhe t’ia hedhë mbi shpinë Muhamedit kur të bjerë në sexhde. Shkoi njëri dhe i solli, dhe, derisa Muhamedi, alejhi’s selam, ishte në sexhde, Ebu Xhehli ia hodhi mbi shpinë dhe ata qeshnin e mbaheshin për njëri-tjetrin nga të qeshurat. Muhamedi, alejhi’s selam, ashtu, me atë barrë të ndytë, qëndroi në sexhde derisa erdhi Fatimeja, vajza e tij, dhe ia hoqi prej shpine.

Muhamedin, alejhi’s selam, e fyenin edhe në baza misionare. E quanin magjistar, poet, madje Ebu Xhehli, duke e konsideruar si gënjeshtar, kishte ardhur një ditë dhe në prani të të tjerëve kishte thënë: O Zot, nëse misioni i Muhamedit është i vërtetë, atëherë na hidh neve gurë prej qiellit ose na sill ndonjë dënim të dhembshëm…

Talleshin me Muhamedin, alejhi’s selam, e ai duronte. Thotë Allahu:

“E kur të shohin ty ata që nuk besuan, nuk të marrin ndryshe përveçse për tallje (duke thënë): "A ky është ai që përgojon zotat tuaj!" E ata përmendjen e Mëshiruesit (Rrahman) e mohojnë”. (el-Enbija, 36).

E nënçmonin dhe, siç rrëfen Allahu, i thoshin:

“E kur të shohin ty, nuk të çmojnë ndryshe, përveçse për tallje e thonë: "A ky është ai që Allahu e dërgoi pejgamber?”. (el-Furkan, 41)

I thanë poet, siç na rrëfen Kurani:

“Ata madje thanë: "(për Kuranin) ëndrra të përziera, madje thanë se ai (Muhamedi) vetë e trilloi, ai është poet! Le të na sjellë një mrekulli ashtu si u dërguan të mëparshmit (me mrekulli)!”. (el-Enbija, 5)

Dhe thoshin: "A do t'i braktisim ne zotat tanë për një poet të çmendur?”. (es-Saffat, 36)

Kjo ishte ajo që e forcoi Muhamedin, alejhi’s selam, në misionin e tij dhe u bëri ballë gjithë atyre persekutimeve fizike e psikike.

E quajtën gënjeshtar dhe magjistar:

“...e mosbesimtarët thanë: "Ky është magjistar, rrenës“. (Sad, 4)

Buhariu dhe Muslimi transmetojnë nga Aisheja se Muhamedi, alejhi’s selam, momentin më të rëndë në jetën e tij e kishte përjetuar në Mekë, kur nuk kishte gjetur përkrahje nga askush. Kishte dalë deri tek vendi Karnu’th thealib, vend afër Mekës[17], dhe në ato momente, thotë Muhamedi, alejhi’s selam, ngrita kokën, kur ja një re më bënte hije. Në të ishte Xhibrili, i cili më tha se Allahu dëgjoi fjalët e tyre. Me të ishte edhe meleku i kodrave, i cili më dha selam dhe më tha: O Muhamed, nëse do, unë këto dy kodra ua hedh përmbi. Këtu del në shesh durimi i fortë i Muhamedit, alejhi’s selam, i cili tha:

“Jo, unë kam shpresë se Allahu prej tyre do të nxjerrë njerëz që adhurojnë vetëm Atë dhe nuk i bëjnë shok!”.

Muhamedi, alejhi’s selam, ndonjëherë vinte në situata të rënda edhe nga disa pasues të tij, të cilët, duke mos studiuar mirë gjendjen, nguteshin dhe e rëndonin atë me ndonjë fjalë apo veprim, po ai bënte durim. Si model do të mund ta merrnim një rast të transmetuar nga Ibni Mes’udi, se Muhamedi, alejhi’s selam, u dha një pasuri njerëzve. Një medinas i tha: Muhamedi nuk e ka ndarë siç do Allahu. I tregova Muhamedit, alejhi’s selam, e fytyra e tij ndryshoi dhe tha:

“Allahu e mëshiroftë Musain, u sprovua-shqetësua edhe më shumë e duroi”.[18]

Muhamedi, alejhi’s selam, bënte durim të plotë edhe ndaj caktimeve të Allahut të Madhëruar. Kur i vdiq djali, Ibrahimi, ai tha një gjë, e cila duhet të shërbejë si mësim për çdo besimtar:

“Syri loton, zemra pikëllohet, po nuk themi përveç asaj që do Allahu ynë. Vërtet, o Ibrahim, ne jemi të pikëlluar për ndarjen tënde“.



Durimi i Muhamedit, alejhi's selam, nuk ishte i durueshëm vetëm në ballafaqimin dhe rezistencën ndaj sprovave, jo, ai bënte durim edhe në adhurimin për Allahun. Ai falej aq shumë, saqë këmbët i ishin çarë dhe çdoherë theksonte moton: **A të mos jem rob falënderues për Allahun?!**

### 3. Vlera e durimit

Pa dyshim, kur njeriu të dijë se do të marrë një pagë të majme, punon më shumë, kur të dijë për ndonjë shpërblim të veçantë, derdh mund më shumë, dhe kur të dijë për ndonjë gjë, për të cilën Allahu ka premtuar të mira të pakufishme, natyrisht se do të motivohet për to. Në mesin e atyre gjërave, për të mos thënë të rralla, për të cilat Allahu shpërblen pakufi, është edhe durimi. Ja tekste kuranore dhe hadithe profetike për këtë. Me këto edhe do të përmbyllin këtë temë:

Kurani lajmëron se shpërblimi i durimtarëve shumëfishohet ndaj shpërblimeve të njerëzve të tjerë. Thotë Allahu:

"Atyre u jepet shpërblim i dyfishtë për arsye se bënë durim". (el-Kasas, 54),

"...ndërsa të durueshmëve u jepet shpërblimi i tyre pa masë!". (ez-Zumer, 10)

Ngadhënjimi i durimtarëve me shoqërinë[19] (meijjeh) e Allahut. Thotë Allahu:

"...se vërtet Allahu është me durimtarët". (el-Bekare, 153)

Ka thënë Ebu Ali Ed Dekkak:

"Ngadhënjyen durimtarët me krenarinë e dy botëve, sepse ata e arritën prej Allahut shoqërinë (meiijen) e Tij".

Allahu tek durimtarët përmblodhi tri gjëra, me të cilat nuk nderoi askënd tjetër, e ato janë: salavati (bekimi) i Allahut mbi ta, mëshira e Tij për ta dhe udhëzimi i Tij për ta. Këto tri cilësi janë të përmendura në këto ajete:

"Po ti jepu myzhde durimtarëve. 156. Të cilët, kur i godet ndonjë e pakëndshme, thonë: "Ne jemi të Allahut dhe ne vetëm tek Ai kthehemi"! 157. "Të tillët janë që tek Zoti i tyre kanë bekime e mëshirë dhe të tillët janë ata të udhëzuarit në rrugën e drejtë". (el-Bekare,155-157)

Allahu e bëri durimin ndihmë, përgatitje (për ballafaqim me sprova) dhe urdhëroi për të mbrojtur me durim. Thotë Allahu:

"Kërkoni ndihmë (në të gjitha çështjet) me durim dhe me namaz" (el-Bekare, 45)

Pra, kush nuk ka durim, nuk ka as ndihmë.

Allahu lidhi fitoren për durimin dhe devotshmërinë, e tha:

"Po, nëse jeni të qëndrueshëm e të matur, e ata (armiqtë) t'ju vijnë tash në këtë moment, Zoti juaj jua vazhdon juve ndihmën me pesë mijë prej engjëjve të ushtruar (për luftë) ose të shënuar". (Ali Imran, 125)

Allahu lidhi dashurinë e Tij për durimin dhe e caktoi atë për ithtarët e durimit, e tha:

"E sa pejgamberë pati së bashku me të cilët luftuan turma të mëdha besimtarësh dhe për atë që i goditi në rrugën e Allahut, ata nuk u dobësuan dhe as nuk u përulën. Allahu i do durimtarët". (Ali Imran, 146)

Allahu duke folur për virtytet e hajrit, paralajmëroi se ato nuk i vjel askush përveç durimtarëve. Këtë e sqaroi në dy vende në librin e Tij, Kuranin, në suren el-Kasas, respektivisht në tregimin e Karunit, ku dijetarët i kishin thënë një grupi njerëzish mendjelehtë, të cilët dëshironin të kishin pasuri sikurse Karuni:

"E ata që ishin të zotët e diturisë, thanë: "Të mjerët ju, shpërblimi i Allahut është shumë më i mirë për atë që besoi dhe bëri vepër të mirë, po atë nuk mund ta arrijë kush përveç të durueshmëve!". (el-Kasas, 80)

Durimi manifestohet atëherë kur dikush të bën ndonjë te keqe dhe ti, nga bujrrëria e madhe, nuk lutesh kundër tyre, por ua fal. Buhariu dhe Muslimi transmetojnë nga Abdullah b. Mes'udi, i cili thotë:

Durimi është dhurata më e mirë që i jepet njeriut. Buhariu dhe Muslimi transmetojnë nga Ebu Seid el Hudrijji, se Pejgamberi, alejhi's salatu ve's selam, ka thënë:

"Askujt nuk i është dhënë dhuratë më e mirë dhe më e bollshme sesa durimi".

Çkado që i ndodh besimtarit, është në favor dhe të mirë të tij. Transmeton Muslimi nga Suhejbi, se ka dëgjuar Pejgamberin, alejhi's salatu ve's selam, ka thënë:

"Çudi me punën e besimtarit, tërë çështja e tij është e mirë për të, dhe kjo nuk i takon askujt përveç besimtarit; nëse e godet diçka e mirë, falënderon, dhe kjo është e mirë për të. Po kështu, nëse e godet diçka e keqe, ai bën durim dhe është mirë për të".

Pra, a kemi arsye të mos durojmë?!

***Sedat G. Islami***

---

*Fusnotat:*

1. Buhariu, Muslimi dhe Ahmedi.
2. Fet'hul Bari sherhu sahihi'l Buhari, Ibni Haxher el-Askalani, komentimi i hadithit: 6830.
3. Xhamiu'l bejan fi te'vili'l kur'an, Ebu Xha'fer et-Taberijj, recensim: Ahmed Muhammed Shakir, b.1, 2000, komentimi i ajetit 61 te kaptinës en-Nahl.
4. Tejsiru'l kerimi'rr rrahman fi tefsiri kelami'l mennan, Abdurrahman b. Nasir b. es-Sa'dijj, b. 1, 2000, Muessesetu'rr rrisale, burimi elektronik: www.qurancomplex.com
5. Buhariu.
6. http://www.chinaembassy.org.eg/ara/ddmt/t97921.htm
7. http://www.gazeta-shqip.com/artikull.php?id=2890
8. Gjeneza /12.
9. Gjeneza /19.
10. Dalja 3,11.
11. Lavdimi 2,3.
12. Dalja, 23.
13. Mbreterit, 1,2.
14. Hadithi është autentik. Sahihu ve daifu suneni't Tirmidhijj, 2472
15. www.islamweb.net, sektori: es-Siretu-n-nebevijjeh, Shemailu'rr Rresuli sal-lAllahu alejhi ve sel-leme, e martë, 18/6/2002
16. Hixhri i Qabesë është vendi në mes ruknit, zemzemit dhe mekamit, ose është vendi nga mekami deri tek dera ose prej ruknit të zi e deri tek dera dhe mekami ku njerëzit shtyjnë njëri-tjetrin për të bërë dua. Shih: Taxhu'l urus min xhevahiri'l kamus, Muhammed b. Muhammed b. Abdurr-Rrezzak el-Husejnijj, Ebu'l Fejd, pj. 1, f. 7671.
17. http://www.islamav.com/doc_html/profit_patience_onharm.htm
18. Buhariu.
19. Në mënyrë që të mos vie deri tek ndonjë keqkuptim apo edhe keqinterpretim i mundshëm i kësaj fraze them se shoqëria e Allahut (el meijjeh) këtu e ka për qellim se Allahu është me ty, te ndihmon, të përkrah, të udhëzon, dhe se assesi dhe në asnjë forme nuk përcakton që Allahu me Qenien e Tij të Shenjtë të jetë me ne. Pra le të jetë mësim çdoherë ky rregull për ne.

# Këngët popullore për konvertimin e dhunshëm të shqiptarëve në fenë ortodokse nga fqinjët sllavë

Prof. dr. Adem Zejnullahu

### 1. Hyrje

Zhvillimi historik i popujve dëshmon qartë se konvertimet me dhunë nga një fe në një tjetër, ndaj popujve dhe territoreve të pushtuara janë bërë që nga kohët më të hershme në periudha të ndryshme historike në të gjitha kontinentet.

Në Evropë për veprime të tilla shquhet Rusia dhe disa shtete të tjera sllave, me kishën e tyre ortodokse, të cilat në të kaluarën kanë bërë konvertime të dhunshme të popujve të pushtuar.

Ndërrimi i fesë me dhunë nga popujt pushtues në të vërtetë ka pasur për qëllim kryesor nënshtrimin dhe shkombëtarizimin në përmasa etnocidale të popujve të pushtuar.

Në Ballkan kjo e keqe ndaj popujve të pushtuar fillon herët që nga pushtimet e Perandorisë Romake, e sidomos nga Perandoria Sllave e mbretit Dushan, i cili në Kodin e tij, *(Dušanov Zakonik)*, qysh në vitin 1343, në nenin 10 lidhur me besimin fetar theksonte: "*Cili heretik (*jo i krishterë n. v. i A.Z.*) të gjendet duke jetuar në mesin e të krishterëve le të digjet në fytyrë dhe të ndiqet, e kushdo që e strehon atë, edhe ai le të digjet*".[1]

Të dhënat jetësore, historike dhe folklorike dëshmojnë se edhe popujt e vegjël, kur kanë pasur përkrahje nga shtetet e mëdha, kanë bërë luftë për pushtimin dhe nënshtrimin e territoreve dhe të popujve të tjerë, siç është rasti i fqinjëve tanë serbo-malazez, grekë e bullgarë gjatë luftërave ballkanike të viteve 1912-1913 ndaj shqiptarëve.

Pushtimit të trojeve shqiptare nga serbët, malazezët e grekët, si e keqe shtesë iu shtua edhe konvertimi me dhunë nga feja myslimane në fenë ortodokse, që ishte fe e pushtuesit. Lidhur me këtë veprim të shëmtuar kanë shkruar shumë studiues të ndryshëm: historianë, etnografë, folkloristë, studiues të letërsisë, sociologë, politologë etj., të huaj dhe vendës.[2]

### 2. Konvertimi - etnocid mbi shqiptarët

Vitet 1912-1913 për popullin shqiptar, e veçanërisht për atë të Plavës, të Gucisë dhe të Rrafshit të Dukagjinit, karakterizohet si njëra ndër periudhat më të vështira të zhvillimit historik, që la vragë të thella në jetën e tyre, por edhe të atyre që mësuan për fatin e tyre tragjik.

Periudha shkurt-prill e vitit 1913 për Plavën, Gucinë dhe për Rrafshin e Dukagjinit për shqiptarët e këtyre krahinave dhe më gjerë, njihet si *Koha e Avro Cemit dhe Savë Batarës*. Kjo kohë ka hyrë në faqet e historisë shqiptare për krimet më monstruoze të forcave ushtarake policore malazeze mbi popullin tonë, gjë që e dëshmojnë këngët popullore, kujtesa e popullit dhe dokumentet historike.

Forcat serbo-malaziase, me të pushtuar të trojeve tona në luftërat ballkanike 1912-1913, filluan zbatimin e programeve të tyre që dilnin nga *Elaborati i Ilija Garashaninit i vitit 1844* për shfarosjen e popullit shqiptar nga trojet e veta etnike dhe për popullimin e atyre vendeve me popull të vet, ashtu siç bëri qeveria serbe në kohën e Luftërave Ruso-Turke të viteve 1877-1878, kur nga Sanxhaku i Nishit i fshiu nga harta gjeografike më se 600 fshatra shqiptare.

Akti i parë i forcave pushtuese ishte mbledhja e armëve shqiptarëve, shpallja e figurave të njohura si të rrezikshëm për shtetin malazias të shoqëruara me plaçkitje, ndjekje, rrahje, burgosje, djegie, dhunime dhe më në fund me vrasje individuale e kolektive.

Skena rrëqethëse të krimit malazias mbi shqiptarët mysliman për konvertimin me dhunë në fenë ortodokse të popullatës së Plavës e Gucisë, të Rrafshit të Dukagjinit, kanë mbetur të pashlyera në kujtesën e njerëzve, në rënkimet, në rrëfimet dhe në këngët historike, të cilat këndojnë e pasqyrojnë momente të rënda dramatike të shqiptarëve të këtyre trevave të ballafaquara me vdekjen, stoicizmin dhe krenarinë kombëtare, para armikut të egër pushtues serbo-malazias. Këto krijime poetike në mënyrë të hollësishme njoftojnë dëgjuesin për krimet e forcave ushtarake malazeze mbi shqiptarët, duke paraqitur akte e skena rrëqethëse dramatike, të cilat bartin në vete intensitet të lartë emocional që shprehin urrejtje dhe hidhërim ndaj armikut për viktimizimin e shumë fëmijëve, grave, pleqve dhe burrave nga kriminelët Avro Cemi e Savë Batarja.

Në këtë punim u përcaktuam të bëjmë fjalë për: **Këngët popullore për konvertimin e dhunshëm të shqiptarëve në fenë ortodokse nga fqinjtë sllav**. Lidhur me ngjarjet tragjike që ndodhën gjatë viteve 1912-1913 në Plavë, Guci dhe në Rrafshin e Dukagjinit ekzistojnë një numër i konsideruar (disa dhjetëra) këngësh



me variantet e tyre të botuara e të pabotuara që gjenden në Arkivin e Institutit Albanologjik të Prishtinës, të cilat në mënyrë të gjithanshme i këndojnë ngjarjet e përgjakshme që u zhvilluan në këtë periudhë të vështirë historike. Këto këngë me variantet e tyre[3] përbëjnë një fond me gjithsej 1414 vargje që trajtojnë këto ngjarje të ndodhura në Plavë, në Guci dhe në Rrafsh të Dukagjinit.

Po të vështrohen këto vargje nga aspekti analitik e sintaksor, del e dhëna e padiskutueshme se rapsodi popullor shpreh dhe transmeton dhembjen e thellë të tij nga rrafshi subjektiv në atë objektiv te dëgjuesi për zhdukjen e shumë njerëzve të moshave dhe të gjinive të ndryshme, por njëherësh e shpreh edhe krenarinë kombëtare për qëndresën e tyre kundruall armikut.

Rrjedhat e zhvillimit historik të popullit shqiptar patën shumë të papritura. Ato u penguan nga pushtuesit e huaj, sidomos pas luftërave ballkanike 1912-1913 e këndej deri në fillimin e shekullit XXI me luftën e shqiptarëve kundër etnocidit serbo-sllav 1997-1999 në Kosovë. Konvertimi me dhunë nga feja islame në atë ortodokse, pushtuesit e sanksionuan me akte, ligje e dokumente, të cilat fillojnë të zbatohen menjëherë pas pushtimit të trojeve tona.

Brigada e Beranës, të cilën e udhëhiqte krimineli i njohur Avro Cemi, sipas të dhënave folklorike, kujtesës së popullit dhe të dhënave historike me të pushtuar të Plavës e të Gucisë, filloi t'i çarmatoste shqiptarët, t'i shpallte fajtorë për gjithçka, t'i burgoste dhe t'i likuidonte personalitetet e shquara kombëtare e fetare me qëllim që ta mbillte tmerrin e vdekjes në masën e gjerë popullore, që më vonë t'i konvertojnë më lehtë në fenë ortodokse.

Këngët popullore historike, që kanë për objekt këndimi konvertimin e dhunshëm të shqiptarëve myslimanë në fenë ortodokse, si në aspektin informativ, ashtu edhe në atë kuptimor e artistik, kapin përmasa të gjëra e të thella, kombëtare e fetare, politike e njerëzore që pasqyrojnë momente e ngjarje të rënda tragjike të popullit tonë, të përballur me armikun pushtues serbo-sllav, i cili përveç ndërrimit të fesë e synonte edhe zhdukjen e shqiptarëve.

Në këtë kohë të zymtë dhuna dhe morti ishin të përditshme për shqiptarët, sidomos për popullatën e Plavës, të Gucisë dhe të Rrafshit të Dukagjinit, të cilët më së shumti iu ekspozuan krimit të institucionalizuar të armikut. Të gjitha këto ngjarje të përgjakshme, këngët popullore historike shqiptare i paraqesin në mënyrë të hollësishme.

Vargjet në vazhdim të këngës e paraqesin atmosferën dhe gjendjen e vështirë që mbretëronte në këto treva për popullsinë shqiptare myslimane, e cila i ekspozohej dhunës dhe krimit të organizuar nga forcat ushtarake malazeze, të cilat plaçkitnin, ndiqnin, rrihnin, dhunonin, digjnin dhe vritnin popullin dhe udhëheqësit e tyre fetarë e kombëtarë, në mënyrë individuale e kolektive, me urdhër të mbretit të Cetinës. Veprimi kriminel i Avro Cemit dhe i shtetit të tij, depërton si murtaja nëpër çdo shtëpi të shqiptarëve dhe të boshnjakëve duke mbjellë tmerr e vdekje. Ai bën thirrje për ndërrimin e fesë nga islami në fenë ortodokse, ose, në të kundërtën, do ta bënte ekzekutimin e të gjithëve pa marrë parasysh moshën e gjininë. Kërcënimi dhe veprimi i tillë, në të vërtetë, kishte për qëllim jo vetëm ndërrimin e fesë, por shkombëtarizimin, shfarosjen, gjegjësisht pastrimin e territoreve nga shqiptarët me qëllim të popullimit të tyre me malazez.

Në këngën Avro Cemi, rapsodi popullor që në vargjet e para paralajmëron në mënyrë të drejtpërdrejtë të keqen që i kanoset Plavës e Gucisë, duke dhënë informacion për shtrirjen e dhunës, të krimit në rrafshin hapësinor e shpirtëror të shqiptarëve të përfshirë në furtunën e vdekjes, të cilën e udhëhiqte Avro Cemi me forcat e tij:

*Avro Cemi, o, ni faqezi!*
*Po mbledh Plavë, po mbledh Gusi,*
*Po mbledh Vuthajt ai dyqind shpi;*
*Martinoviqi gjashtëdhetë shpi,*
*Po mbledh hoxhë, po mbledh haxhi,*
*Po mbledh grue, po mbledh fëmi,*
*Memleqetin po mbledh bitevi,*
*Tan në haps Avri i ka shti.*[4]

Armiqësia ndërmjet shqiptarëve dhe malazezve ishte e hershme. Ajo rezultonte nga dëshira e natyrshme e shqiptarëve për të jetuar të lirë në trojet e veta në njërën anë dhe në anën tjetër e malazezve për të pushtuar, robëruar, kryqëzuar e shfarosur shqiptarët.

Përcaktimi i Avro Cemit me forcat e tij ushtarake për hakmarrje ndaj shqiptarëve të këtyre krahinave në mënyrë etnocidale e nxiti edhe më tepër kujtimi i hidhur i malazezve për humbjet e mëdha që kishin pësuar në Luftën e Nokshiqit gjatë viteve 1879-1882 nga forcat shqiptare, të cilat ishin të organizuara shumë mirë dhe për armikun qenë vdekjeprurëse. Tani malazeztë e shihnin këtë situatë si rast të përshtatshëm për hakmarrje. Zëri dhe veprimi i Avro Cemit dhe i forcave të tij ushtarake tingëllonte plot urrejtje ndaj shqiptarëve që kërcënonte gjërat më të ndjeshme të tyre, siç ishin: përkatësia kombëtare, ndërrimi i fesë, fshirja e besës dhe traditave të tjera etnopsikologjike që gjithsesi nënkuptonin se armiku e dëshironte vdekjen dhe vetëm vdekjen e shqiptarëve:

*Ju shqiptarë idikatli,*
*Të gjithë n' kishë due m'u shti,*
*Me ja u vu shishakt' e zi,*
*Besë e fe aty me nrrue*
*Ose të gjithë kini marue!*[5]

Në vazhdim të këngës, rapsodi njofton dëgjuesin për kundërshtimin e urdhëresës së Avro Cemit nga ana e shqiptarëve dhe për ballafaqimin e tyre si kundërshtarë, të cilët dallojnë shumë si në fe ashtu dhe në shtresime etnopsikologjike, njerëzore dhe filozofike.

*Hasan Bajri n'kamë u çue:*
*-T'u nxiftë fjala çka po thue!*
*Pesqind vjet t'kena sunue,*
*Asnjiherë n'xhami s'te kam çue,*
*S'te kana thane fenë m'e nrrue!*[6]

Kundërshtimi i Hasan Bajrit, sipas epikës historike, është përcaktim dhe veprim i masës popullore, të cilën e zëron përfaqësuesi i saj, Hasan Bajri, duke pohuar edhe njëherë pa lëkundshëm fenë dhe kombin që i takojnë:

*Fenë tone na s'mujmë me nrrue,*
*Se jem' msu' n'xhami me shkue,*
*E tybe n'Zotin, n'kishë n'kem shkue!*
*Unë pse kam fenë e islamit,*
*Nuk jam turk prej Stambollit,*
*Pasha Zotin kjoft livdue*
*Kurr njat punë s'kam me punue!*[7]

Këngët popullore historike në vazhdim japin të dhëna dhe pamje tmerruese të veprimit dhe krimit të Avro Cemit mbi popullatën shqiptare, të tubuar dhe të lidhur dy nga dy dhe më në fund të vrasjes së tyre më makabër në Previ. Këngët theksojnë në mënyrë të veçantë veprimet dhe aktet e heroizmit të shqiptarëve, të cilët para vdekjes nuk ligështohen fare, por përkundrazi mbajnë qëndrim dinjitoz, sakrifikues, duke kënduar këngë para armikut.

Të dhënat folklorike dhe historike dëshmojnë fuqishëm se shqiptarët në momentet më të rënda dramatike e mundën vdekjen tradicionalisht duke kënduar, për çka e befasojnë kundërshtarin për guxim e flijim. Epika kreshnike dhe historike shqiptare dëfton se dikur Sokol Halili i zënë ngushtë para kralit të Kotorrit këndoi këngë. Oso Kuka e Zhujë Selmani në momente vendimtare të jetës së tyre, po ashtu para forcave ushtarake malazeze kënduan, sikurse Musa e Halili para xhelatit dhe Adem Jashari para forcave ushtarake serbe më 1998. Po kështu, vepruan edhe vëllezërit Ul dhe Shok Sokoli me shokët e tyre para tytave dhe singive të xhandarmërisë dhe forcave ushtarake të Avro Cemit më 1912-1913. Në këto momente të vështira sikurse kënga u jep fuqi, zemër shokëve e popullit, sidomos atyre të cilët kanë qenë më të ndjeshëm ndaj akteve të dhunës dhe vdekjes.

*Ul Sokoli, ni djal' i ri,*
*Ul Sokoli, ni sokol djali,*
*Kangë malsorçe filloi me kënue:*
*-Hajde Shoko, vëlla, me m'nimue!*[8]

Tepër rrëqethëse janë skenat dhe pamjet që jep kënga lidhur me zhvillimin e ngjarjeve të përgjakshme në Previ, për popullsinë, të cilët me dhunë i marrin vuthnjanët, martinajt, beranët, andrioviçët, razhnicët etj., dhe i dërgojnë në fushën e rrethuar me tel e gjemba, ku duhej të bëhej kryqëzimi i tyre.

Marsi i vitit 1913 për popullsinë shqiptare të Plavës dhe të Gucisë u shënua me të drejtë si "Dita e kiametit në tokë!" Në këtë mars të përgjakur sikurse edhe më vonë në shumë marse të tjera gjaku



i shqiptarëve u derdh për fe, komb e atdhe.

Kënga kumton dhembshëm britmat e shumë fëmijëve e grave, kur të ndodhur para vdekjes i kaplon frika e ankthi, kurse prindërit dhe udhëheqësit e tyre mundohen t'i qetësojnë, duke u dhënë zemër që të jenë krenarë pse janë shqiptarë.

Në strukturën e këngëve popullore që trajtojnë konvertimin e dhunshëm të shqiptarëve myslimanë në fenë ortodokse nga pushtuesit serbo-sllavë, kuptim të veçantë kanë pamjet trishtuese kur fëmijët i shohin varret e hapura për ta dhe i pyesin prindërit se çka janë ato, e prindërit të ndodhur në mes dhembjes dhe krenarisë kombëtare e fetare mundohen për një moment që t'ua largojnë vëmendjen nga morti, duke u thënë se janë llogore për të luftuar me Malin e Zi:

*Djali i Memës a' ngushtue:*
*- Ç'janë kto vorre, babe, që janë tuj marue?*
*- Nuk janë vorre, por janë llagore*
*Me luftue me Cernagore!*[9]

Vargjet e këngës *Avro Cemi* në vazhdim kumtojnë vdekjen e qindra shqiptarëve, pa dallim moshe e gjinie, duke mos u dorëzuar para dorës kriminele të armikut që donte ndërrimin e fesë ose vdekjen e tyre me çdo kusht:

*Ni batare ja u kanë lëshue*
*Shtatqind vetë janë pushkatue,*
*Asnji gjallë nuk ka pshtue,*
*Vesh e math, siç kanë qillue!*[10]

Vrasja e një numri të madh shqiptarësh në Previ, Krushkë, Guci e vende të tjera, dëshmon edhe një herë fuqishëm armiqësinë e madhe që kishin malazeztë ndaj shqiptarëve. Vdekja e këtyre njerëzve të pafajshëm pasqyron barbarinë e armikut dhe neglizhencën e fuqive të mëdha ndaj kombit tonë. Sakrifica e tyre u bë kështjellë e pamposhtur kombëtare. Dëshmi më e mirë për këtë dhe për brezat që vijnë janë varret e tyre, me epitafe dhe pa epitafe, me mesazhin që del nga dheu, duke zëruar urrejtjen për armikun dhe dashurinë për tokën e atdheut.

Për masakrën e forcave ushtarake malazeze ndaj shqiptarëve në këtë periudhë dëshmon në shkrimet e saj edhe Edith Durham, kur thotë: "Në mbarim të gushtit shkova në Malësitë e Shkodrës, kur pashë refugjatët e Krahinës së Gucisë që kish grabitur Mali i Zi, që po vijnë në gjendje të mjeruar. Këta qenë ata që mbeten nga masakrimet që bëheshin në emër të krishterimit. Pyeta dëshmues të vërtetë, katër batalione malazeze kishin kallur tmerrin në atë anë. Myslimanët ose duhej të pagëzoheshin ose i priste vdekja. Të luturit në mënyrë islame qe ndaluar. Qenë therur plot njerëz, grave të të cilëve u kishin zbuluar fytyrën, i kishin pagëzuar e në disa raste edhe çnderuar."[11]

Masakrën e Previsë, në të cilën e humbën jetën më se shtatëqind shqiptarë të moshave dhe të gjinive të ndryshme, kujtesa e popullit e kujton kështu: "Nji ditë të djelë, ditë terrori e tmeri që plakosi popullësinë vendase shqiptare të krahinës, me qindra e qindra roje ushtarake e civile malazeze me bojaneta të mbyrthyera në armë, u pane në çdo lagje të qytetit e në katunde qysh në orët e para të mengjesit….Në nji çast tjetër u ndëgjuan zërat e kasnecëvet malazezë, si dhe rrafja e tupanavet dhe njerëzija vrapon në drejtim të tyne, ku gjithkush meson se ato zëra shqyptonin parullën: "Dan osvet": iliji krshqenje, iliji mushketru". (Është dita e hakmarrjes: ose të ndrroni fenë, ose të pranoni vdekjen). …Fusha i përngjante nji stadiumi të math të thurun me parmake dhe tela për rreth e rrotull… Rojet për rreth e rrotull qëndrojnë t'armatosun me bojaneta të mbërthyer në pushkë. Priftërinjtë dhe igumenët e shumtë, si dhe disa nga autoritetet civile dhe ushtarake organizojnë fushatën. …Dhespoti në krye mban nji kryq të madh me dorë të shtrirë përpara turmës së popullit. Djathtazi, pranë kazanavet t'ujit të bekuem qëndrojnë igumenët, kurse majtas policia ruan stivat me kapica malazeze. Pra, përpara dhespotit ose popit do të paraqitet shqiptari që urdhërohet me ndrrue besimin. Dhe psh. Nëse quhej Ali aty për aty me nji fjalë me za të naltë ceremoniale ai pagëzohet me emrin e ri Ilija, ose nji femen me emnin Mejreme, e merrte emnin Marija, e kështu me radhë…. Madje edhe vdekja do t'ishte ma ambel se me pranue atë poshtërim. Kjameti ma i madh në botë ishte ajo skenë për shqiptarët".[12]

Edhe pse në kushte dhe rrethana tejet të vështira të robërisë, të terrorit të pushtetit malazias, si reagim ndaj masakrave të kryera nga Avro Cemi dhe forcat e tij ushtarake gjatë asaj kohe dhe më vonë në këtë krahinë, nga shqiptarët pati disa hakmarrje kundër bartësve të krimit malazias, për vëllezërit, prindërit dhe të afërmit e vrarë, të cilët për një shtëpi arrinin deri në 14 anëtarë, ose disa familje edhe u shuan tërësisht. Kështu, në rrethana të panjohura u vra Pop Dançe dhe mbet për tërë kohën i pazbuluar vrasësi. Po ashtu më vonë nga një shqiptar u vra edhe Avro Cemi. Vrasësit e këtyre kriminelëve malazias, populli i këtyre regjioneve i diti, por në shenjë hakmarrje dhe besnikërie ndaj vetvetes dhe bashkëvendësve kurrë nuk i bëri të ditur.

## 3. Murtaja konvertuese edhe në Rrafshin e Dukagjinit

Përpjekje të pushtuesve fqinjë sllav për ndërrimin e emrave dhe të fesë (besimit) islam të popullsisë shqiptare në fenë ortodokse me akte e ligje, me qëllim të zhdukjes së tyre nga trojet e veta, qeveria malazeze i zbatoi edhe në Rrafshin e Dukagjinit, gjegjësisht në Lugun e Baranit, në fshatrat Vranoc, në Llutogllavë, në Nabërgjan, në Belle, në Deçan, në Gjakovë dhe në disa fshatra të rrethinës së këtij qyteti.

Për konvertimin e popullsisë shqiptare myslimane, katolike dhe boshnjake në fenë ortodokse, shteti malazias kishte bërë me kohë përgatitjet e duhura. Ishte konsultuar me Mitropolinë e Cetinës, madje edhe me klerikë rusë për konvertim me dhunë të shqiptarëve dhe të boshnjakëve. Ata kishin bërë programe e plane për këtë qëllim. Qeveria e Malit të Zi në këto akte e dokumente parashihte çdo masë të mundshme për realizimin e këtij qëllimi të shëmtuar, duke angazhuar njerëz të caktuar që të propagandojnë tek popullata shqiptare se, kinse duhet të kthehen vullnetarisht në fenë e të parëve. Për këtë qëllim i urdhërojnë dhe angazhojnë edhe femrat malazeze që t'iu vardisen meshkujve shqiptarë, e nëse ata i refuzojnë t'i akuzojnë për brutalitet me qëllim për t'iu dhënë shkas organeve policore për dhunë të shfrenuar ndaj tyre. Ata që pranonin konvertimin u jepnin shpërblime dhe dekorata, duke i bërë menjëherë udhëheqës të lartë. Ndërkaq, ndaj atyre që refuzonin përdornin masa të ashpra duke i futur në ujë të ftohtë ose duke i djegur me zjarr deri në vdekje.

Vajzat e reja shqiptare detyroheshin të martoheshin me malazez, e malazezet me shqiptarë. E popat e kishin për detyrë t'i stërpikin me ujë të bekuar, kurse të konvertuarit ta prekin kryqin në përc-

jellje të muzikës, të flamurit malazias, me përcjellje të udhëheqësve shtetëror. Aty për aty, si në Previ, nëse myslimani e kishte emrin Ali e bënin Ilija, Ujkanin e bënin Jovan, kurse femra nëse e kishte emrin Rukije e bënin Ruzhicë, e Dushen Dushankë etj.

Të konvertuarit dhe të martuarit e rinj duhej të caktonin kumbarë të vjetër ortodoksë malazez dhe të përcillej besueshmëria dhe devotshmëria e tyre ndaj fesë së re. Edhe veshjen ua ndërronin aty për aty. Grave myslimane në vend të parcës e dimive u vishnin fund, kurse burrave në vend të plisit të bardhë u venin "kapicën" malazeze.

Cikli i këngëve historike, që e këndojnë konvertimin me dhunë të shqiptarëve myslimanë nga feja islame në besimin ortodoks, njofton hollësisht për zbatimin e këtij procesi të shëmtuar nga malazeztë edhe në Rrafshin e Dukagjinit, gjegjësisht në Pejë, në Gjakovë dhe në fshatrat e tyre.

Në këngët popullore dhe në kujtesën e popullit, e keqja që pllakosi Plavën e Gucinë, njihet me emrin *Koha e Avro Cemit,* sikurse në Rrafshin e Dukagjinit me emrin e *Savë Batares*. Të dhënat folklorike, kujtesa e popullit dhe dokumentet historike njoftojnë se edhe Savë Batarja, me urdhrin e shtetit malazias, sikurse Avro Cemi me të pushtuar të trojeve shqiptare në vitin 1912-1913 filloi me metoda të njëjta të keqtrajtimit të shqiptarëve. Në fillim i çarmatosi shqiptarët. Pastaj i shpalli të padëshirueshëm me qëllim që t'i zhdukë më lehtë fizikisht. Ai filloi me personalitete të shquara fetare e kombëtare.

Kënga *Savë Batarja,* me strukturën e saj të ngjeshur, njofton dëgjuesin se ky kriminel e grumbulloi popullsinë e fshatrave të Rrafshit të Dukagjinit, të mëdhenj e të vegjël, duke i urdhëruar që në përcjellje të flamurit malazias dhe të muzikës të shkojnë në kishën e Pejës dhe të Deçanit për t'u konvertuar nga feja islame në atë ortodokse, ku i pritnin murgjit rus në krye me Maksimin. Kishat dhe manastiret ortodokse sllave ndaj shqiptarëve kanë luajtur rol destruktiv. Në vazhdim të këngës rapsodi popullor njofton dëgjuesin se Sava shkoi së pari në Beranën e Epër, gjegjësisht në fshatin Krushec, ku e thirri kryeplakun Hazir Alinë, të cilit ia kumtoi urdhrin që t'a tubojë popullatën e kësaj treve pa dallim moshe e gjinie për t'i konvertuar nga feja islame në atë ortodokse, ngase ky ishte urdhri i mbretit Nikollë. Për realizimin me sukses të këtij veprimi antinjerëzor, Savë Batarja, i ofroi shpërblim të madh Hazir Alisë, të cilin ky, e refuzoi në mënyrë kategorike, duke mos pranuar asgjë nga armiku.

Të keqen që i kanoset popullsisë së kësaj krahine, kënga paralajmëron në mënyrë të drejtpërdrejtë, me anë të dy vargjeve poetike, që bartin në vete simbolikë dhe informacion të mjaftueshëm për gjendjen e vështirë që e kaploi Beranën dhe njerëzit e tij:

*O, hajmedet-o, për Lugo t' Beranës,*
*n'kamë na u çue, more, Sava i Basanës!*[13]

Sipas vargjeve të cituara veprimi i Savë Batares është identik me atë të Avro Cemit dhe të shtetit të Malit të Zi. Kjo e keqe që i kërcënohet shqiptarëve, është e njëjtë me atë të Baljozit të Zi të detit që njihet në baladat shqiptare. Vargjet e këngës në vazhdim, tregojnë në mënyrë të hollësishme për qëndrimin burrëror të kryeplakut Hazir Alia, i cili nuk gjunjëzohet fare para kriminelit Savë, por, përkundrazi, i kërcënohet:

*-Maje n'men Savë!-i ka thanë,*
*Shum selam kralit t'm'i bajsh,*
*Selam kralit, ti, me i çue,*
*S'ke gjetë kishë për m'u kryque,*
*Gradat tua s'm'duhen mue,*
*S'm'duhet mue kral as mret,*
*Tokën tonë e sundojmë vet!*[14]

Ose

*-Ktheu, more Savë!- thojke-fol me mue,*
*Ku ke nije shqiptartë fenë me nrrue!ë*
*Ramazanat tanë i kena ngjinue,*
*Për Bajram n'xhami jena shku,*
*Pa na gri-e, pa na coptue,*
*Tybe, n'mujsh fenë me na nrrue!*[15]

Përgjigjja e Hazir Alisë dhe vendësve të tij ishte e prerë, refuzuese, por dhe veprimi i Savë Batares ishte i ashpër dhe plot urrejtje e vrer ndaj tyre:

*Qaj Haziri t'madhe po bërtet:*
*- Kush a 'turk, besa, Muhamet,*
*fyt për fyt, tha, n'kit ven qi des!*[16]

Sipas këngës në shqyrtim dhe kujtesës së atyre që i përjetuan këto ngjarje të përgjakshme, shqiptarët e pranuan më lehtë vdekjen sesa poshtërimin fetar e kombëtar. Atëherë, krimineli Savë, kur e sheh se shqiptarët janë të palëkundur në qëndrimet e tyre, jep urdhër për ekzekutim:

*Ni batare Sava po ja u jep,*
*Ni batare Sava ja u ka lshue,*
*Të tanë djemt n'vorre kokan rrxue!*[17]

Epika historike, në rrafshin informativ e kuptimor, e lartëson në mënyrë të veçantë aktin heroik të Hazir Alisë dhe të bashkëkombësve të tij, të cilët e fituan moralisht luftën ndaj armikut, por njëherësh shpreh edhe dhembjen për vdekjen e tyre:

*Hajmedet!- po ban shqiptaria,*
*Sod na u vra Hazir Alia!*
*Na u vra Haziri me shokë t'vet,*
*Kanë dhanë jetën për komb t'vet!*[18]

Krahas qëndresës dhe kundërshtimit të shqiptarëve për konvertim të dhunshëm nga feja islame në fenë ortodokse, pushtuesi intensifikon dhunën e krimin ndaj tyre, duke filluar me ndjekje, burgosje, djegie, dhunime dhe vrasje të figurave të shquara, por dhe të masës së gjerë popullore, pa dallim moshe e gjinie. Pas pushkatimit të Hazir Alisë dhe 14 burrave më të zgjedhur të fshatit Krushec, Savë Batarja, i pezmatuar për mossukses në veprën e tij të ndyrë, shkon në Vranoc, në kullën e Ali Bajraktarit, për ta vazhduar krimin e tij. Në këtë fshat, Sava kërkon nga bajraktari, që t'i tubojë popullatën e 30 fshatrave dhe t'i sjellë në Gorazhdec, e prej andej për në kishën e Pejës. Kënga paraqet pamje të takimit të Savës me bajraktarin, dialogun e zhvilluar, kundërshtimet dhe kërcënimet e armikut ndaj bajraktarit për vrasje masive.

*Savë Batarja ju ka ngërmue*
*-Ktu bajrakun çpejt ta due!*
*I madh e i vogël me u bashkue,*
*Ja se t'tanë kam me u farue!*[19]

Sipas këngës *Savë Batarja,* Ali Bajraktari pas konsultimit që bën me krerët e fiseve, të cilëve ua shpjegon kërkesën dhe qëllimin e Savës dhe të shtetit të tij për ndërrimin e fesë së shqiptarëve, që në të vërtetë kishte për qëllim zhdukjen e tyre, të gjithë përfaqësuesit e fiseve dhe masa e gjerë popullore vendosin që asnjëri nga ta të mos e pranojë kryqëzimin, por vdekjen. Për shqiptarët më e lehtë ishte ta pranonin vdekjen sesa nënçmimin dhe poshtërimin. Dialogun e zhvilluar ndërmjet Ali Bajraktarit dhe krerëve të fiseve në këto momente të rënda dramatike, kënga popullore e paraqet në këtë mënyre:

*Bajraktar, qysh po na thue?*
*- Si n'ma ngofshi qefin mue,*
*Pa na gri, pa na coptue,*
*Kurrnja n'kishë s'kena me shkue,*
*Fenë e sllavit s'mujmë m'e pranue!*
*Komb shqiptar për me harrue!*[20]

Në bazë të tekstit të vargjeve të lartshënuara shihet së diskursi i zhvilluar ndërmjet shqiptarëve, bart në vete intensitet të lartë emocional, me përgjegjësi të madhe kombëtare. Në vargje shprehet urrejtja ndaj armikut, por edhe dhembja për pasojat në popull. E mbi të gjitha krenaria kombëtare. Në këto momente të rënda dramatike dilemën e udhëheqësve dhe të popullit për vdekje dinjitoze a konvertim të poshtëruar në fenë e pushtuesit e mund krenaria kombëtare e fetare e shqiptarëve.

Turma e madhe e popullsisë që ishte nisur për në Patrikanën e Pejës në hyrje të qytetit, Selim Ahmeti, i pezmatuar nga sjelljet e vrazhda të forcave ushtarake malazeze, e shqyen flamurin malazias, duke e hedhur në tokë. Xhandarmëria ndërhyri ashpër ndaj popullit, duke rrahur e vrarë disa nga turma shqiptare. Krijohen momente e skena të rënda dramatike, të cilat vargjet e këngës i paraqesin në këtë mënyrë:

*Atëherë Sava çka po ban,*
*Me ushtri po na i rrethon;*
*Kan po mundet për me nxanë,*
*N'Karagaç Sava po i çon*
*Kërset pushka e dajaku,*
*Udhët e Pejës po i mlon gjaku*
*Vajë e gjamë shehri ka marrë,*
*Me t'u dridhë toka nër kamë!*[21]

Sipas të dhënave folklorike, kujtesës së popullit dhe dokumenteve historike në

këto ngjarje të përgjakshme gjetën vdekjen më se 60 burra nga fshatrat: Novosellë, Dubovë, Turjak, Grabovc, Vranoc, Poçestë, Ozrim, Baran, Llutogllavë, Nabërgjan etj.

Pas kësaj ngjarjeje të përgjakshme nëpër rrugët e Pejës krijohet rrëmujë e madhe. Ashpërsohet edhe më tepër dhuna e forcave malazeze ndaj shqiptarëve. Krimi dhe konvertimi i pushtuesit malazez vazhdon me përmasa të mëdha edhe në Gjakovë dhe në fshatrat e saj, ku si rezultat i kësaj dhune një pjesë e popullatës myslimane dhe katolike e pranon ndërrimin e fesë, ngase, siç thotë, Edith Durham:"Pagëzimet bëhen me turtura. Njerëzit hidhen në ujë e akulltë të lumit dhe pastaj i vënë të piqen pranë prushit të zjarrit gjersa kërkonin mëshirë. Dhe çmimi për gjithë këtë ishte të kthyerit në fenë e krishterë".[22]

Sipas të dhënave historike, më 7 mars 1913, në Janash afër Gjakovës u vra prifti i Gllogjanit, Luigj Palaj, meshtar në kishën e Gllogjanit, kinse për propagandë për mosdorëzimin e armëve të shqiptarëve, por ky në të vërtetë kishte kundërshtuar konvertimin e shqiptarëve katolikë nga feja e tyre në fenë ortodokse.

Vrasjen e Luigjit me pesëdhjetë e pesë bashkëkombës të tij në rrugën Gjakovë-Pejë, e kundërshtuan ashpër Vatikani dhe Austro-Hungaria, të cilat i dërguan notë protestuese Qeverisë malazeze. Shteti malazias, nën presionin ndërkombëtar, ndaloi me urdhër të veçantë këtë proces antinjerëzor. Sipas proklamatës së Qeverisë së Malit të Zi, secili individ në territorin e këtij shteti ka të drejtën e besimit, ndërsa ata të cilët ishin konvertuar mund të ktheheshin në besimin e mëparshëm.[23]

Ndërprerjen e konvertimit e priti me padurim popullata shqiptare, sidomos ata të cilët e kishin ndërruar fenë sepse: "Posa u lexua proklamata, masa e popullit ngarendi me vrap drejt lumit Gërçar, ku u pastrua dhe i fërkoi me rërë gjymtyrët e trupit që ishin stërpikur me ujë të bekuar (derisa u kullonte gjaku)"[24]

## 4. Përfundimi

Pasojat e konvertimit me dhunë të shqiptarëve nga feja e tyre në fenë ortodokse, nga shteti malazias ishin të përmasave tragjike për shumë familje, fise, fshatra e qytete shqiptare. Mbreti i Cetinës, nën trusninë ndërkombëtar, e ndërpreu pagëzimin me dhunë, por në familjet shqiptare mbetën plagë të hapura, të pashëruara e të paharruara, ngase shumë anëtarë të familjeve u mungonin. Disa familje ishin përgjysmuar, e disa zhdukur tërësisht, ndërsa disa të tjera ishin tjetërsuar fetarisht e kombëtarisht.

Për popullatën shqiptare të Plavës, të Gucisë dhe të Rrafshit të Dukagjinit, periudha nga tetori i vitit 1912 deri në prill të vitit 1913, konsiderohet, me të drejtë, si koha më e vështirë në jetën e shqiptarëve të këtyre krahinave dhe më gjerë. Kjo popullsi u përballua me murtajën e kryqëzimit të dhunshëm të fqinjve sllav në të cilën pati shumë plaçkitje, diegie, ndjekje, rrahje, burgosje, dhunime dhe vrasje individuale e kolektive në mënyrën më makabre që rrallë njeh historia e njerëzimit. Kjo kohë, me të drejtë, hyri dhe mbeti në kujtesën e popullatës së këtyre regjioneve si: "kiameti në tokë", që u bë frymëzim i krijuesve të ndryshëm e veçanërisht i rapsodëve popullorë, të cilët të gjitha këto ngjarje të përgjakshme me personalitetet të shquara kombëtare i përjetësuan dhe i kënduan në disa dhjetëra këngë e variante të ndryshme që mund të konsiderohen pa dyshim si kronika më besnike e zhvillimit të atyre ngjarjeve tragjike për shqiptarët e këtyre krahinave. Rapsodi popullor në këto këngë këndoi për dhembjen, krenarinë dhe për qëndresën e këtyre viktimave të etnocidit serbo-malazez. Këngët dëftojnë fuqishëm se shqiptarët qëndruan burrërisht para armikut, duke mos e pranuar fenë e pushtuesit, as ndërrimin e traditave kombëtare. Këto këngë, në mënyrë të veçantë, këndojnë për përpjekjet e shumta të qeverisë së Malit të Zi që bën për ndërrimin e fesë së shqiptarëve nga besimi i tyre në fenë ortodokse të Krahinës së Plavës, të Gusisë dhe të Rrafshit të Dukagjinit etj.

Për numrin e viktimave të kësaj periudhe të etnocidit serbo-sllav, gjatë konvertimit me dhunë të shqiptarëve nga feja e tyre në fenë ortodokse, nuk dihet, sepse mungojnë të dhënat zyrtare të Qeverisë së Malit të Zi, por lidhur me numrin e të konvertuarve përmendet shifra prej 12.000 njerëzish.

Ngjarjet e përgjakshme të Plavës, të Gucisë dhe të Rrafshit të Dukagjinit ndikuan së tepërmi që një numër i madh shqiptarësh të shpërngulën për në Shqipëri e në Turqi.

Shumica e të konvertuarve me dhunë u kthyen prapë në fenë e mëparshme, e lanë trupin e tyre, u gjakosën, por vragat, traumat dhe tragjeditë e shumta ngelën të pashëruara e të paharruara për jetë e mot. Ato mbetën në shtresimet e ndërdijes së tyre, të cilat u kënduan në këngë, u rrëfyen brez pas brezi në mbarë hapësirën shqiptare.

*Fusnotat:*

1. Shih: Durica Krstic, DUSHANIS CODE, Beograd, 1989, f.40.
2. Për krimet e fqinjëve sllavë për konvertimin me dhunë të shqiptarëve nga feja myslimane në fenë ortodokse, kanë shkruar Edith Durham, në veprën: Njëzet Vjet Ngatërresa Ballkanike 2, Tiranë, 2001, f.263-270; Mustafa Memic, në: Plav i Gusinje, Beograd, 1989, Branko Babic, në: Politika Crnegore u novooslobodjenim krajevima, Obod-Pobjeda, Titograd, 1984, 22 s; Milomir Maric, në: Zlocin kao Bozja kazna, Duga (Beograd), Nr. 359, 28.XI. 1987; Harun Crnovrašanin me kaautor Nuro Sadikovië, në: Sandzak-Porobljena zemlja, Zagreb, botimi i dytë, 2001, f.119-125; Elmaz B. Plava, në: Plava e Gucia në Lëvizjen Kombëtare Shqiptare (Kujtime dhe dokumente hisorike), Tiranë, 1995, f.119-125; Zekeria Cana, në: Gjenocidi i Malit të Zi Mbi Popullsinë Shqiptare 1912-1913 (Dokumente), Prishtinë, 1996, f.9-53; Mark Krasniqi, në: Lugu i Baranit, (Monografi etno-gjeografike), Prishtinë, 1984, f. 167-168; Rrustem Berisha, në: Kënga Art dhe Histori, Prishtinë, 1998, f. 78; Isa Bicaj, në: Marrëdhëniet shqiptaro-Malazeze (1881-1914), Prishtinë, 2003, f.179-189; Liman Rushiti në: Rrethanat Politiko-Shoqërore në Kosovë 1912-1913, Rilindja, Prishtinë, 1986, f.139-144, etj.
3. Me këtë rast po shënojmë disa këngë dhe variante të tyre më kryesore: Avro Cemi, (40 vargje) dhe Savë Batarja (160 vargje), Zekeria Cana: në Gjenocidi i Malit të Zi mbi Popullin Shqiptar 1912-1913 (Dokumente), Prishtinë, 1996, f.348-353, marrë nga Arkivi i Institutit. Dosja e Zymer Nezirit; Kanga e Baranit të Kosovës, (40 vargje), Nuredin Lushaj: në "Këngë Trimërie nga Tropoja", Ora, 2003 fq.194-155; Avro Cemi ni faqezi (38 vargje); Hasan I. Gjonbalaj, në Këngë historike në Krahinën e Plavës dhe të Gucisë, Plavë, 1996, f.88-89; Po pëvet njaj mbret i ri, (39 vargje), Elmaz B. Plava, në: Plava e Gucia në Lëvizjen Kombëtare shqiptare (Kujtime dhe dokumente historike), Tiranë,1995, f.122-123; Kanga e Savë Kapetanit, (102 vargje), Arkivi IAP. Dosja e Tefik Buzukut; Këngët: Avro Cemi, (40 vargje), Kanga e Savë Batarjes, (160 vargje), Arivi i IAP. Dosja e Zymer Nezirit Kanga e Lugit t' Baranit, (64 vargje); Arkivi i IAP. Dosja e Jetish Kadishanit; Kanga e Avro Cemit, (80 vargje), Rrehi teli për Shipni (22 vargje) dhe Ç'kanë këto bjeshkë qi po ushtojnë (21 vargje), Arkivi i IAP. Dosja e Rrustem Berishës; Kanga e Savë Batarës, (51 vargje), Arkivi i IAP. Dosja e Sadri Fetiut; Kanga e Savë Basanës (89 vargje), Arkivi i IAP. Dosja e Muharrem Gashit; Kanga e Lugut të Baranit, (81vargje) dhe Pesëqind vorre për së gjallë (54 vargje), Arkivi i IAP Dosja e Hasan Gjanbalajt; Hajmedet për Lug t'Baranit (130 vargje), Arkivi i IAP, Dosja e Adem Borovcit; Haj Medet për Lug t'Baranit, (189 vargje), Arkivi i IAP. Dosja e Adem Zejnullahut; Rrehi teli në Shqypni, (14 vargje), Arkivi. i IAP, Dosja e Nuhi Vincës, etj.
4. Arkivi i Institutit Albanologjik të Prishtinës. Dosja e Rrustem Berishës.
5. Zekeria Cana, Gjenocidi i Mali të Zi mbi Popullin Shqiptar 1912-1913 (Dokumente), Prishtinë, 1996, f. 349.
6. Arkivi i Institutit Albanilogjik të Prishtinës. Dosja e Zymer Nezirit.
7. Arkivi i Institutit Albanologjik të Prishtinës. Dosja e Hasan Gjanbalajt.
8. Arkivi i Institutit Albanologjik të Prishtonës. Dosja e Rrustem Berishës.
9. Zekeria Cana,Gjenocidi i Malit të Zi mbi Popullin Shqiptar 1912-1913 (Dokumente), Prishtinë, 1996, f. 349.
10. Po, aty.f. 349.
11. Edith Durham, Njëzet Vjet Ngatërresa Ballkanike 2, Tiranë, 2001, f. 263.
12. Shih: Elmaz B. Plava, Plava e Gucia në Lëvizjen Kombëtare Shqiptare (Kujtime dhe dokumente historike), Tiranë, 1995, f.119-121.
13. Arkivi i Institutit Albanologjik të Prishtinës. Dosja e Muharrem Gashit.
14. Arkivi i Institutit Albanologjik të Prishtinës. Dosja e Zymer Nezirit.
15. Arkivi i institutit Albanologjik të Prishtinës. Dosja e Tefik Buzukut.
16. Arkivi i Institutit Albanologjik të Prishtinës. Dosja e Rrustem Berishës.
17. Dosja e cituar.
18. Arkivi i Institutit Albanologjik të Prishtinës. Dosja e Adem Zejnullahut.
19. Arkivi i Institutit Albanologjik të Prishtinës. Dosja e Zymer Nezirit.
20. Dosja e cituar.
21. Arkivi i Institutit Albanologjik të Prishtinës. Dosja e Adem Zejnullahut.
22. Edith Durham, Njëzet Vjet Ngatërresa Ballkanike 2, Tiranë, 2001, f. 263.
23. Dr. Isa Bicaj, Marrëdhëniet Shqiptaro-Malazeze (1881-1914), Prishtinë, 2003, f.167.
24. Zekeria Cana, Gjenocidi i Malit të Zi mbi Popullin Shqiptar, 1912-1913 (Dokumente), Prishtinë, 1996, f.47.

# Demokracia liberale dhe agonia shpirtërore

Ajni Sinani

**Gjatë historisë njerëzore idealizmi dhe materializmi janë ndeshur për të përcaktuar nëse është parësore (primare) shpirti a materia. Rryma të shumta janë orvatur të shpjegojnë prejardhjen, origjinën dhe zanafillën e njeriut, në mënyrë që të qetësojnë shpirtin e tij dhe t'i japin jetës kuptimin, qëllimin dhe drejtimin e duhur. Edhe sot gjejmë ideologji të shumta, që bëjnë garë në mes tyre, duke u munduar që secila të bëjë sa më shumë ithtarë.**

Një shikim më i vëmendshëm ndaj shoqërisë, do të na bëjë të përfundojmë se njerëzit, pavarësisht se shumë prej tyre besojnë që janë të lirë dhe të lumtur, në të vërtetë, të dalldisur pas kësaj bote dhe për shkak të karakterit të tyre individualist dhe egoist, janë prangosur brenda kështjellës së dëshirave të tyre të ngushta dhe makute.

Rrymat e ndryshme materialiste, duke u dhënë pas anës materiale dhe duke injoruar e mohuar në tërësi anën shpirtërore, kanë shkaktuar një numër dukurish patologjike, deformime shoqërore dhe krizë morali. Jeta bashkëkohore karakterizohet nga një bollëk mjetesh për jetesë, por, njëkohësisht, ajo karakterizohet edhe për mungesën e qëllimeve të drejta dhe të vërteta për jetën. Në këto rryma nuk ekziston e shenjta. Gjithësia, sipas pretendimit të tyre, është tërësisht profane dhe ata nuk duan të dinë për hyjnoren, ngase, sipas tyre, çdo gjë fillon dhe mbaron me jetën kohore të kësaj bote:

"Ata thanë: 'Nuk ka tjetër veç jetës sonë në këtë botë, këtu lindim e këtu vdesim. Asgjë tjetër nuk na shkatërron përveç kohës.' Mirëpo ata nuk kanë asnjë njohuri për këtë përveç një dyshimi e pandehme". (El Xhathije: 24.)

Të menduarit materialist është mashtrim, sepse njeriu ka natyrë hyjnore dhe tokësore. Mendimi antik grek njeriun e shihte si pjesë të natyrës, të ndarë nga Zoti. Dituria, sipas tij, është në duart e perëndive, dhe njeriu është i privuar prej saj.

Ndërkaq Islami na mëson se vetë Zoti është Ai që e krijoi njeriun prej dheu: "All-llahu ju ka krijuar prej dheu..." (Fatir:11); dhe ia dha shpirtin: "E kur ta përsos atë (në formën e njeriut) dhe t'i jap atij shpirtin..." (El Hixhr: 29); dhe ia mësoi emrat: "E ai (Zoti) ia mësoi Ademit të gjithë emrat (e sendeve)..." (El Bekare: 31).

Të krijuarit e njeriut prej dheu nga ana e Zotit përfaqëson dimensionin profan-tokësor; dhënia e shpirtit atë transhendetal-hyjnor, kurse mësimi i emrave të sendeve aftësinë e tij për të mësuar dhe për t'u pajisur me dije.

Me gjithë zhvillimin marramendës të teknologjisë bashkëkohore, me gjithë rritjen e standardit ekonomik, njerëzimi e ka humbur çelësin e kasafortës së lumturisë njerëzore. Shoqëria e kohëve moderne nuk është duke shkuar përpara. Përkundrazi, ekziston një degradim dhe rënie e vazhdueshme në aspektin e vlerave dhe virtyteve. Lëkundjet dhe problemet aktuale, që kanë pllakosur shoqërinë, agonia shpirtërore, degjenerimet, dhuna dhe padrejtësia, - kanë shkaktuar mbrapshti që kanë marrë hov dhe po e shtyjnë njeriun e sotëm drejt humnerës, drejt dekadencës dhe kolapsit moral.

Njeriu sot po jeton në një gjendje të bjerrjes, zvetënimit dhe tëhuajësimit dhe, nën invazionin e mentalitetit materialist, ai është bërë një qenie e izoluar, e kurthuar nga dëshira të ulëta dhe primitive shtazarake, që dëshiron të jetojë në vetmi dhe vetëm për veten e tij. Individualizmi egoist ka filluar ta degradojë njeriun e kohës sonë. Ai, duke qenë plot dëshira të ethshme, lakmitare dhe zilie, po tregohet i pangopur, ambicioz, narcis dhe posesiv për çdo gjë. Njeriu bashkëkohor po i shmanget ballafaqimit me përgjegjësinë e tij personale për fatkeqësinë dhe tragjedinë që po gjeneron zbulimi tekniko-shkencor. Demokracia liberale shpie drejt nihilizmit dhe shoqëria e bollëkut të kapitalizmit liberal nga shumë kritikë të saj vlerësohet se përmban në vete farën e destruksionit dhe vetë-shkatërrimit. Njeriu i sotëm, në vend që të jetë shërbyes – rob dhe mëkëmbës i Allahut, Krijuesit të natyrës, - veten e tij e ka shpallur zot të natyrës. Ideologjitë materialiste kanë zvetënuar çdo gjë të shenjtë dhe të vlefshme tek njeriu, duke e trajtuar atë si një krijesë të pashpirt, thjesht një makinë robot.

Si rrjedhim, njeriu po ndihet i zhgënjyer, më i mërzitur se kurrë, me plot dilema e probleme të pazgjidhura. Ai shpeshherë, i ndikuar e i nxitur nga mendësia materialiste, shihet si një kafshë e egër dhe harbute, një qenie destruktive, si 'ujk për tjetrin', në kushtet që, sikurse në ligjin e xhunglës, vetëm më i forti mund të mbijetojë! Sipas shekullarizmit dhe mendësisë profane perëndimore, 'asgjë nuk mund të njihet me siguri dhe çdo gjë është e lejuar.'

Kohët e fundit gjithnjë e më shumë është në rritje numri i kritikëve që besojnë se ideja e lirisë së individit, po gjeneron egoizëm duke çuar deri në shkallën që njerëzit të shohin me skepticizëm të gjitha vlerat morale dhe të vërtetat hyjnore. Duke u treguar mospërfillës ndaj vlerave hyjnore, virtyteve dhe moralitetit, si rezultat i influencës së ideologjive të ndryshme ateiste, viktimë e së cilës është bërë shoqëria perëndimore, madje që nga momenti kur ajo praninë e Zotit filloi ta shihte si të tepërt, - njerëzit janë bërë peng i ëndjeve të tyre egoiste. Prandaj, njeriu sot jeton në ankth e pasiguri për të ardhmen, i kurthuar nga dyshime e dilema të shumta.

Prirjet e këtilla kërcënojnë vlerat e mirëfillta kulturore dhe fetare, që janë të nevojshme për të gjithë njerëzit dhe që mundësojnë ruajtjen e familjes dhe funksionimin e shoqërisë. Si rrjedhim, fa-

miljes dhe gjithë shoqërisë po i kanoset rreziku i shkatërrimit. Synimi ynë duhet të jetë ndreqja e çrregullimeve kulturore që ka pësuar shoqëria jonë gjatë kohës së monizmit, dhe evitimi i destruktiviteteve, nga të cilat ajo po kërcënohet thellësisht në kohën e sotme moderne.

Ndryshime të shumta që ndikojnë tek shoqëria jonë shqiptare, po instalojnë një jetë të bezdisshme dhe zvetënim të asaj që është e moralshme dhe e shenjtë. Ne duhet të punojmë për formimin e një vizioni ku shoqëria jonë të shfrytëzonte përparësitë e shkencës dhe teknologjisë, por në të njëjtën kohë kultura, feja dhe tradita jonë të kishin rolin qendror. Në këtë mënyrë do të mund të kontrollonim individualizmin dhe do të disenjonim një kornizë morale, e cila të pamundësonte që veset dhe dëshirat egoiste të triumfonin mbi ne.

Prandaj, është detyrë e njerëzve të ditur që t'i këshillojnë masat e gjera, që janë të dhëna pas dëshirave të tyre egoiste, duke punuar në nxjerrjen e tyre nga errësira të shumta në dritën e vetme të Islamit. "Nga ju le të jetë një grup që do të thërrasë për atë që është e mirë dhe urdhëron të bëhen punë të mira e ndalon nga veprat e këqija. Ata do të jenë të shpëtuar." (Ali-Imran, 104).

Masat e gjera kanë nevojë jo vetëm të këshillohen, po edhe të udhëhiqen nga një grup njerëzish të drejtë, që do të ruanin vlerat morale dhe fetare. Kjo kërkon që të jemi besnikë ndaj vlerave morale e fetare dhe të kapemi për rrënjët tona. Elita udhëheqëse e një populli duhet të jetë e pastër, jashtë kornizave të realitetit të prishur, në mënyrë që të punojë për përparimin jo vetëm material, po edhe shpirtëror të tij. Për të arritur këtë, shëmbëlltyrë për ne duhet të jetë jeta dhe vepra e Muhamedit a.s. dhe e shokëve të tij.

Njerëzit shpeshherë as që janë të vetëdijshëm për gjendjen e tyre të molepsur. Përkundrazi, ata jetojnë me bindjen se janë të lirë dhe se udhëheqësit e tyre punojnë që t'i çojnë drejt një jete të re, më të mirë! Mjerisht realiteti tregon të kundërtën. Si rezultat i faktit se aftësia e të kuptuarit mund të jetë e infektuar, ngase një numër i madh njerëzish adhurojnë materializmin dhe dëshirat e tyre, madje edhe të vërtetën mundohen ta shohin sipas prizmit të tyre dhe jo ashtu si është realisht, njerëzit nuk e kuptojnë gjendjen e tyre të mjerueshme dhe kritike. Ata u besojnë premtimeve boshe dhe jo të sinqerta të politikanëve të tyre, madje edhe atëherë kur shumë indikatorë mund të tregojnë se ata shpeshherë e çojnë shoqërinë nga një botë e injorancës, e materializmit të vrazhdë, korrupsionit, degradimit moral e material.




Pa mohuar rolin që ka familja në edukimin e fëmijëve, nuk duhet të harrojmë se si rezultat i zbatimit të ligjeve jo të përputhshme me natyrën e njeriut, mund të arrihet në rritjen e kriminalitetit, varësisë nga droga, dhe veseve të tjera. Prandaj identifikimi i Kosovës si një vend pa fe zyrtare, mund të ketë pasoja shumë të rënda për shoqërinë tonë. Mu për këtë arsye, prijësit e Bashkësisë Islame duhet të punojnë për të gjetur pëlqimin për njohjen e Islamit si fe zyrtare në Kosovë, sidomos meqë dihet se tashmë po punohet që një status i tillë t'i njihet Kishës Ortodokse Serbe.

Shekullarizmi nuk mund të shërbejë si bërthamë për një shoqëri të shëndoshë. Vlerat absolute hyjnore duhet të mbizotërojnë edhe në shoqërinë tonë. Tashmë jemi dëshmitarë se liberalizmi që beson në lirinë e individit, duke u treguar indiferent ndaj vlerave absolute, po shkakton kaos, duke shkatërruar kornizën e përbashkët morale që e mban të lidhur shoqërinë, duke e bërë individin që të anojë nga interesat e tij personale dhe egoiste, gjë që shpie pashmangshëm në konflikt, urrejtje, zili dhe hedonizëm.

Nga kjo rezulton se çdo shoqëria e kohës sonë është e sëmurë dhe shërimi i vetëm i saj është Kurani famëlartë dhe Syneti i Muhamedit a.s.. Mu për këtë qëllim, Muhammedi a.s. thotë: "U kam lënë dy gjëra. Nëse u përmbaheni, nuk do të humbisni kurrë, e ato janë: Libri i Allllahut dhe Suneti - tradita ime."

# Djalli vizual i personifikuar

## (Interneti dhe sfidat e tij, analogji me sfidat e dijetarit Seid Kutb)

Vargu i temave që presin të shtjellohen rrinë varur në mendje dhe, sikur thërrasin të shpërfillen nga lëmshi i imagjinatës në fijet e shkronjave përmes grepit të penës, për të thurur garniturën e ndjenjave, perceptimeve, mesazhit dhe porosisë së thellësisë së intelektit njerëzor.

Nga ato ide dhe konceptime, zgjodha këtë temë, e cila sikur më obligon të ofroj qasje nga këndvështrimi im, jo vetëm pse tematika që dua të trajtoj, është akute dhe emergjente, por edhe sepse protagonisti që e zgjodha për krahasim, bazuar në segmentin e analogjisë koherente dhe historike të jetës së tij, besoj se këto do të ofrojnë një linjë të mbrojtjës së idealit Njeri, ose së paku të një përpjekjeje dinjitoze.

Bazuar në të arriturat teknologjike bashkëkohore Njeriut i është ofruar një mundësi komode e të kuptuarit të fenomeneve dhe e aplikimit dinamik të diturive, por nga ana tjetër nuk është zvogëluar aspak probabiliteti animal ndaj stereotipeve dhe kufijve regresivë të imagjinatës së atyre që përmes teknologjisë së sofistikuar, në vend që njeriun ta lënë si shfrytëzues racional të tyre, janë duke e shfrytëzuar dhe konsumuar iracionalisht.

Pa dyshim, si Njerëz të humanitetit dhe si besimtarë të Hyjnores së vërtetë, na preokupon një ballafaqim i tillë me këtë superteknikë të sofistikuar, dhe ky preokupim shtrihet mbi familjet tona, rininë dhe shoqërinë njerëzore në përgjithësi.

Duke u nisur nga këto premisa, sot thuajse të gjitha vendet dhe institucionet relevante kanë aplikuar sanksionime decidive lidhur me kohezionin e aplikimit të teknologjisë informative dhe mediative, sidomos internetit, siç kishte ndodhur në Francë, p.sh., e cila para disa vitesh kishte sanksionuar emitimin e filmave vizatimorë amerikanë në vendin e vet.

Kur flasim për këto sanksione tek ne, dihet si është gjendja; këtu ka antisanksione ndaj asaj që vërtet është e garantuar edhe me konventa ndërkombëtare, ndaj lirisë së shprehjes së lirë të frymës dhe idesë së besimit.

Përkundrazi, i riu sot pa problem mund të gjejë qasje dhe liri të plotë për të blerë narkotikë, si dhe qasje skandaloze në internetkafe dhe aksente mediative,



të cilat, me disa përjashtime, janë shndërruar në monstrume djallëzore.

Vërtet të gjitha janë vërshuar para dritareve të syve tanë, dhe fantazma vizuale e tyre është duke depërtuar në kalanë e zemrave dhe dinjitetit tonë.

### -II-

Pra tematika që duam të trajtojmë, është sfida vizuale (interneti), kurse ballafaqimi analogjik që duam ta marrrim si shëmbëlltyrë, është heroi fisnik dhe vigani i çeliktë, i cili nuk u tjetërsua as para sfidave fizike dhe psikike të fantazmave kanibale, - e ky është Sejjid Kutbi.

Duke marrë parasysh se sfida para së cilës gjendemi sot, nuk i ngjan sfides me të cilën u ndesh ky vigan, ky personalitet i shekullit të mbrojtjes së të vërtetës para të pavërtetës, të drejtës para të padrejtës, të proklamimit të paqes para arrogancës avangarde, të trumbetimit të fjalës së lirë para tiranit dhe Firaonëve bashkëkohorë.

Pra është fjala për yllin e dinjitetit Njerëzor, shkrimtarin e shquar, intelektualin disident përballë komunizmit, komentatorin autodidakt dhe unikat të Kuranit Famëlartë dhe luftëtarin e pathyer para sfidave brutale, afër dy dekada burgjeve famëkeqe dhe në fund dëshmorin e lirisë, sypatremburin – SEJJID KUTBI.

Lusim Allahun ta pranojë ndër dëshmorët e piedestalit të lartë dhe ta shpërblejë me Firdeusin e Tij.

Dikush mund të kontestojë me arsye këtë analogji në mes temës dhe protagonistit në fjalë.

Në këtë këndvështrim nuk e kam ndërmend t'i qasem sfondit të medieve, sidomos jo internetit, nga këndvështrimi shkencor, të arriturat e të cilit pa dyshim janë evidente dhe impozante, evoluimi dinamik, eksploatimi i tij etj..., mandej as internetomanisë, e cila, sipas hulumtimeve të fundit, entet psikosociale kanë ardhur në përfundim se një pjesë jo e vogël e shoqërisë, sidomos e të rinjve, në vendet me zhvillim të lartë teknologjik, kanë rënë në varësi të kushtëzimit "interneticid" dhe anomalitë e kësaj varësie janë evidente si nga aspekti fizik, që konsiston në prishjen e shëndetit moral e çrregullimet e bioritmit kohor dhe hapësinor e shpirtëror, si dhe deliktet e tjera, siç janë humbja e interesit për punë, shkollë, familje dhe për vetë jetën ..!

Po ashtu këtu nuk e kemi ndërmend t'i qasemi as biografisë së përsonalitetit poliedrik dhe eruditit shekullor Sejjid Kutbi, por në këtë trajtesë të shkurtër do të marrim si një shembull konkret vetëm një segment nga jeta e lavdishme, pikërisht nga fundi i jetës së tij. Ky rrëfim është përcjellë në kronologji historike nga motra e tij e madhe, e cila si një vigane, ka përjetuar të gjitha ato krajata në zemrën e saj.

Po përmendim vetëm një insert të shkurtër gjatë kohës sa po gjykohej Sejj-

idi në burgjet famëkëqija të Egjiptit (udhëhequr nga tirani Abdylnaser), i cili në rrobën që mbante veshur gjatë qëndrimit në burg, kishte shkruar shumicën e komentimit të Kuranit famëlartë (Nën hijen e Kuranit), koment i cili ka bërë jehon dhe rizgjim në tërë botën, si dhe përbën një qasje të re në të kuptuarit dhe të konceptuarit e Kuranit duke thyer trajektoren e të komentuarit vetëm tradicional dhe transhendental të tij.

Motra e tij e madhe shkonte në vizitë dy herë në muaj për t'i marrë atë rrobë të vetme të trupit (pelerinën), e cila për Sejjidin ishte njëherazi edhe "tavolinë pune" dhe, në vizitën tjetër, ia kthente të pastër. Kështu do të vazhdonte për një kohë të gjatë.

Një ditë, kur burgosja e tij kishte marrë jehonë edhe jashtë Egjiptit, në të katër anët e botës, paria tirane e Egjiptit, duke mësuar shëndetin e përkeqësuar të tij nga atmosfera përfide e burgut dhe keqtrajtimet makabre, filluan të pregatisin skenarin për fundin (rilindjen ) e tij...!

Këtë do ta bënin vetëm pasi shpenzuan ofertat joshëse për përvetësimin dhe mposhtjen e përsonalitetit të tij, ngase ata i frikësoheshin penës së tij më shumë se një ushtrie, një penë ajo që, përballë injorancës bashkëkohore, godiste fuqishëm idetë e bastarduara dhe të tjetërsuara nga shpirti i Islamit më shumë sesa propaganda e regjimit për iluzionin emancipues perëndimor.

Megjithëkëtë, pushteti i frikësohej revoltës së popullit pas vdekjes eventuale të Sejjidit, një revoltë që do të ndikonte në imazhin e pushtetit në rajon dhe më gjerë.

Për arsyet e përmendura këtu, Qeveria e Egjiptit dërgoi të motrën e Sejjidit tek ai, si motra e madhe më që është si në vend të nënës, për të ndërmjetësuar. Ajo me atë rast, e mbushur helm, lot, dhimbje e nostalgji, natyrisht që pranonte ofertën për dialog ...!

"Nënshkruaje, vëllai im, - iu drejtua ajo me përdëllim.. - këtë shkresë të Qeverisë, se së paku pranon legjitimitetin e saj..."

Sejjidi, me dorë të dridhur nga mllefi dhe trazimi i shpirtit të tij vullkan, kishte marrë në dorë atë letër, duke ringjallur shpresat eventuale të së motrës së shkretë.., por menjëherë e kishte lëshuar në tokë, dhe kështu, me këtë veprim kishte fikur edhe atë fije të fundit shprese... për nënshkrimin e saj dhe për lirimin eventual të pritur gjatë..!



Dhe pas kësaj kishte shqiptuar fjalën e lavdishme të tij, fjalë e cila u regjistrua në analet e historisë - "Gishti që ngrihet dhe dëshmon Njëshmërinë e Krijuesit të vetëm dhe pa rival (ka interpretim se lidhur me këtë ka thënë edhe se, "gishti që shkruan komentin e Fjalës së Allahut ), nuk e nënshkruan këtë letër".

Dhe natyrisht, ky qëndrim i çeliktë i tij do të pasonte me likuidimin fizik - varje dhe zhdukje misterioze, pa gjurmë.

### Në vend të përfundimit

Lexues i nderuar, përderisa ky kolos i fjalës së lirë dhe viktimë e ndërgjegjes së saj, nuk "u josh " nga "ofertat" dhe intrigat njerëzore e pushtetare, qoftë edhe me çmimin e jetës së tij, duke ofruar "një ilustrim praktik të Kuranit" në vepër. Vërtet a nuk duhet të merret shembull kjo mrekulli e burrërisë përballë pasionit të kësaj bote!

Përderisa ky burr e sfidoi lirinë e vet për të ndriçuar lirinë e të tjerëve, qoft edhe me një akt formal për një kosto kaq të shtrenjët...a thua ku jemi ne në raport me të në burrëri në piedestalin e dinjitetit njerëzor.

Prandaj, ndërgjegjëja e ndershmërisë na thërrret të ndalemi para joshjes dhe thirrjes kureshtare të djallit vizual (internetit dhe teknologjisë mediative) që cyt dhe nxit për të ligën dhe të irituarën, të përballemi para akullit të injorancës me frerët e imanit, duke thënë edhe ne në këtë luftë në mes jetës dhe vdekjes së moralit, ashtu sikur u ndal Sejjidi i ndershëm përball robërimit të tij nën vellon e "ofertës për liri" para tehut të shpatës së xhelatit.

Pra, thuaj "gishti im që dëshmon për Njëshmërinë e Krijuesit, nuk e shtyp shigjetën e helmuar të djallit vizual" në zemrën time, dhe këtë vetëdijësim ta proklamojmë në familje dhe shoqëri, derisa të mos të ketë mekanizëm të mirfilltë institucional, i cili të mendojë më seriozisht dhe realisht për këtë dukuri, dhe me forma legjitime të propagandojë për anomalitë e tij, humbjen e fisnikërisë, moralit, turpit, intelektit etj.

Shohim se këtu ndryshon analogjia; nga ne nuk po kërkohet në këtë rast të nënshkruajmë kontratën e jetës a vdekjes, por jemi para sfidës së nënshkrimit të kontratës së moralit përballë jetës a vdekjes së tij.

Sigurisht që kjo arrihet vetëm nga ata që bartin shkëndija të shpirtit ngjashëm me shkëndijat e Sejjidëve të historisë së lavdishme.

E them këtë me pretendim, ngase kjo mënyrë e ekspozimit të hapur të amoralitetit dhe degjenerimit, është duke luajtur rol perfid në shkatërrimin fatal të moralit, e dihet se popujt dhe shoqëritë nuk janë tjetër veçse moral. Kur të bjerë ai, bien edhe ato së bashku me të, në shportën e historisë.

Prandaj mendoj se pa një vetëdijësim të vendosur, një të kuptuar të thellë të realitetit serioz ndaj jetës, një gjelozi të shëndoshë dhe progresive si dhe përkufizim të vetvetes brenda kornizës së turpit, - nuk ka ngadhënjim mbi pasionin në arenën e nderit.

"Nuk është trim vetëm ai që ngadhënjen ndaj armikut, por ai që ngadhënjen ndaj vetes së tij" (Muhamedi a.s.)

Të shohim se çka thotë i nderuari Sejjid Kutbi në njërën nga përmbledhjet e tij "Nën mbrojtjen e Kur'anit":

"Kjo është thirrje *besimtarëve,* me të cilën ata janë përshkruar me cilësi të re. Këto janë cilësi të tyre origjinale, përmes të cilave janë shdërruar në diçka të re, janë lindur sërish, janë rilindur shpirtrat e tyre, botëkuptimet e tyre, principet dhe qëllimet e tyre; me ta ka lindur edhe një detyrë e re, e cila është e lidhur me ta, dhe besimi i madh që u është dhënë, ky besim i udhëheqjes së njerëzimit dhe veprim i drejtë ndaj njerëzve. Thirrja - *o besimtarë* me këto cilësi, ka pasur vlerën dhe kuptimin e vet. Ky pra është kontakt *i një programi të madh edukativ,* të cilit i paraprin një detyrim i rëndë dhe i rëndësishëm", - për të vazhduar me tutje:

"Ai i pastron, i lartëson dhe i fisnikëron. I pastron zemrat, pikëpamjet dhe ndjenjat e tyre, i pastron shtëpitë, karakteret dhe lidhjet e tyre reciproke, pastron jetën, shoqërinë dhe sistemet e tyre, pastron nga papastërita e pabesimit, paganizmi, besëtytnitë dhe mitologjitë me produktet e tyre që përhapen *dhe emitohen në botë*. I pastron nga papastërtia e jetës së injorancës dhe ajo me se janë bërë të papastër dhe kanë ndotur ndjenjat, ceremonitë, zakonet vlerat dhe pikëpamjet".

***Rrahman Ferizi***

# Robër nuk do të bëhemi

## (Fjalim në Kongresin I të SDA-së - Sarajevë, 29.11.-01.12.1991)

Alija Izetbegoviç



Rrethanat dhe çasti janë pa dyshim të jashtëzakonshme, për fat të keq të jashtëzakonshme në kuptim të keq të fjalës. Bosnja e Hercegovina dhe qytetarët e saj, e po kështu edhe populli mysliman, po kalojnë nëpër çastet më dramatike në njëqind vjetët e fundit të historisë së tyre. Më së shkurti, kjo është zgjidhja midis luftës dhe paqes. Bosnja më herët ka ditur edhe për luftën edhe për paqen. Ajo që gjendjen e tanishme e bën të veçantë dhe pa krahasim, është se lufta që na detyrohet, nuk do të jetë luftë e zakonshme. Lufta në Bosnjën e sotme do të ishte luftë totale, kurse shumë aktorë të rëndësishëm të kësaj ndodhie ose nuk janë të vetëdijshëm, ose sillen sikur nuk janë të vetëdijshëm. Armata heq vija përgjatë e gjerë Bosnjës, sikur çdo gjë është në rregull, kurse disa hartografë të rinj, plotësisht të pavetëdijshëm se qëndrojnë mbi fuçi baruti, vizatojnë disa harta të reja dhe me të madhe ndajnë Bosnjën. Sikur këta kufij të Bosnjës, të vjetër më shumë se treqind vjet, të formuar me lëvizjet politike të forcës tektonike gjatë historisë së gjatë dhe të bujshme, nuk u pëlqejnë, ata janë administrativë, arbitrarë, kurse këta që ata i vizatojnë në zyrat e tymosura partiake, qenkan të drejtë dhe historikë. Ata nuk janë arbitrarë dhe administrativë. Nëse fuçia e barutit eksplodon, do të zhduket çdo gjë në tym dhe turp, edhe hartografët edhe gjeneralët, edhe të gjitha partitë edhe të gjithë prijësit, të gjitha ligjet dhe institucionet, dhe pjesa më e madhe e asaj që është në këto hapësira e për vite është ndërtuar me punë të mundimshme të dhjetëra brezave. Pasi kanë fatkeqësinë të jenë të pashkatërrueshëm, do të mbeten vetëm tre popuj të gjakosur dhe të mundur, të shkalluar dhe të bastarduar në kufij të barbarisë.

E ballafaquar me këtë vizion të zymtë, partia jonë deklarohet për paqe dhe shmangie të çdo rreziku konflikti. Dhe sa më i madh të jetë rreziku, ky deklarim yni për paqe, në të njëjtën masë është më i madh dhe më i vendosur. Përshkrimi i zi që kam theksuar, mund ta shpjegojë politikën tonë dhe mënyrën tonë të të menduarit: konflikti duhet të shmanget në çdo mënyrë, sepse në rast konflikti - pasi ky nuk do të ishte konflikt i zakonshëm dhe i kufizuar - çdo gjë do të bëhet e pakuptimtë. Ne këtë e kemi kuptuar plotësisht. Ka nevojë që këtë, ta kuptojnë edhe të gjithë të tjerët. Përcaktimi ynë për paqe është, pra, më shumë se dashamirësi. Ajo është ndjenjë e përgjegjësisë në kuptimin më të mirë të fjalës.

SDA ka, natyrisht, edhe synimet dhe interesat e veta specifike. Por, duke luftuar për paqe në BH, ajo, si e tillë dhe në këtë pjesë, përfaqëson barabarësisht të gjithë qytetarët dhe popujt e Republikës, sepse ruajtja e paqes dhe shmangia e konfliktit, pa dyshim është edhe interesi më i lartë i të gjithëve dhe për të gjithë në këtë vend.

Për këtë interes është motivuar angazhimi ynë për mbetjen e Jugosllavisë (në periudhën e hershme), respektivisht për mbetjen e një forme të bashkësisë jugosllave (më herët dhe tash). Na dukej se kjo ishte mënyra e vetme që rrugëdalja të bëhej me mjete politike dhe që të gjithë të fitonin diçka, nëse të gjithë nuk mund të fitonin gjithçka. Kemi besuar se të gjitha rrugët e tjera, në të cilat janë recesionet dhe "Jugosllavitë e cunguara" reciprokisht të lidhura dhe të kushtëzuara, shpien nëpër dhunë dhe konflikte. Për fat të keq, nuk jemi mashtruar. Ne vazhdojmë, tash nga pak në mënyrë utopike, që edhe më tej të besojmë se ndonjë formë e bashkësisë së popujve (republikave) që përbënin Jugosllavinë, edhe tash është e dëshirueshme dhe e mundshme. Për këtë shkak kemi pranuar pa rezervë dokumentin e Hagës, i cili hapte një perspektivë të tillë. Të gjithë ata që dinë diçka për zhvillimin e bashkësive politike, e dinë, po ashtu, se bashkësia e lirë njëherë e formuar, e formuar mbi të drejtat e njeriut dhe në tregun e lirë, do të kishte tendencë që shkallë-shkallë të rritej në një bashkësi më të fortë. Procesi i integrimit në Evropë, që kishte filluar si bashkësi e thëngjillit dhe çelikut, kurse sot po shndërrohet në një federatë të madhe evropiane, në mënyrën më të mirë e konfirmon këtë. Ata që nuk kanë dëshiruar ripërtëritjen e kurrfarë Jugosllavie, as tash në bazat e vjetra, as në bazat e reja evropiane – e kanë refuzuar "letrën e Hagës". Këta ishin sllovenët dhe serbët. Jashtë skemave të zakonshme, sllovenët këtë herë e bënë këtë haptazi. Serbët fshehurazi. Sllovenët në emër të pavarësisë kanë refuzuar qartë idenë e çfarëdo Jugosllavie të re; serbët Jugosllavinë e ofruar e kanë refuzuar në zemër të "Jugosllavisë". Kjo e dyta, natyrisht, edhe nuk është Jugosllavi, dhe ky është shkaku i parë që nuk është i pranueshëm për ne. I dyti, shkaku më i rëndësishëm është që kjo krijesa e ardhshme që na ofrohet (e formuluar në të a.q. "nismë beogradase"), nuk ësh-

të demokratike. Do të mund të jetonim me këqoftë dhe në çfarëdo bashkësie, me kusht që të jetë demokratike, por demokracia në këto hapësira, sipas të gjitha gjasave, është çështje e një procesi të gjatë dhe e një të ardhmeje mjaft të largët.

Në situatën e tillë BH sovrane në një bashkësi të lirë, për ne është garancia e vetme për jetë dinjitoze dhe në liri. Dhe kjo jo vetëm për popullin mysliman, po edhe për atë serb dhe kroat. Duke marrë parasysh përbërjen e popullsisë, BH e tillë, duhet të ketë raporte speciale me Serbinë, nga një anë, dhe me Kroacinë, nga ana tjetër, dhe pa marrë parasysh se si dhe në çfarë mënyre, këto dy republika (shtete) do të jenë të lidhura. Konsiderojmë se këto mund të zgjidhen. Serbët nuk bën ta kenë ndjenjën se me kufij shtetërorë janë të ndarë nga Serbia, kroatët gjithashtu nga Kroacia. Pra, nuk ka pasaporta për serbët në Drinë. As për kroatët në Unë dhe Savë. Serbia dhe Kroacia janë shtete nacionale. Bosnja dhe Hercegovina nuk është e tillë, dhe mund të jetë vetëm republikë qytetare. Sepse, në BH nuk jetojnë myslimanët, serbët dhe kroatët, po përzierje nacionale e këtyre tre popujve (natyrisht në numër më të vogël edhe të tjerë). Nëse dikush flet për vetëdeklarimin e popujve (në kuptimin etnik), ai duhet të sqarojë se si të aplikohet ky parim - që është i pakontestueshëm - në përzierjen e popujve çfarë e gjejmë për shembull në Sarajevë, po edhe në BH gjithandej. Në BH pyetja e vërtetë nuk është a të vetëdeklarohen dhe si të vetëdeklarohen popujt, por si të vetëdeklarohen përzierjet e tyre. Kësaj pyetje ende nuk ka dhënë askush përgjigje recidive dhe të qartë teorike.

Natyrisht, përgjigjja praktike ekziston, e kjo është formula historike e Bosnjës si bashkësi multikonfesionale, multinacionale dhe multikulturore. Përse të prishet diçka që është krijuar në rrethana të ndryshme historike dhe ka funksionuar mirë, dhe, krahas kësaj, paraqet qartësisht një zgjidhje humane, demokratike dhe - nëse dëshironi – evropiane? Përse të ndërrohet kjo dhe kur do të mund të bëhej? E sidomos, nëse kjo nuk është e mundur pa dhunë e gjak, dhe nëse krahas kësaj ofrohet një koncept retrograd i autokracisë nacionale?

I thërras bashkëqytetarët serbë e kroatë dhe fqinjët serbë e kroatë dhe liderët e tyre, të kërkojmë një dalje të njerëzishme nga ky konfrontim, dalje e bazuar në të drejtën dhe arsyen, që popujt tanë t'i kursejmë nga pësimet me të cilat jemi ngopur ditët e shkuara. Le të mos tentojë askush të na përçajë, sepse nuk mund të na përçajë, as të na privojë nga të drejtat tona, sepse këto të drejta do t'i kthejmë kurdo. As nuk e duam jetën më shumë se të tjerët, as nuk i frikësohemi vdekjes më shumë se të tjerët, e plagët na dhembin njësoj.

Ne kemi shpallur neutralitet në këtë luftë, sepse kjo ishte luftë vëllavrasëse, në të cilën nuk guxojmë dhe nuk duhet t'i përlyejmë duart. Ne kemi refuzuar t'i dërgojmë djelmoshat tanë në luftë, sepse kjo nuk është luftë për liri. Në këtë mënyrë ne kemi shpëtuar jetëra dhe shpirtra të shumë njerëzve tanë: jetërat, sepse nuk kanë vdekur, shpirtrat sepse nuk kanë vrarë! Pra, kemi bërë që të mos bëhemi as xhelatë dhe as viktima. Ky qëndrimi ynë mori mirënjohje dhe përkrahje nga të gjithë njerëzit e vullnetit të mirë dhe Jashtë. Ky qëndrim e ngriti autoritetin e Bosnjës në botë në kohën kur me të drejtë turpëroheni nga disa ngjarje që zhvillohen në këto hapësira, ju mundeni, nëse ndodheni në Botën e Jashtme, me të drejtë të thoni se jeni nga Herceg-Bosnja. Kjo atje do të thotë se jeni për paqe, demokraci dhe të drejtat e njeriut.

Ne kemi shpallur demilitarizimin e BH-së dhe ky mbetet ideali ynë dhe synimi i largët. Është mbase ironia e çastit që tash në BH mbretëron një proces plotësisht i kundërt. Bosnja e Hercegovina tash për tash është një copë tokë me përqendrimin sigurisht më të madhin, të armatës dhe teknikës ushtarake në Evropë. Problemin për të cilin është fjala, nuk mendojmë ta zgjidhim me konfrontim, as që kjo është e mundur. Ky është një proces që do të zgjasë. Armatës i duhet ndihmuar që të transformohet, kurse ushtarëve profesionistë dhe familjeve të tyre duhte t'u garantojmë të drejtat e fituara (puna, pensionet, banesat etj.). Por, kur është fjala për armatën, disa çështje nuk mund të shmangen:

E para, çfarë janë synimet luftarake të Armatës në Kroaci? Për ç'arsye, për shembull, sulmimi i Dubrovnikut?

E dyta, nga dhe për ç'arsye të ketë kaq pashpirtësi në udhëheqjen e luftës. Që të mbytet një njeri në uniformë, në "atë anën tjetër", me bombardimin masiv të vendeve të banuara, të vriten dhjetëra qytetarë, më së shpeshti gra e fëmijë. Me se mund të arsyetohet kjo?

E treta, përse raketa në BH, për se duhet të shërbejnë?

Natyrisht, nuk janë këto pyetjet e vetme, po janë më të rëndësishmet.

Kurse tash disa fjalë për disa çështje të tjera. Partia jonë si parti e popullit të varfër, do të duhet të merret me dy rajone të varfra dhe të rrezikuara: me atë të Zenicës dhe me krahinën e Cazinit. Zenica duhet dekolonizuar dhe asaj t'i kthehen fytyra dhe identiteti që ka humbur. Ajo duhet të bëhet qendër e të gjitha institucioneve të metalurgjisë së zezë, çfarë tash nuk është, sepse Zenica është një vatër e fuqishme e kuadrove dhe mjeteve. Sa i përket Krahinës, në masë të mundshme duhet ndihmuar "Agrokomerci", i cili tash për tash po mbahet vetvetiu. Kjo është një nga premtimet tona parazgjedhore, të cilat nuk i kemi plotësuar, por të cilat nuk duhen harruar.

Për sa u përket masave ekonomike të natyrës së përgjithshme, duhet vazhduar me riprivatizimin e filluar. Por, pasi që shitja e aksioneve, për arsye të kontrollit të pamjaftueshëm dhe sistemeve jopërkatëse, në disa raste praktikisht është shndërruar në grabitje të pasurisë shoqërore (shtetërore), praktikën e tanishme të shitjes së aksioneve duhet ta ndërpresim urgjentisht. Delegatët tanë duhet të iniciojnë menjëherë vendimet dhe masat ligjore në këtë drejtim.

Kongresi i sotëm duhet shfrytëzuar që në organe udhëheqëse të hyjnë njerëz të rinj, të veçantë, të rinj. Partia është e madhe, sepse ka përfshirë, qoftë si anëtarë ose simpatizantë, tërë popullin mysliman, jo vetëm në Jugosllavi po edhe në botë. Por, ajo ka filluar t'i ngjasojë një krijese me trup të madh e me kokë të vogël, sepse shërbimet në qendra të partisë kanë mbetur të pazhvilluara sa duhet dhe nuk mund t'u përgjigjen nevojave në rritje. Për këtë ka kontribuar edhe përqendrimi i funksioneve tek një person. Këto mangësi janë vërejtur edhe në këtë kongres. Parashohim masa që ato të mënjanohen në mënyrë efikase. Mendoj se në këtë aspekt rruga është e hapur.

Këtë raport të shkurtër do ta përfundoj duke iu drejtuar popullit mysliman: sikur edhe ne sot, një popull tjetër, s'është me rëndësi cili, është gjendur në udhëkryqin e njëjtë. A dëshirojmë ta ulim kokën ose do të qëndrojmë drejt, a dëshirojmë të bëhemi robër ose do të mbesim njerëz të lirë? Poeti i këtij populli është përgjigjur me ato fjalët e famshme, me të cilat edhe unë dëshiroj ta përmbyll: "Betohemi në Zotin e Madh, se robër nuk do të bëhemi!"

*Përktheu:*
***N. Ibrahimi***

# Vështrim kutubhaneve dhe zhvillimit të tyre në Kosovë*
## (Zanafilla, rrita dhe historiku)

**Osman Mehmeti**

**"Në të cilat ka vetëm dispozita të drejta e të qëndrueshme"**
*(Kaptina "El-Bejjine", 3)*

*"Një vend pa libra…është si qyteti pa pasuri, kështjella pa ushtarë, kuzhina pa enë, salla e bukës pa ushqime, kopshti pa barë, livadhi pa lule, druri pa gjethe."*
*(Umberto Eco, "Emri i trëndafilit")*

### HYRJE

Kurani është libër fetar që urdhëron qysh në ajetin e parë të tij leximin. Edhe Pejgamberi a.s., të cilit iu shpall ky libër, e urdhëronte ymmetin e tij në këtë rrugë. Edhe ashabët e respektuar dhe dijetarët e tjerë të mëdhenj islamë, ashtu siç qenë bërë shembull i qartë, për sjelljet e bukura dhe zemërgjerësinë e tyre, po ashtu ata nuk qëndruan anash as në shërbimet për dituri, njohuri dhe qytetërim, dhe as në dëshirën e themelimit të qytetërimit.[1]

Kështu, duke pasur parasysh urdhëresat e Kur'anit dhe Synetit të Pejgamberit a. s. dhe porositë e dijetarëve islamë lidhur me leximin, mësimin e kërkimin e diturisë, myslimanët qysh në vitet e parë të Islamit u angazhuan me të gjitha mundësitë e tyre për të mësuar e përfituar diturinë. Fillimisht ky angazhim u përqendrua më tepër në fushën fetare, sepse një pjesë e konsiderueshme e njohurive lidhej me detyrimet fetare (ibadetet) ditore, javore e vjetore. Ato detyrime nuk mund të kryheshin pa përfitimin e njohurive fetare. Një mysliman që duhej të agjëronte ose të falej i duhej të ngrinte kokën e të hulumtonte qiellin. Në këtë mënyrë ai ishte i detyruar të njihte qoftë edhe përciptas astronominë. Një tjetër që donte ta kryente haxhin duhej të kishte njohuri të thjeshta në gjeografi, një tjetër që do të ndjente detyrimin e dhënies së zekatit duhej të njihte qoftë edhe në një shkallë të ulët matematikën[2].

Me vendosjen e sundimit osman në trojet shqiptare e rrjedhimisht edhe në Kosovë (shek. XIV- XV), dhe sidomos me përhapjen e Islamit, i cili pati ndikim të ndjeshëm edhe në mënyrën e jetesës, por edhe në kulturën materiale e shpirtërore, nisi kontakti i shqiptarëve me kulturën orientale-islame, edhe pse shqiptarët historikisht kanë pasur lidhje kulturore si me Perëndimin ashtu edhe me Lindjen.[3] Mirëpo, me përqafimin e Islamit nga ana e tyre, lidhjet me Lindjen u zgjeruan, u shtrinë në disa fusha dhe u bënë më të drejtpërdrejta për një shtresë më të madhe të popullsisë.

Përhapja e Islamit në trojet shqiptare, s'ka dyshim se ka luajtur një rol të dorës së parë në këtë drejtim, por jo edhe përcaktues. Themi jo përcaktues sepse kanë qenë, në radhë të parë, vlerat e larta të qytetërimit islam dhe të kulturës islame-orientale ato që kanë hapur rrugën vetes për të gjetur admirues në mesin e shumë popujve të tjerë, pra edhe te shqiptarët. Ndërsa përhapja e xhamive, mektebeve, medreseve, teqeve dhe kutubhaneve[4] kanë ndikuar në mënyrë të ndjeshme në zgjerimin e lidhjeve dhe të marrëdhënieve të ndërsjella kulturore shqiptaro-orientale. Këto institucione të shumta, e institucionalizuan depërtimin kulturor të osmanëve në vendin tonë. Porse këto institucione nuk shërbyen vetëm si mjete të përvetësimit ideologjik në duart e qeveritarëve osmanë, siç është bërë zakon të thuhet. Ato u shndërruan në qendra të popullarizimit të arritjeve të shkëlqyera të qytetërimit islam, sidomos në fushën e letërsisë, në radhë të parë të poezisë, dhe të filozofisë. Dhe jo vetëm kaq. Por ato u shndërruan edhe në qendra të studimit të kësaj trashëgimie, në qendra të lëvrimit e të vjershërimit në gjuhën arabe, turke dhe perse[5].

Xhamitë, medresetë, teqetë, kutubhanet, etj., kanë ndikuar pa dyshim në vetë popullatën, në kulturën e saj, në zhvillimin moral, në zakonet, në arsimin fetar e artistik dhe në aspekte të tjera.

Historia e edukimit dhe e arsimit islam në Kosovë ka një lidhje të ngushtë me kutubhanet – bibliotekat islame, sepse midis shkollave islame (mektebeve, medreseve etj.) dhe kutubhaneve ka ekzistuar një marrëdhënie e ngushtë dhe e



veçantë. Shkollat islame edhe në Kosovë, sipas rregullit, ishin të pajisura me biblioteka të pasura. Kutubhanet si institucione, kanë ndikuar shumë në zhvillimin kulturor dhe në ngritjen arsimore të popullatës myslimane të këtyre anëve. Në përgjithësi në Botën Islame, krahas medreseve, edhe kutubhaneve u jepej një rëndësi e veçantë. Edhe pranë një xhamie pothuaj gjithnjë gjendej një bibliotekë, madje çdo xhami kishte bibliotekën e vet, në mos më shumë, gjithsesi me disa libra e dorëshkrime më të domosdoshme për nëpunësit e xhamisë, dhe sidomos "Mus'hafe" që shërbenin për lexim nga xhematlinjtë. Kutubhane me dorëshkrime e libra të çmuar kishin edhe njerëzit e pasur dhe të arsimuar, kurse numri i bibliotekave private në Kosovë, sikurse është dëshmuar, ka qenë shumë i madh, por fatkeqësisht nga stuhitë e kohës e sistemet e ndryshme, ato janë shkatërruar.[6]

Ndër bibliotekat islame - kutubhanet më të vjetra në Kosovë është ajo që e themeloi më 1513 poeti dhe alimi prizrenas, Suziu, pastaj ajo e "Mehmed Pashës" në Prizren, themeluar në vitin 1573, e cila ekziston edhe sot dhe ruan afro 200 dorëshkrime islame - orientale. Edhe në qytetet e tjera u themeluan biblioteka, si biblioteka e "Atik Medresesë" në Pejë, e cila ka pasur një koleksion të çmueshëm të librave dhe të dorëshkrimeve orientale, pastaj në Gjakovë më 1733 u hap biblioteka e "Medresesë së Madhe"[7] dhe biblioteka të tjera që dihen e që nuk dihen.

Për institucionin e kutubhaneve në Kosovë kanë shkruar studiuesit e njohur Dr. H. Kaleshi[8], Dr. M. Mujezinoviç[9], Dr. J.Rexhepagiç[10], M. Beqirbegoviç[11], M. Shukriu[12], R. Virmiça[13], R. Rexhepi[14], S. Mehmeti[15] e ndonjë tjetër që mund të ketë botuar ndonjë shkrim a të dhënë, megjithëse roli dhe kontributi i institucionit të kutubhaneve në Kosovë, po edhe më gjerë, me sa dimë, ende nuk është studiuar në mënyrë të mjaftueshme dhe nuk është arritur të bëhet një studim tërësor i përmbajtjes dhe i veprimtarisë së këtyre institucioneve.

## Fillet dhe zhvillimi i kutubhaneve në Botën Islame, në Perandorinë Osmane dhe te ne

Të shtyrë nga aspekti shpirtëror dhe nga nevoja praktike, në Botën Islame shumë herët ka filluar mbledhja, ruajtja dhe shumimi i fjalës së shkruar[16]. Vende koncentrimi të fjalës së shkruar kanë qenë, sikurse u tha, xhamia, mektebet, medresetë, kutubhanet, teqetë, spitalet dhe shtëpitë private.

Dihet mirëfilli se ndikimin kryesor për zhvillimin e shkrim-leximit dhe për përhapjen e librave, e ka pasur burimi i parë i mësimeve të Islamit - Kurani Fisnik, i cili, para së gjithash, i nxit dhe i porosit njerëzit që ta shfrytëzojnë fjalën e shkruar dhe leximin e saj (kira'a) dhe ai i përmend: suhufet - fletushkat[17], Kuranin/kitabin - libër i cili lexohet[18], sixhil-lin – letër e shkruar[19], kalemin - midadin – penën dhe ngjyrën[20] etj.

Pastaj Kurani i porosit njerëzit në kërkimin e diturisë, që nënkupton edhe fjalën e shkruar[21]. Ai kërkon shkrimin e porosive dhe vasijeteve[22] Pastaj, në Kuran tregohet se shfrytëzimi i Librit- el-kitab, i cili i është "shpallë botës mbarë", është e drejtë e të gjithë njerëzve dhe jo privilegj e vetëm disave[23] etj.

Po ashtu, është i njohur fakti se i dërguari i Allahut, Muhammedi a.s., ka porositur që në të gjallë të tij shkrimin e shpalljes së Kuranit (i shpallur midis viteve 611-632). Fjalët, mësimet, këshillat e porositë e tij, sikurse edhe të disa ashabëve, kanë qenë lëndë shkrimi dhe të ruajtjes.

Nga ana tjetër, njohja e të rinjve me Islamin, sikurse edhe pranimi i Islamit nga njerëz të rinj, në një sipërfaqe të gjerë gjeografike, që nga Kina deri në Atlantik, ka shtruar nevojën për shkrimin e ilmihalëve, doracakëve të ndryshëm dhe të literaturës jo vetëm nga fusha të dijes e të shkencës islame, po edhe të tjerë.

Kurse hyrja nën flamurin e në kufijtë e shtetit dhe të shoqërisë islame e shumë popujve me mësime religjioze, filozofike dhe etike të ndryshme, ka kërkuar nga ulemaja islamë që të ruhen nga këto mjedise dhe nga këto ide, e shpeshherë edhe të zhvillohen dialogë dhe biseda me ta, me qëllim që t'i përvetësojnë ata dhe t'i largojnë nga idetë dhe mësimet e tyre, ose të paktën, t'i mbrojnë mësimet islame nga sulmet dhe kritikat e tyre

Jetesa e myslimanëve në një mes etnik dhe fetar heterogjen, ka bërë që myslimanët të përballeshin nga ndikimet e ndryshme filozofike-etike. Kjo ka shtyrë që ata të ruajnë mësimet islame nga këto ndikime, që ka rezultuar me shkrimin dhe ruajtjen e librave të shumtë.

Lufta për pushtet dhe rivalitetet reciproke të disa popujve myslimanë (arabëve, persianëve, berberëve, turqve e shumë të tjerëve) gjithashtu ka ndikuar në studimin e prejardhjes së familjeve, fiseve dhe popujve, historisë së tyre, së bashku me përshkrimin e vendeve, mundësive fetare kulturore dhe ekonomike, si dhe të tipareve psiko-fizike të tyre. Duke pasur parasysh se për këto studime duhej të ofroheshin disa argumente fetare, kjo shkaktoi sfidën për provokimin e hulumtuesve të drejtësisë (fikut), apologjitikës, etikës, filozofisë, linguistikës, letërsisë dhe disiplinave të tjera shkencore, që aktivisht të merrnin pjesë në zgjidhjen e shumë problemeve të paraqitura në rrethin në të cilin ata jetonin[24].

Ringjallja e qendrave të lashta kulturore (Damaskut, Aleksandrisë, Semarkandit, Isfahanit) dhe ndërtimi i qendrave të reja (Medinës, Kufës, Basrës, Bagdadit, Kajros, Fesit), në të cilat po përqendrohej kapitali, ka bërë të arrihej deri te një gjendje e mirë materiale, andaj u mundësoi banorëve të atyre qendrave dhe rajoneve të merreshin me letërsi, filozofi, art dhe me shumë zeje, për të cilat po ashtu flitej e shkruhej.

Pikërisht një pjesë e këtyre punimeve, shqyrtimeve dhe shprehjeve arabe, turke e perse do të shtrihet edhe në viset e tona, të cilat do të përshkruhen dhe do të lexohen e studiohen në medresetë dhe do të shqyrtohen dhe arsyetohen nëpër xhami, teqe, shtëpi e kutubhane[25].

Kështu, bibliotekat më të njohura në Botën Islame kanë qenë: në Bagdad ("Bejtu-l-Hikme" themeluar më 830 dhe "El-Mustensirijje", themeluar më 1234), në Kajro ("Daru-l-Hikme-l-ilmijje", themeluar më 1005 dhe "Al-Azhar" themeluar më 975); në Kordovë (biblioteka e Hakemit II (961-976), etj., të cilat kanë qenë biblioteka publike.

Biblioteka (gjysmëpublike) kanë pasur pallatet e dinastive të ndryshme, p.sh., Emevinjtë, (në Damask dhe në Kordovë), Abasidet (në Bagdad), Samanidët (në Samerkand dhe Buhara), Gaznevinjtë (në Gazna), Fatiminjtë (në Kajro), Ejubinjtë (në Damask), Idrisinjtë (në Fes), Osmanlinjtë (në Stamboll) etj[26].

Biblioteka (private) kanë pasur disa vezirë të këtyre dinastive si dhe dijetarët dhe ulematë e njohur islamë, juristët, poetët, por edhe tregtarët, esnafët - zanatlinjtë etj.[27]

Edhe në shoqërinë osmane kutubhanet kanë pasur vlerë të madhe. "Osmanlinjtë, shkruan historiani i mirënjohur i Perandorisë Osmane Halil Inalxhik, kutubhanet i kanë themeluar nëpër xhami,

nëpër spitale dhe nëpër teqe, por kanë themeluar edhe kutubhane private nëpër shtëpitë e tyre. Shumë përmbledhje librash private kanë arritur nëpër kutubhanet e vakëfeve, sepse është konsideruar gjë shumë e çmueshme që librat të dhuroheshin për ndonjë hajrat. Biblioteka ka përfaqësuar njësinë e veçantë në përbërje të vakëfit; zakonisht ka qenë e vendosur në ndonjë lokal prej guri ose në ndonjë godinë të ndarë. Me vakëfname është përcaktuar se si duhet të ruhen dhe të shfrytëzohen librat. Po ashtu është emëruar bibliotekari, i cili ka marrë rrogë nga fondet e vakëfit. Në këto biblioteka sot e kësaj dite ruhen mbi dyqind mijë dorëshkrime të epokave të ndryshme nga të gjitha vendet e Botës Islame që përbëjnë burimin më të pasur të konstruksionit historik dhe kulturor të islamit"[28].

Nga koha kur trevat tona drejtpërdrejt janë njohur me fjalën e shkruar orientale – islame, shek. XIV e deri më sot, ajo ka pasur një përvojë, traditë dhe përmbajtje shumë të pasur. Kësisoj, edhe te ne janë themeluar kutubhanet e para, si në Prizren, Gjakovë, Pejë, Prishtinë etj., të cilat, sipas studiuesve, u kanë takuar disa llojeve të kutubhaneve.

Gjatë shekujve të kaluar, kutubhanet kryesisht kanë qenë pranë xhamive dhe medreseve, qoftë në brendi të tyre, qoftë në anekset e tyre. Edhe dijetarët - ulemaja natyrisht që kanë pasur kutubhanet e tyre, të cilat u kanë takuar kutubhaneve private-personale. Këto të fundit, kryesisht kanë qenë shumë të pasura me libra dhe dorëshkrime nga gjuha arabe, osmane dhe perse, qoftë vepra të autorëve tanë, qoftë të autorëve të huaj.

### NDARJA E KUTUBHANEVE

Për sa i takon ndarjes së kutubhaneve, ç'është e drejta, në literaturën që disponohet, kemi hasur disa mendime. Kështu, p. sh., studiuesi boshnjak mr. Nijaz Shukriç[29], mendon se kutubhanet në Botën Islame, e rrjedhimisht edhe në Perandorinë Osmane, e përmes saj edhe te ne, janë ndarë në:

1. Biblioteka publike (bibliotekat e vakëfeve)
2. Biblioteka gjysmëpublike (pranë pallateve) dhe
3. Biblioteka private[30].

Ky studiues, madje konstaton se te ne, (Kosovë, Bosnjë, Maqedoni), në përgjithësi, janë njohur vetëm këto dy të parat, d.t.th., bibliotekat publike (të pavarura ose pranë ndonjë institucioni) dhe bibliotekat private. Bibliotekat gjysmë publike, të shumtën, shkruan ky autor, kanë qenë nëpër metropole, pranë pallatit të ndonjë kalifi, sulltani ose pranë pallatit të ndonjë veziri. Edhe këto biblioteka kanë qenë në shfrytëzim, por vetëm me leje të veçantë.[31]

Nga ana tjetër, studiuesi dr. Hasan Kaleshi[32], mendon se kutubhanet, sidomos ato të periudhës së hershme të qeverisjes osmane në viset tona, mund të ndahen në tri lloje:

1. Bibliotekat private (personale)
2. Bibliotekat e xhamive, mesxhideve dhe teqeve
3. Bibliotekat e medreseve, që sipas tij, ky ishte lloji më i rëndësishëm i bibliotekave, sepse në një farë mënyre ato ishin biblioteka publike, se qytetarët kishin mundësi t'i huazonin librat, t'i lexonin apo t'i përshkruanin ato.

Një ndarje të ngjashme të kutubhaneve si të dr. H. Kaleshit, me pak ndryshime, e gjejmë edhe te studimi i prof. Resul Rexhepit[33]. Të njëjtin mendim kemi parapëlqyer edhe ne, sepse, kujtojmë se është më i detajuar dhe përkon me zhvillimin, rritën dhe historikun e kutubhaneve te ne.

Sido që të jetë, është më se e njohur se kutubhanet private i kanë themeluar disa dijetarë, personalitete të rëndësishme si dhe dashamirët e librit, të cilët kishin bërë punë të ndryshme gjithandej intelektuale e profesionale dhe të cilët kishin mundësi për blerjen e librave. Është e njohur po ashtu se librat ishin shumë të shtrenjtë, sepse ata shkruheshin me dorë dhe ilustroheshin me ilustrime të ndryshme. Të shumtën e rasteve këta libra liheshin vakëf para vdekjes së pronarëve të tyre, apo ndodhte që ata t'i lënin vakëf trashëgimtarët e tyre pas vdekjes, për disa shkolla (medrese), bibliotekat e të cilave ishin rritur në këtë mënyrë dhe ishte rritur numri i librave në to.

Bibliotekat e xhamive ruanin kryesisht dorëshkrime të "mus-hafeve" dhe "xhuze" të veçantë të tij, si dhe libra fetarë të përgjithshëm. Këta libra u jepeshin në dispozicion njerëzve për lexim apo për përshkrimin e tyre. Teqetë, po ashtu kanë pasur bibliotekat e tyre, të cilat të shumtën e rasteve në fondin e tyre kishin përfshirë kryesisht vepra të karakterit mistik[34].

Dokumentet e ndryshme flasin për disa personalitete të rëndësishme, që kanë lënë vakëf dhe i kanë dedikuar për këto biblioteka kopjet më të bukura të Kuranit si dhe një numër të madh të librave të tjerë.

Siç përmendëm më sipër, bibliotekat më të rëndësishme dhe më interesante, si për nga funksioni i tyre, ashtu edhe për sa i takon përbërjes së fondeve, kanë qenë ato kutubhane që gjendeshin pranë komplekseve shkollore (medreseve, mektebeve etj.), sepse ato ishin më të pajisura, kishin një numër të madh të librave dhe ishin më të dobishme në aspektin përmbajtësor. Dhe se secila bibliotekë ishte e pajisur me veprat më të njohura në lëmin e shkencave natyrore dhe fetare, të cilat mësoheshin në atë kohë. Si bibliotekat po ashtu dhe medresetë, në atë kohë ishin të themeluara vetëm sipas sistemit të vakëfit.

Meqenëse vakëfi ishte institucion i bamirësisë dhe librat ishin prej gjërave që mund të liheshin vakëf, shumë biblioteka, të cilat në kohën e themelimit të tyre ishin shumë modeste, me kalimin e



kohës u pajisën me një numër të konsideruar të librave. Kështu ne nuk i shohim vetëm personalitetet e njohura dhe të pasurit, që lënë libra vakëf, por këtë e bënin edhe njerëzit, që kishin një pasuri modeste, madje edhe zanatçinjtë e ushtarët (gazitë), të cilët jo vetëm që kanë lënë vakëf libra, po ata i hasim të kenë qenë edhe përshkrues e kopjues të tyre[35].

Prej dokumenteve të vakëfeve të ndryshme, shohim se mësuesit ishin ata që kujdeseshin për këta libra, atëherë kur bibliotekat ishin të vogla, ndërsa sekretari i bibliotekës, apo siç quhej ruajtësi i librave (hafiz-i kutub)[36], atëherë kur bibliotekat ishin të mëdha.

Dëshirën që libri të jetë sa më mirë dhe sa më shumë i shfrytëzueshëm e gjejmë të përmendur në çdo vakëfname ku përmenden librat e vakëfuar. Njëjtë është edhe me shënimet për vakëfnimin e vetë librave. Nëse vakëflënësi ka lënë edhe ndonjë shënim a porosi të veçantë, si p.sh., që akëcili libër të mos shitet, të mos dhurohet, të mos lihet peng, të mos nxirret jashtë vendit ku është vakëfuar, atëherë ky libër ka qenë në shërbim të gjerë. Përveç blerjes së dorëshkrimeve nga qendrat e vjetra islame (Mekë, Medinë, Damask, Jerusalem, Bagdad, Kajro, Brus, Stamboll etj.), kopjimi i librave ka qenë burim shumë domethënës. Në Kosovë kjo veprimtari ka qenë mjaft e zhvilluar (sidomos nëpër medrese)[37]. Madje edhe pas osmanlinjve dhe përhapjes së librit të botuar, kjo traditë, kujtoj, nuk është ndërprerë[38].

Prandaj, na thotë mendja, do të ishte me interes shkencor për kulturën dhe të kaluarën tonë islame dhe kombëtare sikur të studioheshin dhe të njiheshin në mënyrë meritore institucioni i kaligrafistëve (hat-tat), miniaturistëve (res-sam) dhe të libërlidhësve (muxhel-lid), të cilët sigurisht se nuk kanë qenë në numër të paktë.

---

*Fusnotat:*

* Pjesë nga punimi i diplomës me titull *"Kutubhanet dhe roli i tyre në zhvillimin e kulturës islame në Kosovë",* mbrojtur më 30 shtator 2005 në Fakultetin e Studimeve Islame në Prishtinë.

1. Sami Frashëri, *Qytetërimi islam*, Shkup, 2002, f. 35.
2. Prof. dr. Ziya Kazici, *Historia e arsimit islam*, Tiranë, 2001, f. 3.
3. Dr. Shefik Osmani, *Klasikët e Lindjes në gjuhën shqipe*, "Univers", nr. 1, Tiranë, 2001, f. 45.
4. Fjala *kutubhane* rrjedh nga fjala arabe *"kutub"* - libra dhe nga fjala perse *"hane"*-shtëpi, ndërtesë, d.m.th. bibliotekë. Ne gjatë shtjellimit të punimit tonë, të shumtën, kemi parapëlqyer që fjalën bibliotekë ta përdorim në origjinal: d.m.th. kutubhane, megjithëse, edhe emërtimi bibliotekë islame, sipas mendimit tonë, do të ishte i pranueshëm. Kurse, nuk pajtohemi në asnjë mënyrë me qëndrimin e disave, siç kemi parë kohëve të fundit, që në vend të fjalës kutubhane ose bibliotekë islame të përdorin fjalën kuranotekë (madje: Kuranotekë), sepse, një gjë e tillë, për mendimin tonë, është tepër naive, e paqëndrueshme shkencërisht dhe e dëmshme. Sepse po t'i thuash bibliotekës islame kuranotekë, d.m.th. të ngushtosh veprimtarinë e bibliotekës islame në një vend vetëm për ruajtjen e Kuranave, sa kohë që, dihet fakti, që ka vetëm një Kuran të shtypur në shumë kopje.
5. Gazmend Shpuza, *Jeta letrare në gjuhët orientale në Shqipëri,* "Perla", 1-4, Tiranë, 2001, f. 5.
6. Sadik Mehmeti, *"Biblioteka Qendrore e Vakëfit" në Prishtinë 1951-1961*, "Dituria Islame", nr. 1960-1961, Prishtinë, 2003, f. 39.
7. Madzida Becirbegovic, *Prosvjetni objekti islamske arhitekture,* "Antikitete të Kosovës", nr. VI-VII, Prishtinë, 1972-1973, f. 81-96.
8. Hasan Kaleshi, *Prizren kao kulturni centar za vreme turskog perioda,* "Albanoloshka istrazivanja", 1, Prishtinë, 1962, fq. 91-117. Hasan Kaleši, *Spomenici islamske arhitekture i orijentalni rukopisi*, Kosova nekad i danas, Beograd, 1973, 478. Dr. Hasan Kaleshi, *Dorëshkrimet arabe në Jugosllavi*, "Edukata Islame", nr. 70, Prishtinë, 2003, f. 58-72.
9. Mehmed Mujezinovic, *Kolekcija Orijentalnih rukopisa biblioteke Mehmed-Pašine dzamije u Prizrenu,* "Starine Kosova", br. II-III, Priština, 1963, f. 198-205.
10. Dr. Jašar Redzepagic*, Razvoj prosvete i školstva albanske narodnosti na teritoriji današnje Jugoslavije do 1918 godine*, Priština, 1968; Po ai: *Faltore, Institucione dhe qendrat islame në Kosovë (Xhami, teqe, Kutubhane, vakëfe)*, "Edukata Islame", nr. 65, Prishtinë, 2003, f. 47-55.
11. Madzida Becirbegovic, *Prosvjetni objekti islamske arhitekture,* "Antikitete të Kosovës", nr. VI-VII, Prishtinë, 1972-1973, f. 81-96.
12. Muhamet Shukriu, *Prizreni i lashtë, morfologjia e ecurive për ruajtjen e kulturës materiale*, Prizren, 2001.
13. Raif Virmiça, *Kosova'da osmanli mimari eserleri,* Ankara, 1999.
14. Resul Rexhepi, *Vakëfi institucion shumë i rëndësishëm islam*, "Edukata islame", nr. 57, Prishtinë, 1995, f. 45-59.
15. Sadik Mehmeti, *"Biblioteka Qendrore e Vakëfit" në Prishtinë 1951-1961*, "Dituria Islame", nr. 1960-61, Prishtinë, 2003, f. 40.
16. Shih Kasim Dobraca, *Uticaj Kurana na širenje pismenosti, kaligrafije i ornamentike medu islamskim narodima,* Glasnik, VIS, Sarajevë, nr. 4-6, Sarajevë, 1962, 120-123.
17. Kaptina "El-A'la", 18-19.
18. Kaptina "El-Bekare", 1.
19. Kaptina "El-Enbija", 104.
20. Kaptina "El-Kalem', 1; Kaptina "el-Kehf", 109.
21. Kaptina "El-Alak", 1; Kaptina "Ta Ha", 114.
22. Kaptina "En-Nisa", 12.
23. Kaptina "El-Kalem", 52.
24. Mr. Nijaz Sukric, *Gazi Husrev-Begova biblioteka - doprinos uvakufljene knjige obrazovanom procesu kod nas,* "ANALI", Gazi Husrev-begove biblioteke, knjiga, IX-X, Sarajevë, 1983, f. 294.
25. Mr. Nijaz Sukric, *Gazi Husrev-Begova biblioteka - doprinos uvakufljene knjige obrazovanom procesu kod nas,* "ANALI", Gazi Husrev-begove biblioteke, knjiga, IX-X, Sarajevë, 1983, f. 293.
26. Epërsinë e bibliotekave të myslimanëve karshi atyre të botës së krishterë, në mënyrë shumë objektive e përshkruan në romanin e tij *"Emri i Trëndafilit",* Prishtinë, 2005, f. 43, shkrimtari i njohur Umberto Eco, ku thotë: "…Di se abacia juaj është e vetmja dritë që krishterimi mund t'u kundërvihet atyre *tridhjetë e tri bibliotekave të Bagdadit, dhjetë mijë kodikëve* të vezirit Ibn el-Ahkami, se numri i biblave tuaja është baras me *dy mijë e katërqind Kuranët* (në dorëshkrim – O.M.) që ka Kajroja dhe se përmbajtja e rafteve tuaja është një pamje e shkëlqyer kundër legjendës krenare të të pabesëve (lexo: myslimanëve – O. M.) që vite më parë e paraqitnin bibliotekën e Tripolit si të pajisur me *gjashtë milionë vëllime dhe të banuar nga tetë mijë komentues e dyqind shkrues…*"
27. Filip Hiti, *Istorija Arapa*, Sarajevë, 1967, f. 374-377, 480, 560; Ahmed Shelebi, Tarih *et-Terbijjeh el-islamijjeh*, Kajro, 1966, fq. 180-205, Cituar sipas, Mr. Nijaz Sukric, *Gazi Husrev-Begova biblioteka - doprinos uvakufljene knjige obrazovanom procesu kod nas,* "ANALI", Gazi Husrev-begove biblioteke, knjiga, IX-X, Sarajevë, 1983, f. 294.
28. Halil Inalxhik, *Perandoria Osmane (periudha klasike 1300-1600),* Shkup, 1995, f. 252
29. Mr. Nijaz Šukric, op. cit. f. 291-304.
30. Mr. Nijaz Šukric, op. cit. f. 294.
31. Kështu, p.sh. Ibn Sinait i është lënë në shfrytëzim biblioteka shumë e pasur e udhëheqësit Samanid, Nuhut II (976-997) në Buhara.
32 Dr. Hasan Kaleshi, *Dorëshkrimet arabe në Jugosllavi*, "Edukata Islame", nr. 70, Prishtinë, 2003, f. 60.
33. Resul Rexhepi, *Vakëfi institucion shumë i rëndësishëm islam*, "Edukata islame", nr. 57, Prishtinë, 1995, f. 45-59.
34. Dr. Hasan Kaleshi, *Dorëshkrimet arabe në Jugosllavi*, op.cit. f. 63.
35. Zagorka Janc, *Islamska minijatura*, Zagreb, 1985, f. 26.
36. Me institucionin e *hafiz-i kutubit* (sekretarit të kutubhaneve) në Kosovë, deri më sot, në mënyrë të veçantë nuk kam takuar që të jetë marrë ndonjë studiues.
37. Dr. Hasan Kaleshi, *Dorëshkrimet arabe në Jugosllavi*, "Edukata Islame", nr. 70, Prishtinë, 2003, f. 67.
38. P.sh. Myftiu i Prizrenit, H. Rrustem ef. Shporta, në vitin 1921, kishte shkruar dy vepra origjinale në gjuhën arabe, pastaj Mulla Mehmed ef. Salihu nga Bresana e Opojës, ka shkruar disa vepra më 1951, Abdullah Telaku nga Prizreni ka kopjuar në vitet e njëzeta të shek. të kaluar shumë vepra nga gjuha turke dhe arabe etj.

*Intervistë me kryeimamin e Këshillit të BI-së së Ulqinit Rexhep ef. Lika*

# Ulqini qyteti më i qetë në Mal të Zi, meritë e myslimanëve që jetojnë aty

Në intervistë me kryesimin e BI-së Ulqinit Rexhep ef. Lika, flet për shkollimin e tij, për myderrizët e medresesë së Prishtinës, për punësimin dhe angazhimin e tij në detyrën e imamit në Plevle edhe pse nuk e njihte gjuhën boshnjake, për peripecitë e tij me pushtetarët e kohës përkitazi me mësimbesimin, për kalimin e tij në Tuz, e më vonë në Ulqin, për rezultatet e arritura në Tuz me të rinj entuziast në mësimbesim dhe për një lloj "mirëkuptimi" me ish-pushtetarët që mos të përzihet në politikë, për kalimin e tij në Ulqin, për angazhimin e tanishëm si kryeimam, për zhvillimin e jetës fetare, si dhe për sfidat e Këshillit të BI-së të Ulqinit në rrethanat e reja.

***D.I.:*** *Hoxhë në fillim na thuaj diç shkurtimisht për biografinë tuaj?*

***Rexhep ef. Lika:*** Unë jam Rexhep Lika i indur në fshatin Brajsh në komunën e Ulqinit më 1940. Shkollën fillore e kam mbaruar në vendlindje, ndërsa Medresenë e Ultë në Prishtinë (1956-1959),

***D.I.:*** *Atëkohë kënd e keni pasur mësues në Medrese?*

***Rexhep ef. Lika:*** Në medrese mësues dhe drejtor ka qenë Bajram ef. Agani, i takoj gjeneratës së II apo të III ku me mua në medrese kanë qenë edhe Mustafë Dervisholli, Jashar Jashari, Hasan Salihu, Shaqir Ismaili, Hajrullah Hoxha etj.

***D.I.:*** *Pos hfz. Aganit kush ka qenë profesor tjetër në Medrese?*

***Rexhep ef. Lika:*** Ka qenë hfz. Ishaku në Kuran, pastaj hfz. Muharrem Adili, etj

***D.I.:*** *Pas përfundimit të medresesë ku keni vazhduar?*

***Rexhep ef. Lika:*** Pas medresesë kam kryer shërbimin ushtarak, pasi kam kryer shërbimin e atëhershëm



Rexhep ef. Lika

ushtarak jam caktuar më 1962 në detyrën e imamit në xhaminë e Plevles. Pastaj kam ardhur imam në xhaminë e Tuzit 1965-1987.

Gjatë shërbimi në Tuz kam përfunduar edhe medresenë e mesme, pastaj kam regjistruar fakultetin teologjik në El-Beida të Libisë .

Në Libi kam qëndruar 1 vit shkollor pastaj ndodhi grushtshtet kundër mbretit kështu që i ndërpreva studimet ngase për disa vite nuk pranuan student të jashtëm e unë u detyrova të vazhdoj punën time si imam.

***D.I.:*** *Kur keni ardhur me detyrë në Ulqin?*

***Rexhep ef. Lika:*** Në Ulqin kam ardhur si imam më 1987, detyrën e imamit e kam kryer deri në vitin e kaluar, tashti ushtroj detyrën e kryeimamit në KBI të Ulqinit.

***D.I.:*** *Në cilën xhami keni shërbyer në Ulqin?*

***Rexhep ef. Lika:*** Fillimisht kam shërbyer në xhaminë e Bregut, e pastaj në xhaminë kryesore atë të Mesxhahut. Por mos të harroj pa e përmendur se edhe në Plevle e edhe në Tuz një kohë kam ushtruar detyrën e sekretarit të Këshillit të BI, po ashtu një kohë kam kryer edhe detyrën e kryeimamit e detyrën e kryeimamit këtu në Ulqin e kam marrë pas vdekjes së Ibrahim ef. Bajramoviqit.

***D.I.:*** *Për ne do të ishte me interes të na thoni sa ka qenë tërheqëse që atë kohë në ish- sistemin të merrni detyrën e imamit?*

***Rexhep ef. Lika:*** Për gjeneratat e reja që dalin sot e marrin detyrën e imamit është e pabesueshme se si ka qenë koha në të cilën ne kemi vepruar, për shkak se ne është dashtë të respektojmë vendimet e Meshihatit për të punuar. E një prej atyre vendimeve të Meshihatit që mua nuk më ka konvenuar fare ka qenë caktimi im imam në Plevle ngase unë nuk kam ditur gjuhën boshnjake?

***D.I.:*** *Keni qenë i obliguar të ligjëroni në gjuhën boshnjake?*

***Rexhep ef. Lika:*** Po, edhe pse nuk e dija në shkallë të mirë, por me refuzua nuk bënte, bile unë pata refuzuar fillimisht, por mu kthye përgjigja ose aty ose askund dhe këtë pas një viti, kështu që u detyrova të shkojë në Plevle.

***D.I.:*** *Po a kishte vend në xhamitë ku flitej shqipja?*

***Rexhep ef. Lika:*** Unë mendoj që kishte, por kështu kishin vendosur instancat e larta e them këtë sepse Ibrahim Bajramoviqi nuk e ka ditur shqipen mirë, ai ishe vendosur imam në Ulqin, e unë nga Ulqini që nuk dija boshnjakisht në Plevle ku flitej boshnjakishtja.

***D.I.:*** *Hoxhë efendi me çfarë sfidash është përballur imami atëkohë?*

***Rexhep ef. Lika:*** Imami atë kohë është përballur me shumë sfida, fillimisht nga ana e strukturave të pushtetit jemi pa si një element jo i dëshiruar dhe jo i mirëpritur në shoqëri, ngase dihet që komunizmi hoxhën si shpje-

gues të fesë e paraqiste si element jo të dëshiruar për shoqërinë, por që e ka toleruar sa me mbijetuar. Pastaj sfidë tjetër ka qenë se nuk kemi pas rroga, kemi qenë ekonomikisht shumë dobët, pastaj sfidë në vete ka qenë mungesa e literaturës në gjuhën shqipe, por është dashtë të shërbeheshim nga gjuhët tjera boshnjake, arabe e turke.

***D.I.:** Hoxhë a mundesh me na thënë çka e ka shty një djalë të ri që të mbaj detyrën e imamit në këto kushte që po i përshkruani ju?*

***Rexhep ef. Lika:*** Dashuria e madhe për islamin, asgjë tjetër, nuk ke mund të llogaritësh në stimulim, por thjesht ka qenë bindja që jemi në rrugë të drejtë dhe se feja islame është ajo që i duhet njeriut si mision që duhet zbatuar, thjesht kemi qenë të bindur se jemi në rrugë të Allahut, kjo ka qenë, asgjë tjetër. Dhe sikur të lindsha edhe njëherë dhe të kisha edhe më shumë sfida do të zgjidhja përsëri këtë profesion.

***D.I.:** Si i ri në xhematë si je pritë?*

***Rexhep ef. Lika:*** Xhemati mund të them se ka qenë i ndarë në dy taborre, një pjesë e xhematit që kanë qenë të punësuar kanë pasur interesin e vet, pastaj postet, benificionet etj. Ata na kanë fol me një mirëmëngjesi a mirëmbrëma e selam nuk na kanë dhënë kurrë dhe edhe tash ende ajo pjesë e shoqërisë e ka atë frikë. Ndërsa në xhami kemi pas njerëzit që kanë qenë në pension, ata na kanë dashtë e na kanë respektuar, por për të ndihmuar diç mundësitë e tyre kanë qenë të vogla për shkak të statusit të tyre.

***D.I.:** Pos faljes së namazit çfarë aktivitetesh tjera keni kryer atë kohë?*

***Rexhep ef. Lika:*** Për të parën herë pas përfundimit të Luftës së Dytë botërore kam filluar me mësimbesim në Plevle.

***D.I.:** Në çfarë viti hoxhë?*

***Rexhep ef. Lika:*** Në vitin 1964, unë sipas udhëzimeve të Kryesisë së BI të Malit të Zi mësimbesimin kisha paraparë të mbaja të dielave, pra gjatë vikendeve. Fillova me pak nxënës, por vet iniciativa pati jehonë kështu që për




një kohë shumë të shkurtër numri i vijuesve të mësimbesimit arriti në 200, kjo i shqetësoi udhëheqësit e partisë, kështu që vetëm pas 8 jave më erdhën në forma të ndryshme të presionit për me ndërpre mësimbesimin.

***D.I.:** Po si u prit në popull iniciativa për mësimbesimin?*

***Rexhep ef. Lika:*** Populli e priti shumë mirë, sidomos besimtarët të cilët edhe i dërguan fëmijët e tyre në mejtep, por kishte edhe të atillë që ishin anëtar të partisë që i dërgonin fëmijët në mejtep ama mua më thoshin hoxhë mos na i shëno emrat tonë se na flasin ata të partisë.

***D.I.:** Nga kush kishit presion me e ndërpre mësimbesimin?*

***Rexhep ef. Lika:*** Nga Lidhja Socialiste, tek unë erdhën aktivistët e Lidhjes Socialiste, pastaj drejtorët e shkollave e aktivistë të tjerë të partisë.

***D.I.:** Çfarë arsyetimi kishin ata për ndaljen e mësimbesimit?*

***Rexhep ef. Lika:*** Arsyetimi i tyre ishte që mësimbesimi është i dëmshëm për vëllaznim e bashkim, ndërsa unë u thash se BI nuk bën asgjë kundër kurrkujt, por mëson besimtarëve të vetë parimet e fesë. Por ata ishin të prerë që duhet me u ndal mësimbesimi, ndërsa unë u thash se mësimbesimin e ndërpres vetëm nëse një gjë të tillë e sheh të udhës Kryesia e BI për Mal të Zi, se me lejen dhe miratimin e tyre kam filluar, por presioni ishte i madh dhe u detyruam ta ndërpresim, mirëpo komunarët e pushtetarët gjetën një arsye tjetër se mejtepi nuk i plotëson kushtet higjienike dhe urdhëruan mbylljen e tij nga inspektorati përkatës.

***D.I.:** A u hap më mejtepi në Plevle?*

***Rexhep ef. Lika:*** Nuk di si kanë shkuar gjërat më vonë ngase unë u transferova në Tuz.

***D.I.:** E në Tuz si keni vepruar?*

***Rexhep ef. Lika:*** Në Tuz kam filluar menjëherë me mësimbesim, por këtu format e presionit kanë qenë tjera jo si në Plevle, p.sh. këtu nuk i sillnin fëmijët në mësimbesim, bënin propagandë jashtë, por jo ashtu si në Plevle. Këtu duhet me përmend se unë kam qenë në pozitë më të mirë, sepse këtu ligjëroja e komunikoja në gjuhën shqipe, atje ishte problem edhe gjuha, por edhe njerëzit këtu kanë qenë më besnik edhe pse nuk vinin në xhami më thoshin mos u merr me politikë e ti vazhdo punën tënde.

***D.I.:** A kishte të interesuar për mësimbesim?*

***Rexhep ef. Lika:*** Po ka pas interesim kështu mund të përmendi se në xhaminë e Dinoshës, në vitin 1987 pata arritur të përgatisë një program me tematikë fetare që u prit shumë mirë

nga popullata dhe kështu kam vazhduar edhe në xhaminë e Tuzit e në të tjera. Gjatë asaj kohe kënaqësia më e mira e imja ka qenë mësimbesimi kur të rinjve ua mësoja shehadetin, i mësoja me u fal, i mësoja për kushtet e fesë e edhe sot e kësaj dite janë xhematlinjë të rregullt.

***D.I.:*** *Ke sot raporte me ish-nxënësit tu?*

***Rexhep ef. Lika:*** Po më janë shumë mirënjohës, po ju përmendi nxënës i imi ka qenë Fehrat Dinosha, pastaj ka nga ata që kanë mbaruar fakultete të ndryshme dhe sot ushtrojnë detyra me përgjegjësi.

***D.I.:*** *Hoxhë në Ulqin, në cilin vit keni ardhur?*

***Rexhep ef. Lika:*** Në Ulqin kam ardhur me detyrë qe 20 vjet d.m.th nga 1987.

***D.I.:*** *Si e keni gjetur Këshillin atë kohë?*

***Rexhep ef. Lika:*** Këshilli ka qenë i udhëhequr nga njerëz të devotshëm e të sinqertë.

***D.I.:*** *Fillimisht çfarë detyre keni pas në Ulqin?*

***Rexhep ef. Lika:*** Në Ulqin kam ardhur si imam në xhaminë e Bregut e një kohë kam udhëhequr si më i ri librat e kontabilitetit, pastaj kam ushtruar detyrën e sekretarit, e tash jam kryeimam.

***D.I.:*** *Ju tani jeni kryeimam, sa xhami ka këshilli i BI-së Ulqinit?*

***Rexhep ef. Lika:*** Këshilli i BI-së së Ulqinit ka gjithsej 25 xhami pa llogaritur xhaminë e Kalasë, e me të 26.

***D.I.:*** *E vetëm qyteti i Ulqinit sa ka?*

***Rexhep ef. Lika:*** Qyteti i Ulqinit ka 5 xhami aktive, edhe këtu pa llogaritur xhaminë e Kalasë.

***D.I.:*** *Si qëndron puna me faljen e namazeve?*

***Rexhep ef. Lika:*** Sa i përket qytetit mundem me thënë se gjendja është e mirë ngase në të gjitha xhamitë falen rregullisht kohët e namazit, ndërsa në fshatra varet nga shumë rrethana, ka xhami që falen 5 kohët, ka nga ato me tri, e edhe vetëm me xhuma.

***D.I.:*** *Keni xhami që ka vlerë monumentale apo xhami që trajtohet si objekt monument?*

***Rexhep ef. Lika:*** Xhamitë e Ulqinit kanë pësuar nga tërmetet e ndryshme që kanë ra nëpër vite, kështu që edhe pse Ulqini ka pasur xhami të vjetra, janë dëmtuar nga tërmetet e mbi themelet e tyre janë ringritur këto që janë tashti. Kështu që të gjitha xhamitë që janë në Ulqin janë të ndërtuara në harkun kohor nga viti 1571-1700.

***D.I.:*** *Po mejtepe a keni hoxhë?*

***Rexhep ef. Lika:*** Po kemi një mejtep këtu që edhe më herët ka funksionuar si mejtep dhe është interesant të përmendet se më 1943 ky mejtep ishte goditur nga një bombë, dhe për fat të mirë bomba ka goditur mejtepin në momentin kur imami ka lëshuar fëmijët nga mësimbesimi.

***D.I.:*** *Si quhet xhamia që e ka mejtepin?*

***Rexhep ef. Lika:*** Xhamia që e ka mejtepin quhet xhamia e Kryepazarit.

***D.I.:*** *A mbahet këtu mësimbesimi?*

***Rexhep ef. Lika:*** Po mbahet mësimbesimi këtu rregullisht, por kur flitet për mesimbesimin duhet theksuar se në të gjitha xhamitë në territorin e këshillit të BI imamët mbajnë mësimbesim.

***D.I.:*** *Sa keni rezultate me mësimbesim?*

***Rexhep ef. Lika:*** Mësimbesimi është një ndër prioritetet e BI, mirëpo suksesi varet nga angazhimi i imamit, kështu ata imam që angazhohen më shumë kanë rezultate më të mira e ata që angazhohen më pak kanë më pak rezultate.

***D.I.:*** *Kur është interesimi më i madh i nxënësve për mësimbesim?*

***Rexhep ef. Lika:*** Interesimi i nxënësve është në fillim të vitit shkollor.

***D.I.:*** *Keni nevojë për objekte të reja?*

***Rexhep ef. Lika:*** Po për objekte të reja kemi shumë nevojë e para së gjithash kemi nevojë për një xhami të madhe këtu në Ulqin e cila do të zinte së paku 1000 veta, sepse në festat e Bajramit po edhe në festa tjera nuk ka vend për besimtarët për t'i kryer lutjet dhe namazet. Pastaj kemi nevojë për një xhami në vendin e quajtur Plazhi i Madh apo më konkretisht Shtoj ku kemi shumë familje myslimane e nuk kanë xhami, pastaj jemi në përpjekje për rikthimin e xhamisë së Marinarëve të cilës ja kemi gjetur edhe themelet e që është afër Plazhit të vogël, e për të cilën kemi bërë gati edhe projektin. Si dhe kemi gati projektin për ndërtimin e një xhamie në fushën e Ulqinit, këtu është bërë projekti për një xhami të madhe që është paraparë t'i zë diku 500 vetë, për këto dy xhami kemi bërë kërkesë për dhënien e lejes në organet kompetente, mirëpo ende nuk kemi asgjë nga komuna, ata vetëm po heshtin, por presim që më në fund të mbisundojë arsyeja dhe të rikthehet xhamia e Marinarëve si një vlerë e qytetit dhe të ndërtohet xhami në fushën e Ulqinit si një domosdoshmëri kohe.

***D.I.:*** *Po a i keni siguruar financat për realizimin e këtyre objekteve?*

***Rexhep ef. Lika:*** Shikoni, poqese xhamia nuk fillon të ndërtohet ne si Këshill nuk mundemi të kërkojmë para nga besimtarët tanë, e kur fillojnë punët gjërat janë më ndryshe sepse atëherë veç shihen edhe rezultatet, e ne në këshillin e BI jemi të bindur që nëse ne fillojmë punën besimtarët tanë do të na ndihmonin në realizimin e këtyre projekteve.

***D.I.:*** *Hoxhë si janë lidhjet e juaja me mërgimtarët e juaj jashtë, sepse ju keni shumë në ShBA?*

***Rexhep ef. Lika:*** Nuk kemi lidhje të veçanta me mërgatën tonë në ShBA me përjashtim të një xhamie që funksionon në Nju-Jork, në atë xhami shërben një imam me origjinë nga Ulqini dhe ajo xhami shërben si qendër e shqiptarëve atje për ruajtjen e traditës, fesë e gjuhës tonë dhe nga kjo xhami ndihmohemi dhe besimtarët janë të

informuar në mënyrë reciproke si për ata që janë në mërgim si për këta që janë në vise shqiptare në Mal të Zi.

***D.I.:*** *Ju ndihmojnë tani të pasurit?*

***Rexhep ef. Lika:*** Po kemi bamirës që ndihmojnë BI dhe aktivitetet e saj, por ajo që më gëzon mua më së shumti është se bamirësit i kemi nga gjenerata e re, p.sh. këtu afër selisë së Këshillit kemi 4 lokale që i ka financuar një bamirës me 80 mijë marka dhe këto dyqane i ka lënë vakëf.

***D.I.:*** *Si është emri i tij?*

***Rexhep ef. Lika:*** Kur i ka dhënë të hollat i ka dhënë me kusht që emri i tij të mos bëhet publik, dhe askush nuk e din emrin e tij pos unë dhe Zoti xh.sh.

Po ashtu kemi një argjendar i cili ka ndihmuar Këshillin madje ky ka ble për nevojat e Këshillit veturën për transportin e xhenazeve, pastaj jep për medrese, për xhamia e për aktivitete të tjera të BI. d.m.th gjithmonë kontributi i tij është i madh.

***D.I.:*** *Hoxhë t'i kthehemi edhe njëherë aktiviteteve dhe zhvillimit të jetës fetare?*

***Rexhep ef. Lika:*** Aktivitetet fetare janë të lloj-llojshme, ne pos një rëndësie të veçantë që i kushtojmë punës me të rinj me të cilët punojnë imamët tanë të vyeshëm, një kontribut të madh ka dhënë edhe mualimja e Këshillit znj. Sahibe Goga e cila ka punuar një kohë me grupëmosha të reja e që ka arritur rezultate të lakmueshme.

Aktivitet tjetër është se për festat fetare tashmë tradicionalisht përgatisim programe tematike, si për isra e miraxh, mevlud etj, por duhet theksuar se aktiviteti më i dendur zhvillohet gjatë muajit të Ramazanit. Po ashtu duhet theksuar se këshilli ka organizua edhe disa tribuna me karakter shkencor, vlen të përmendet tribuna kushtuar Hfz. Ali Ulqinakut, materialet e së cilës edhe i kemi botuar në një vëllim të posaçëm.

***D.I.:*** *Jeni të kënaqur me praninë e xhematit.*

***Rexhep ef. Lika:*** Po relativisht mirë xhemati na përgjigjet, por mundet edhe më mirë.

***D.I.:*** *Sa bashkëpunoni me këshillat tjerë si në kuadër të BI të Malit të Zi ashtu edhe me këshillat tjerë jashtë Malit të Zi?*

***Rexhep ef. Lika:*** Këshilli i BI të Ulqinit është si një qendër, e Këshilla të BI në kuadër të Malit të Zi që ku flitet shqipja, kemi raporte të mira me BI të Kosovës duke nisur nga Myftiu aktual Naim ef. Tërnava, po edhe me ish-myftiun dr. Rexhep Boja. Me BI të Kosovës kemi raporte të mira në të gjitha nivelet. Në Prishtinë ne i kemi shkolluar nxënësit tonë fillimisht në medrese po edhe tash së fundi në FSI pa përmendur këtu rolin e madh që ka dhënë Universiteti i Prishtinës në arsimimin e përgjithshëm dhe shfrytëzoj rastin që të falënderoj alimët kosovar, pastaj kemi marrëdhënie të mira edhe me Myftininë e Shkodrës dhe me Komunitetin Mysliman Shqiptar.




***D.I.:*** *Po me komunitetet tjera fetare çfarë raporte keni, ju këtu keni edhe katolikë e edhe ortodoksë?*

***Rexhep ef. Lika:*** Ne jemi qyteti më i qetë në Mal të Zi, por kjo nuk është meritë e malazezëve por e myslimanëve që jetojnë në Mal të Zi.

***D.I.:*** *Hoxhë do na thoni cilat janë sfidat e Këshillit?*

***Rexhep ef. Lika:*** Së pari të ndërtojmë i dy a tri xhami të mëdha, ngritja e numrit të mësimbesimit, krijimi i vakëfeve, etj.

***D.I.:*** *Si qëndroni me zeqatë e sadakë?*

***Rexhep ef. Lika:*** Sa i përket zeqatit mund të them se jemi relativisht mirë, mirëpo duhet shumë punë për tu shpjeguar besimtarëve rëndësinë që ka dhënia e zeqatit si dhe mënyrën e ndarjes së zeqatat, ndërsa sa i përket vitrit tani viteve të fundit nuk kemi problem sepse besimtarët e kanë kuptuar që duhet dhënë për medrese. Ju e dini se veç është në ndërtim e sipër medreseja në Podgoricë e tani e tutje vitri dedikohet për mbajtjen e Medresesë e mendojmë që nga viti i ardhshëm të fillojmë me punë.

***D.I.:*** *Porosia juaj për besimtarët dhe lexuesit e revistës "Dituria Islame"?*

***Rexhep ef. Lika:*** Për të ndihmuar një institucion siç është Bashkësia Islame njeriu duhet, të jetë i informuar. E të informohesh për atë institucion se çka i duhet që të interesohesh, kështu që kisha me apeluar tek besimtarët që ta ndihmojnë BI si këtu ashtu edhe në Kosovë me ndihmën e BI ata ndihmojnë veten dhe të ardhmen e tyre - fëmijët e tyre.

*Intervistoi:*
***Ramadan Shkodra***

## Pronarja e durimit dhe e qëndrueshmërisë

# Hint bint Amr (radijallahu anha)

**Mustafa Erish**

Hind bint Amr (r.anha), ishte një zonjë që pas hixhretit, ia dha besën Profetit (s.a.v.s)… Një zonjë që i është dorëzuar me një dashuri besimi tek Allahu dhe i Dërguari i tij. Një zonjë ashare, që nuk druante të jepte pasurinë dhe shpirtin…

Një zonjë guximtare, e cila njihet për qëndrueshmërinë dhe dashurinë e treguar në Uhud.

Ishte anëtare e fisit Hazrexh, familja Beni Seleme,njëra nga dy fiset e mëdha të Medinës.

Ka qenë motra e Abdullah Ibni Haramit (r.a), dëshmori i parë i myslimanëve i rënë në luftën e Uhudit. Ka qenë halla e sahabiut Xhabir Ibni Abdullah (r.a), i cili është bërë i shquar në transmetimin e shumë haditheve. E ëma quhej Hind binti Kajs ibni Kurejm. U martua me kryetarin e fisit Beni Seleme, Amr ibni Xhemuh, i cili njihej si xhymert dhe i cili kishte lidhje të tepërta me idhuj. Nga kjo martesë ai pati katër djem.

Hind binti Amr (r.anha) ishte njëra prej 9 a 14 grave që shkuan në Uhud deri në fushën e luftës, për t'i ndihmuar të vrarët myslimanë. Ishte e mençur, inteligjente, e sigurt në vete dhe një zonjë guximtare që përball të këqijave, nuk e humbi durimin dhe qëndrueshmërinë.

Ajo, pas luftës në Uhud, në kohën kur donte t'i transferonte dëshmorët në Medinë, me sjelljet që shfaqi,shihej se zemra e saj ishte e mbushur plot e përplot me dashurinë për Allahun dhe të Dërguarin e Tij (s.a.v.s).

Ajo, në Uhud, në ditën kur ranë dëshmorë bashkëshorti, vëllai dhe i biri, duke i kërkuar në fushën e luftës, mbi kokat e kufomave qante lehtë. Vetëm veten mundohej ta qetësonte me dashurinë që kishte në zemër për Resulullahun (s.a.v.s).

"Meqë Resulullahu është i gjallë, nuk ka rëndësi asnjë fatkeqësi". Duke thënë me shumë durim dhe qëndrueshmëri, ajo e qetësoi veten. Vetëm me këto fjalë gjeti (prehje) qetësi."




Ajo dëshironte t'i ngarkonte kufomat e dëshmorëve përmbi një deve, për t'i dërguar në Medinë, por nuk ia doli.Kur e kthente devenë nga Medina, ajo nuk ecte dot.Çfarë parandjenje ishte kjo? Pse nga Uhudi shkonte e nga Medina nuk shkonte? E kuptoi se kjo ishte një fshehtësi e Zotit dhe devenë nuk e mundoi, po e la të lirë.

Duke qenë një ngjarje e çuditshme që i kishte ndodhur Hindit, kjo ngjarje tregohet kështu: Hind bint Amr, pas luftës së Uhudit kufomat e dëshmorëve, të bashkëshortit Amr ibni Xhemuh, të birit Hallad dhe vëllait Abdullah, i ngarkoi mbi një deve dhe i dërgoi në Medinë. Hz.Ajshja (r.anha) kishte marrë rrugën për në Uhud për të marrë një lajm. Në vendin e quajtur Harre, u takua rastësisht me Hindin, të cilën e pyeti: Çfarë lajmesh ka prapa? Hind (r.anha) ishte një grua inteligjente. Për t'ia hequr merakun Hz. Ajshes (r.a), i tha: "Meqë Resulullahu është i gjallë, nuk ka rëndësi asnjë fatkeqësi".

Hindi me këto fjalë shprehu njëherë edhe dashurinë ndaj të Dërguarit të Zotit (s.a.v.s) dhe iu përgjigj Hz.Ajshes (r.a).

Hz.Ajshja (r.anha) i drejtoi sytë për një moment në kufomat që ishin mbi deve dhe, duke bërë me gisht andej, tha: "Kush janë këta". Hind (r.anha), me një zë pikëllues, tha: "Vëllai Abdullahu, biri im Halladi dhe bashkëshorti Amri". Hz. Ajshja (r.anha) i tha: "Ku po i dërgon këta?". Hind (r.anha) i tha: Dëshiroj t'i varros në varrezat Bakia në Medinë". Hindi (r.anha) grahu devenë, po deveja nuk eci. E detyroi pak, dhe ajo u rrëzua në tokë. Hz.Ajshja (r.anha) e pyeti: "Mos u rrëzua deveja nga pesha që ka?". Hind (r.anha) tha: "Nuk e di se pse u rrëzua". Herë të tjera bartte ngarkesën e dy deveve. Sot tek ajo shoh një gjendje tjetërfare".

Pas një përpjekjeje, deveja u ngrit, veçse, kur e drejtoi nga Medina, u rrëzua përsëri. Përsëri e ngritën. Kur e kthyen në drejtim të Uhudit, nisi të vraponte.

Hind (r.anha) vajti tek i Dërguari i Allahut (s.a.v.s) dhe i tregoi për sjelljen e çuditshme të devesë. Dielli i Dy botëve i tha dhe e pyeti: "Deveja është e ngarkuar me detyrë. A nuk të ka treguar gjë ty Amri? Mos kishte lënë ndonjë testament?

Hindi tha: Për shkak se ishte i çalë, nuk morri pjesë në fushatën e Bedrit dhe bashkëshorti im, duke shkuar në Uhud, e dëgjova tek bënte këtë lutje dhe e transmetoi: "O Zoti im! Ma mundëso të bëhem dëshmor, mos më lër në gjendje të varfër; po të humb shehidllëkun, mos më kthe tek familja në një gjendje poshtërsie". Përkitazi me këtë, i Dërguari (s.a.v.s) Hindit i tha: "Për këtë arsye nuk ecën deveja, oj Ensare! Kushdo qoftë nga ju, që është betuar në Allahun, le të jetë besnik në betimin e tij. Oj Hindi! Bashkëshorti yt, Amri, është prej besnikëve. Atij, që nga momenti kur ra dëshmor, engjëjt me krahët e tyre i bënë hije. Pritnin e shikonin se ku do ta varrosnin".

Pas varrosjes së dëshmorëve, pejgamberi i Mëshirës, i Dërguari (s.a.v.s), për ta ngushëlluar ashaben Hindi, i tha: "Oj Hindi! Bashkëshorti Amr ibni Xhemuh, djali Hallad dhe vëllai Abdullahu do të jenë së bashku në Xhennet dhe do të shoqërohen".

Hindi (r.anha), posa mori myzhden, u gëzua shumë. Pa humbur kohë iu lut të Dërguarit e i tha: "O i Dërguar i Allahut! Lutju Zotit që edhe unë të jem së bashku me ta".

Allahu na e mundësoftë neve ta fitojmë faljen e Tij! AMIN!

*Përktheu nga turqishtja*
***Esma Morina***

*Marrë nga revista "ALLTINOLUK" Nr.227, janar 2005*

*Këshilli i Bashkësisë Islame në Ferizaj*

# Këshill me një traditë të organizimit

**Të nderuar lexues!**

**Në këtë numër në rubrikën tashmë të rregullt "Nëpër këshillat tanë" do të bëhet fjalë për rajonin e Ferizajt. Për informimin tuaj po japim disa të dhëna të përgjithshme për rajonin e Ferizajt.**

**Rajonin e Ferizajt e përbëjnë tre këshilla të Bashkësisë Islame të Kosovës: KBI i Ferizajt, KBI i Kaçanikut dhe KBI i Hanit të Elezit.**

## Disa të dhëna për historikun e Ferizajt

Ferizaj është qyteti më i ri në territorin e ngushtë të Kosovës, respektivisht në luginën e Kosovës. Ai gjendet mu në pellgun ku ndahen ujërat që derdhen në Detin e Zi dhe në atë të Egjeut, në udhëkryqin Shkup-Mitrovicë dhe Prizren-Gjilan. Qyteti gjendet në afërsi të drejtpërdrejtë të bifurkacionit në lumin Nerodimja, në lartësi mbidetare prej 850m dhe përfshinë hapësirën midis paraleleve prej 420 e 07' dhe 420 e 29' të gjerësisë veriore gjeografike dhe meridianeve prej 200 e 52' dhe 200 e 19' të gjatësisë lindore gjeografike.

Ferizaj është qendër komunale të cilën sot e përbëjnë pjesa më e madhe e rrethit të dikurshëm të Nerodimës dhe tri fshatra të ish rrethit të Gjilanit fshati Dardani (ish-Tankosiq), Zllatar dhe Mirosalë.

Komuna e Ferizajt si bashkësi shoqëroro-politike në përbërjen e Kosovës ka pozitë specifike shoqëroro-gjeografike. Para se të ndaheshin prej saj Komuna e Shtimës dhe Shtërpcës komuna e Ferizajt kishte një sipërfaqe prej 694 $km^2$. Për kah madhësia e territorit komuna zinte vendin e tretë në Kosovë.

Në lindje kufizohet me komunën e Gjilanit e të Vitisë, në jug dhe juglindje me komunën e Kaçanikut, në jugperëndim dhe perëndim me komunën e Shtërpcës, në veriperëndim me komunën e Suharekës në veri me komunën e Shtimes dhe verilindje me komunën e Lipjanit.

Pozita e përshtatshme gjeografike e kësaj pjese të Kosovës u manifestua në shekujt e antikës, mesjetës dhe në kohën e sundimit të hershëm osman. Në këtë periudhë në territorin e sotshëm të Ferizajt u formuan disa qendra të rëndësishme ekonomike e politike si ishte Nerodimja në kohën e Nemanjiqëve. Territori i komunës së Ferizajt përbëhet nga tri tërësi natyrore: 1. Zona e Sharrit, në perëndim dhe veriperëndim, 2. Lugina, 3. Zona malore në lindje.





Kisha otodokse serbe është ndërtuar para Luftës së Dytë Botërore në oborrin e Xhamisë së Madhe. Në vendin ku është ndërtuar kisha serbe, gjatë sundimit turk gjendej mejtepi

Ndryshe nga viset tjera të Kosovës Ferizaj dallohet për nga dukuritë interesante hidrografike. Qyteti është i njohur për nga fenomeni i rrallë gjeografik-Bifurkacioni i lumit Nerodimja.

Rrethina e ngushtë e Ferizajt qysh në mesjetë ka pasur rëndësi të madhe për komunikacionin. Në këtë kryqëzim komunikacioni në Nerodime dhe Surçinë, gjatë okupimit mesjetar serb të Kosovës në shek. XIV, kanë qenë pallatet e Nemanjiqve. Kështu qysh gjatë sundimit të hershëm osman në afërsi të Ferizajt kishte filluar të zhvillohet njëfarë vendbanimi qytet. Nja dy kilometra në jug të Ferizajt shtrihet sot fshati Varosh, i cili është themeluar aty kah mesi i shekullit XVIII, në vendin ku sipas gojëdhënës kishte qenë dikur një qytet, Haxhi Kallfa alias Katib Çelebi Mustafa (1608-1657), gjeograf turk i shekullit XVII, përmend në Kosovë kadillëkun Kosova, i cili ndryshe quhej edhe Pallashima.

Themelimi i qytetit të Ferizajt është i lidhur drejtëpërsëdrejti me ndërtimin e hekurudhës Mitrovicë-Shkup, në vitin 1873.

Është vendbanim që nëpër burimet arkivale dhe në literaturë e hasim me emra të ndryshëm si Tasjan, Ferizaj, Ferizoviq dhe Uroshevac.

S'ka dyshim se emri Ferizaj ka origjinë shqiptare i cili e ka marrë emrin sipas Feriz Shashivarit pronarit të hanit që ekzistonte edhe para ndërtimit të hekurudhës. Me këtë emër zyrtarisht është quajtur deri në pushtimin e tij nga ushtria serbe gjatë Luftës së Parë Ballkanike më 1912, kur autoritetet serbe e pagëzuan Uroshevac, në bazë të ki-

shës së Shën Uroshit. Megjithatë, aty-këtu në administratë paraqitej me emrin Ferizoviq (Ferizaj) deri me 1921. Ky qytet filloi të jetojë me dy emra, popullsia serbe e quante Uroshevac ndërsa popullsia shqiptare Ferizaj. Pas mbarimit të Luftës së Kosovës të vitit 1999 emri Ferizaj bëhet i vetmi i pranueshëm për qytetarët ferizajas dhe vetë si i këtillë edhe shkruhet në të gjitha aktet zyrtare. Ferizaj dallohet nga të gjitha qytetet tjera të Kosovës edhe me atë se në oborrin e xhamisë "Xhamisë Madhe" apo xhamisë "Mulla Veseli" gjendet e ndërtuar kisha ortodokse serbe. Kjo kishë është ndërtuar para Luftës së Dytë Botërore. Në vendin ku është ndërtuar kisha serbe gjatë sundimit osman gjendej mejtepi. Lidhur me ndërtimin e kishës në oborrin e xhamisë edhe sot e asaj dite pas vdekje së Haxhi Pllanës nëpër oda zhvilloheshin biseda të shumta rreth tij, sidomos lidhur me oborrin e xhamisë, kinse ky e ka lejuar ndërtimin e kishës në oborrin e saj. E vërteta duhet të jetë se pushteti i atëhershëm serb, i instaluar në Ferizaj, nuk ka pyetur askënd e as Haxhi Pllanën për çështje të tilla. Këtë ai e ka dëshmuar edhe me një dokument që e ka lënë pas vdekjes, me të cilin dëshmon se vendi ku është ndërtuar kisha ortodokse serbe ka qenë pjesë e oborrit të xhamisë së Madhe në Ferizaj.

### Disa të dhëna për historikun e Këshillit të BI-së të Ferizajt

"Këshilli i Bashkësisë Islame është themeluar në vitin 1952; deri më 1983 në kuadër të Këshillit të BI-së Ferizajt ka qenë edhe territori i Këshillit të BI-së të Kaçanikut dhe territori i Këshillit të BI-së Hani të Elezit, ndërsa tani në kuadër të Këshillit të BI së Ferizajt janë territori administrativ i Ferizajt, territori i komunës së Shtimes dhe territori i komunës së Shtërpces"



*Adem ef. Hoxha, kryetar*

Mirëpo duhet vënë në pah se jeta dhe aktiviteti fetar në rajonin e Ferizajt është i hershëm që nga ardhja e osmanëve në këto troje, mirëpo forma e organizimit ka ndërruar varësisht nga rrethanat në të cilat është gjendur Kosova. Edhe territori ynë ka qenë pjesë e Ulemai Mexhlisit që atë kohë është quajtur Rrethi i Nerodimës e më vonë edhe pjesë e Komunitetit Mysliman Shqiptar, ndërsa pas Luftës së Dytë Botërore pjesë e BI të Kosovës, respektivisht ish Federatës" - na tha në fillim kryetari i Këshillit të BI-së së Ferizajt Adem ef. Hoxha dhe më pas vazhdoi:

"Në kuadër të këshillit BI-së të Ferizajt kemi 54 xhami, prej tyre 3 i kemi jo aktive (xhamitë në komunën e Shtërpcës: në Biti, në Kashtanjevë dhe në Burrnik) ku zhvillojmë aktivitetin fetar.

Xhamitë në fshatrat e KBI-së të Ferizajt kanë në pronësi disa ara, mal dhe varreza, që janë në funksion të mbarëvajtjes së punës në xhaminë përkatëse.

I pyetur pse nuk janë aktive xhamitë në komunën e Shtërpcës, Adem efendiu thotë:

"Ato xhami janë në territorin e Komunës së Shtërpcës që administrohet nga serbët. Xhamitë gjatë luftës janë dëmtuar, ndërsa popullata ka braktisur ato vende, kështu që popullata për shkak se ende nuk ndihet e sigurt nuk është kthyer ende në ato vende, andaj edhe xhamitë janë të dëmtuara dhe janë jofunksionale se nuk ka popullatë aty. E ne shpresojmë që popullata sa më parë të kthehet e edhe xhamitë do të riparohen e do të aktivizohen".

### Prona e vakëfit

Lidhur me interesimin tonë për vakëfet e KBI-së, Adem efendiu thotë:

"Ne si këshill prona që na sjellin të hyra i kemi 8 lokale afariste që janë të dhëna me qira. Ndërsa pronat që i posedojnë xhamitë në fshatra arat e livadhet tani e sa vjet nuk sjellin ndonjë të hyrë sepse ka ra interesimi për t'i marr me qira"

### Shkalla e centralizimit

Pyetjes sonë se nga sa për qind e anëtarësisë kanë arritur të vjelin anëtarësinë, kryetari i e KBI-së të Ferizajt iu përgjigj:

"Ne si këshill, vjeljen e anëtarësisë në qytetin e Ferizajt e kemi filluar që nga viti 1980, ndërsa në nivel këshilli kemi filluar që nga 1995. Pra tani e 17 vjet e kemi sistemin e anëtarësisë të centralizuar".

I pyetur se në çfarë shkalle kanë arritur të grumbullojnë anëtarësinë, Adem efendiu u shpreh:

"Me gjithë traditën e krijuar dhe me gjithë angazhimin tonë nuk mund të them që jemi të kënaqur, mund të them që vitin që shkoi kemi arritur të grumbullojmë vetëm 33% të anëtarësisë apo diku rreth 170 mijë euro, me këtë përqindje nuk mund t'i mbulojmë as të ardhurat e imamëve"

### Këshilli aktual i Bashkësisë Islame i Ferizajt

*(drejtuesit)*

- Adem Hoxha - kryetar
- Isa Tërshani - anëtar
- Sevdair Haxhiu - anëtar
- Skender Baftiu - anëtar
- Halim Cakolli - anëtar
- Hamdi Çerkini - anëtar
- Nexhmedin Bajrami - anëtar
- Ibrahim Beqiri - anëtar
- Bashkim Hoxha - anëtar
- Fehmi Mehmeti - anëtar

*Punonjës të administratës:*

- Zejnullah Dërguti - sekretar;
- Sylejman Roshaj - kryeimam;
- Lutfi Halili - arkëtar;
- Lutfi Bajrami - shofer.

*Kryetarët e deritashëm të këshillit të Bashkësisë Islame të Ferizajt*
- Ismajl Arifi 1952-1977;
- Shukri Mustafa 1978-1990;
- Sylejman Roshaj 1991-1994;
- Adem Hoxha 1995-1999;
- Nexhmedin Bajrami 1999-2003.

*Kryeimamët e deritanishëm të KBI-së së Ferizajt:*
- Shukri Mustafa 1976-1980;
- Adem Hoxha 1980-2001.

*Inkasantë të angazhuar për mbledhjen e anëtarësisë:*
- Ismajl Mehmeti;
- Jusuf Gashi;
- Idriz Boshnjaku;
- Ali Krasniqi;
- Naser Mehmeti;
- Njazi Dugolli;
- Sali Limoni;
- Idriz Mehmeti;
- Sabit Salihu;
- Basri Veseli;
- Agim Tërshani;
- Latif Çerkini;
- Vehbi Çerkini;
- Adem Bislimi;
- Tahir Salihu;
- Jakup Ramadani.

## Organizimi i këshillit

“Sipas normave ligjore e kushtetuese të BIK-së të Kosovës, ne kemi bërë me kohë edhe sistemin dhe kompletimin e shërbimeve të këshillit, kështu që tani funksionojnë këto shërbime të rregullta:
- sekretaria - shërbimi juridik;
-arkëtari -shërbimi i financave;
-kryeimami - shërbimi fetaro-kulturo-arsimor,” - thotë sekretari i KBI-së të Ferizajt, Zejnullah ef. Dërguti, dhe vazhdon:

“Në kuadër të këshillit funksionon edhe shërbimi për varrimin e të vdekurve, me të cilin shërbim jemi në dispozicion të xhematlinjëve 7 ditë, përfshirë këtu vikendet e festat e ndryshme. Në këtë shërbim besimtarëve iu ofrojmë materialin përkatës, hapjen e varreve brenda qytetit si dhe 2 vetura për transport të kufomës”.

Më tutje sekretari Zejnullah ef. Dërguti thotë:

“Në të gjitha xhamitë që funksionojnë, kemi imamë, disa prej të cilëve kanë përgatitjen e duhur profesionale e disa të mesme, ndërsa myezinë të rregullt kemi vetëm në xhaminë kryesore të Ferizajt. Në xhamitë tjera detyrën e myezinit e kryejnë vullnetarë, kryesisht xhematlinj vendës.

Në Këshillin e Bashkësisë Islame të Ferizajt kemi të punësuar gjithsej 50 punëtorë të rregullt:
- 45 imamë;
- 4 punonjës administrativ;
- 1 muezin.

Ndërsa duke folur për përgatitjen profesionale të imamëve sekretari Zejnullah efendiu thotë: “Në këshillin tonë nga 45 imamët aktiv 13 janë me përgatitje superiore, 2 me përgatitje të lartë, kurse 30 me përgatitje të mesme”.

## Retrospektivë

Kur jemi tek xhamia e Komogllavës flitet se gjendet një dokument i cili është i vjetër mbi 300 vjet në emër të imamit që ka qenë i emëruar në këtë xhami.



*Adem ef. Zejnullahu - sekretar*

Ndërsa xhamia e Berishajve të Nikadinit supozohet se është ndërtuar rreth vitit 1680, para xhamisë së fshatit Komogllavë, kjo bazohet nga transmetimi i gojëdhënës së përcjell nga gjenerata në gjeneratë deri në ditët tona, sipas së cilis thuhet: “Kanë ardhur besimtarët e fshatit Trestenik duke kaluar nëpër Komogllavë, kanë bujtur një natë në Nikadin për të falur të nesërmen namazin e Bajramit”, - kjo gojëdhënë jep me kuptua se kjo xhami është më e vjetër se xhamia në Komogllavë.

*Zejnullah ef. Dërguti*

## Dëmet e shkaktuara gjatë luftës, në KBI-në Ferizajt

Për dëmet e shkaktuara në Luftën e fundit, sekretari Zejnullah ef. Dërguti thotë:

“Gjatë luftës armiku serb, si në të gjitha viset e tjera të Kosovës, gjithashtu edhe në rajonin tonë nuk kurseu objektet fetare ku gjatë ofensivave të ndryshme krahas objekteve tjera shkatërroi, dogji dhe dëmtoi shumë xhami e prona të tjera të këshillit.

Kështu në forma të ndryshme nga soldateska serbe pësuan 23 objekte të bashkësisë islame.

## Objektet e dëmtuara gjatë luftës

*Të shkatërruara tërësisht:*
- Xhamia në fshatin Cërnillë;
- Medreseja në Ferizaj;

*Të dëmtuara:*
- xhamia e Madhe në Ferizaj;
- xhamia në Pleshinë;
- xhamia në Jezerc;
- xhamia në Koshare;
- xhamia në Zaskok;
- xhamia në Gremën e Epërme;
- xhamia e re në Komogllavë;
- xhamia në Sojevë;
- xhamia në Mirosalë;
- xhamia në Zllatar;
- xhamia në Prelez (lagjes së Graiçevcëve);
- xhamia në Firajë;

- xhamia në Koshtanjevë;
- xhamia në Mollopolc;
- xhamia në Petrovë;
- xhamia në Reçak;
- xhamia në Carralevë;
- xhamia në Pjetërshticë;
- xhamia në Varosh;
-selia e KBI-së në Ferizaj;
- 4 lokale afariste pronë e KBI-së në Ferizaj.

I pyetur për sanimin e dëmeve të luftës sekretari i Këshillit na tha:

"Falë organizimit të mirë dhe vullnetarëve nga xhematlinjët tonë si dhe donatorëve nga Bota Arabe kemi arritur që t'i evitojmë të gjitha dëmet e shkaktuara gjatë luftës".

## Jeta fetare

Për zhvillimin e veprimtarisë fetare në territorin e KBI-së të Ferizajt, - kryeimami Sylejman ef. Rosha, thotë:

"Aktiviteti dhe jeta fetare në KBI në Ferizaj zhvillohet në 54 xhami ku pos faljes së namazit, mbahen ligjërata, vaze si dhe aktivitete tjera me qëllim të edukimit fetar. Me aktivitetet dhe zhvillimin e jetës fetare në Këshillin e Bashkësisë Islame të Ferizajt mund të themi se jemi të kënaqur relativisht, ngase në shumë lokalitete kemi një aktivitet të mirë të organizuar, ndërsa në disa më pak, por në përgjithësi ne kemi rezultate inkurajuese" - thotë kryeimami Sylejman ef. Rosha dhe vazhdon "Nga 54 xhami sa kemi në kuadër të Këshillit të BI në Ferizaj, në 25 sosh falen kohet e namazit, diku 5, diku 4 e diku 3 kohë, ndërsa, në xhamitë tjera falet vetëm namazi i xhumasë".

Ndërsa duke folur për moshën dhe përgatitjen e imamëve kryeimami Sylejman efendiu thotë: "Pozitive në këtë Këshill tonë është se thuajse të gjithë imamët janë të gjeneratës së re, dhe me përgatitje të duhur profesionale. Prej tyre kemi 13 me përgatitje superiore, 2 me përgatitje të lartë, dhe të tjerët me të mesme".

I pyetur për zhvillimin e mësimbesimit kryeimami Sylejman ef. Rosha shprehet:

"Në xhamitë e Këshillit tonë, mesimbesimi mbahet në një numër të konsiderueshëm të xhamive, në këtë drejtim janë shënuar rezultate të lakmueshme, por mbetet ende shumë për tu bërë me qëllim që të përfshijmë numër sa më të madh të të rinjve në mësimbesim dhe në çdo xhami të organizojmë mësim besim të rregullt".



*Xhamia më e vjetër në territorin e Këshillit të BI-së Ferizajt është xhamia në fshatit Firajë që i përket shekullit të XVI e ndërtuar në vitin 1554.*
*Ndërsa në territorin administrativ të komunës së Ferizajt xhamia më e vjetër është xhamia e Berishajve në fshatin Greme e cila supozohet të jetë ndërtuar në vitin 1560 dhe më tutje pasojnë xhamia e vjetër në Komogllavë.*




*Sylejman ef. Rosha - kryeimam*

Më tutje duke folur për mësimbesimin kryeimami thotë: "Mirëpo duhet vënë në pah se xhamitë e Këshillit tonë apo më saksisht në 30 sosh organizohet mësimbesimi me grupëmosha të ndryshme, e duhet thënë se interesimi për mësimbesim është më i theksuar gjatë muajit të Ramazanit, si dhe gjatë pushimeve vjetore. Mësimbesimi organizohet për dy kategori të të interesuarve: Fillimisht organizohet mësimbesim për fillestarët ku në planprogram është mësimi i njohurive themelore të fesë islame, ndërsa në kategorinë e dytë hynë edhe mësimi i leximit të Kuranit. Kur jemi te mësimbesimi mund të përfundojmë se aty respektivisht në ato xhami ku imami i kushton rëndësi kësaj çështjeje, dhe punon me përkushtim, suksesi është evident"

## Xhamitë që mbajnë mësimbesim në KBI të Ferizajt

| *Xhamia* | *Numri i vijuesve të mësimbesimit* |
|---|---|
| - xhamia "Mulla Veselit" | 26 |
| - xhamia në Gremën Ultë | 12 |
| - xhamia e Re në Ferizaj | 17 |
| - xhamia në Zaskok | 26 |
| - xhamia e Boshnjakut | 30 |
| - xhamia e Vjetër në Shtime | 19 |
| - xhamia e Re në Shtime | 15 |
| - xhamia në Rakaj | 50 |
| - xhamia në Talinovc te Madh | 25 |
| - xhamia në Pjetershticë | 15 |
| - xhamia në Bibaj | 12 |
| - xhamia në Petrovë | 20 |
| - xhamia në Nikadin | 16 |
| - xhamia në Godanc | 15 |
| - xhamia në Cërnillë | 21 |
| - xhamia në Sojevë | 26 |
| - xhamia në Muzeqinë | 40 |
| - xhamia në Koshare | 14 |
| - xhamia në Dardani | 20 |
| - xhamia në Pleshinë | 12 |

- xhamia në Davidovc ...................9
- xhamia në Carralevë .................20
- xhamia në Talinoc të Jerlive ............10
- xhamia në Prelez të Jerlive .............7
- xhamia në Tërrn ......................16
- xhamia në Neredime .................18
- xhamia në Greme të Epërme ...........17
- xhamia në Raçak ....................15
- xhamia në Vujnoc ....................27
- xhamia në Rahovicë ..................22
- xhamia në Varosh .................... 8
- xhamia "El- Faruk" - Ferizaj ............13
- xhamia në Balaj .....................12

Ndërsa për aktivitete të tjera përveç mësimbesimit, kryeimami Sylejman ef. Rosha shprehet:

"Në zhvillimin e jetës fetare rëndësi e veçantë i është kushtuar edhe mbajtjes së tubimeve me karakter fetar që organizohen me rastin e festave dhe ditëve të rëndësishme të fesë islame, si tribunave dhe të ngjashme me to, në të cilat kanë marrë pjesë një numër i konsiderueshëm i besimtarëve të moshave të ndryshme. Duhet potencuar se tribunat kryesisht i kemi organizuar në objektet publike si në Shtëpinë e Kulturës, në Palestrën e Sporteve e normalisht edhe nëpër xhamitë e mëdha".

Një segment i veçantë i aktivitetit tonë është bashkëpunimi ynë me mediet lokale, këtu thotë kryeimami i KBI- së së Ferizajt Sylejman ef. Rosha dhe vazhdon:

"Vlen të përmendet po ashtu bashkëpunimi që kemi me mediat lokale si: TV "Liria", TV "Festina", TV "Tema", Radio "Fortuna" e në veçanti Radio "Zëri i Shtimës". Këto media kohë pas kohe i përcjellin aktivitetet tona, dhe njëherësh na i kanë mundësuar që përmes emisioneve të tyre të shtjellohen tema të zgjedhura fetare, të dobishme për zhvillimin e jetës fetare.

Me rastin e organizimit të festave të ndryshme, si manifestimi i mevludit, Viti i Ri Hixhri, Netët e mëdha si Israja e Miraxhi, dhe gjatë muajit Ramazan, këto media kanë qenë në shërbim të besimtarëve duke i emituar manifestimet e ndryshme në emisionet e tyre qendrore".



*Xhamia më e madhe në Këshillin e BI-së së Ferizajt është xhamia e "Mulla Veselit" në Ferizaj që ka përmasat 16 x 27. 50 m. Kjo është xhamia e vetme në territorin e Këshillit të BI-së së Ferizajt që ka dy minare.*

### Imami veteran

Një kontribut të veçan në shërbim të ngritjes fetare kanë dhënë shumë imamë të dalluar, që ka pasur treva jonë e të cilët kanë ndërruar jetë, kurse në mesin tonë tani veteranë janë:
- H. ef. Mahmut Halili - ish-imam në fshatin e lindjes Gaçkë, ku ka shërbyer mbi 50 vjet;
- H. ef. Behxhet Jashari - ish-imam në fshatin e lindjes Vojnoc ku ka shërbyer mbi 40 vjet.

Këta imamë dhanë një kontribut të madh në zhvillimin e jetës fetare, madje këta veteran edhe sot megjithëqë në moshë të shtyrë japin kontribut për aq sa i lejon shëndeti dhe mosha e tyre.

### Të arriturat e këtij Këshilli:

Ndër të arriturat e këshillit zyrtarët e KBI përmendin:

**1. Sanimi i dëmeve të luftës**

**2. Ndërtimi i xhamive të reja**

- xhamia në Prelez të Muhaxherëve e ndërtuar me vetëkontribut
- xhamia në Godanc të Ulët e ndërtuar me vetëkontribut dhe ndihmën SJRC-së - misioni në Kosovë.
- xhamia në Shtime e ndërtuar nga Komiteti Kuvajtian për Bamirësi -misioni në Kosovë.
- xhamia në Davidov e ndërtuar nga Komiteti Kuvajtian për Bamirësi -misioni në Kosovë.
- xhamia në Muzeqinë e ndërtuar me vetëkontribut.
- xhamia në Greme e Epërme (Karametaj) e ndërtuar me vetëkontribut.
- xhamia në Sazli e ndërtuar me vetëkontribut dhe me ndihmën e Shoqatës "Ringjallja e Trashëgimisë Islame" e Kuvajtit.
- xhamia në Pojat-Softaj e ndërtuar me vetëkontribut.
- xhamia në Dardani e ndërtuar me vetëkontribut.
- xhamia në Bibaj e ndërtuar me vetëkontribut.
- xhamia në Tërrn e ndërtuar nga Komiteti i Bashkuar Kuvajtian për Bamirësi -misioni në Kosovë.
- xhamia në Slivovë e ndërtuar me vetëkontribut.
- xhamia në Dramjak e ndërtuar me vetëkontribut dhe ndihmuar nga Shoqata"Kuvajtiane".
- xhamia në Rakaj e ndërtuar me vetëkontribut.
- xhamia në Xhamia El-Faruk në Ferizaj SRJC dhe "WAMY".
- xhamia në Xhamia e Re në Rr. "Hajriz Muhadini" në Ferizaj, me ndihmën e SJRC-së.
- xhamia në Zborc me e ndërtuar me vetëkontribut.
- xhamia në Cërnillë, e ndërtuar me vetëkontribut dhe ndihmën e Shoqatës Kuvajtiane.
- xhamia në Koshare, e ndërtuar me vetëkontribut dhe nga ndihma e "WAMY".
- xhamia në Burrnik e ndërtuar me vetëkontribut dhe ndihmën e KBI-së
- xhamia në Talinovc të Jerlive, Këshilli i BI-së në Ferizaj.
- xhamia në Pleshinë, e ndërtuar me vetëkontribut

## Kuvendi komunal i Ferizajt është i vetmi në Kosovë i cili nga buxheti i vet ka ndihmuar me mjete financiare Këshillin e BI

"Me këtë rast nuk mund t`a lëmë pa e përmendur kontributin e madh që dha në veçanti Kuvendi Komunal i Ferizajt dhe ai i Shtimes. KK i Ferizajt ia ka ndarë KBI-së 13 troje për ndërtimin e xhamive në teren. Përveç kësaj Kuvendi komunal i Ferizajt është i vetmi në tërë Kosovën i cili nga buxheti i vet në vitin 2004, ka ndihmuar me mjete financiare ndërtimin e morgut në oborrin e Xhamisë së madhe "M.Veseli" në shumë rreth 19.000€ dhe objektin përcjellës në oborrin e xhamisë së "Boshnjakut" në Ferizaj në shumë rreth 5.000€. Ndërsa KK i Shtimes ka ndarë 3 troje për ndërtimin e xhamive në rajonin përkatës" - thotë sekretari i Këshillit të BI së Ferizajt Zejnullah ef. Dërguti.

*Ndërsa në ndërtim e sipër janë xhamitë në:*
- xhamia në Brod
- xhamia në Elezaj.
- xhamia në Talinovc të Muhaxherëve
- xhamia në Surqinë.

*3. Minaret e ndërtuara pas lufte*
- minarja e II-të xhamia e "Mulla Veseli" Ferizaj
- minarja e xhamisë në Sojevë (minarja metalike)
- minarja e xhamisë në Zllatar;
- minarja e xhamisë në Prelez i Jerlive lagjja Grajçevcëve;
- minarja e xhamisë në Mollopolc;
- minarja e xhamisë në Zaskok;
- minarja e xhamisë në Varosh; dhe
- minarja e xhamisë në Pjetërshticë (minareja metalike).

*4. Ndërtimi i objekteve të tjera*
- objekti tre katesh në rr. "Idriz Ajeti" në Ferizaj i ndërtuar nga vetë KBI-ja;
- objekti gjashtë katesh të cilin e kemi ndërtuar në vendin e Medresesë së rrënuar nga forcat serbe në Ferizaj.

"Ky objekt është ndërtuar me bashkimin e mjeteve të KBI-së me Firmën e Ndërtimtarisë "INXHIJERING".

Ku nga kjo kontratë KBI-së i ka takuar 25% e objektit ndërsa pjesa tjetër investuesit.

Si përfundim na kanë takuar 8 banesa banimi të cilat janë shitur të gjitha dhe 7 lokale prej të cilave tri janë lëshuar me qira dhe 4 të tjera pritet të jipen në të ardhmen.

Banesat janë shitur me qëllim të rindërtimit dhe zgjerimit të selisë së KBI-së, si dhe i lokaleve që kemi pasur më herët"- thotë sekretari i Këshillit të BI Zejnullah Dërguti.

## Bamirësi

Tradicionalisht ferizajasit janë të njohur për bamirësi, dhe këtë e kanë dëshmuar edhe duke ndërtuar xhami, si në qytet ashtu edhe në fshatra, por këtu vlen të veçohet:
- Qamil Jonuzi nga Ferizaj ka dhuruar 15 arë tokë për xhaminë "el-Faruk";
- Haxhi. Metush Bajrami nga Ferizaj dhuroi 4.26 arë për xhaminë në Rr."Hajriz Muhadini" në Ferizaj;
- Haxhi. Zymer Kadriu nga Zborci dhuroi mbi 1/5 nga sipërfaqja 0.57,72 ha për xhaminë në Zborc;
- Haxhi Ali Jashari nga Doganajt e Ferizajt dhuroi 4 ari për xhaminë e Doganajve;
- Të bijt e Haxhi Mehmet Mehmetit nga Komogllava dhuruan trollin për xhaminë e re;
- Haxhi.Ahmet Rysha nga Varoshi financoi ndërtimin e minares së xhamisë së këtij fshati;
- Haxhi Sejdi Rexhepi nga Ferizaj financoi ndërtimin e minares së dytë të xhamisë "M.Veseli" në Ferizaj;
- Selim Rexhepi nga fshati Brod i Shtërpcës dhuroi 8 arë tokë për xhaminë e këtij fshati;
- Arif Hasani nga fshati Firajë dhuroi 5.14 arë tokë për xhaminë e këtij fshati;
- Ndërmarrja e Pylltarisë ka falur një truall për xhaminë në lagjen e Sherretëve.

"Ka edhe shumë të tjerë që vlen të përmenden por vetëm po e shfrytëzojë rastin t`i falënderoj përmes D.I. për kontributin e dhënë dhe lusim Allahun xh.sh. që t`i shpërblejë në të dy botërat" - thonë zyrtarët e KBI-së së Ferizajt.

## Nishanet

Gjurmë nga koha e Dardanëve në trevën e Ferizajt janë materialet e gjetura në fshatin Varosh në jug të Ferizajt. Ky material është i kohës së mbarimit të periudhës së bronzit. Në rrethinën e Ferizajt gjenden dy nekropole njëra në zabelin Kulinës në rajonin e fshatit Rakaj dhe tjetri në rajonin e fshatit Mollopolc.

## Sfidat

Ndër sfidat kryesore kompetentët e këshillit kanë identifikuar:
- krijimi i hapësirës - lokalit të përshtatshëm për punë në KBI;
- përmirësimi i gjendjes ekonomike të të punësuarve tonë,
- tendenca e këshillit të xhematit të xhamisë për paralelizëm me KBI;
- uzurpimi-përvetësimi i pronave vakëfnore nga individët, në veçanti vlen të përmendet rasti në fshatin Pleshinë e Epërme ku personi pronëson shtëpinë dhe oborrin vakëfnor nëpërmjet gjyqit me deklaratën e dy "dëshmitarëve" të këtij fshati,dhe në ndërkohë ia shet personit të dytë;
- shitja e pronave vakëfnore pa pëlqimin dhe lejen e BI-së etj.;
- si problem tjetër i KBI-së është edhe ajo se ish-selia e KBI-së që i kemi rrënuar me qëllim të rindërtimit na është vonuar dhënia e lejes së ndërtimit nga Komuna. Çka është me rëndësi nga ai objekt i mëparshëm përveç zyrave tona kemi pasur lokale me qira prej të cilave ne kemi realizuar të ardhura buxhetore dhe nga ky që pritet të ndërtohet kemi shpresuar t`i ngrisim këto të ardhura, po me faktin e kësaj vonese po na e dëmton mjaft rëndë buxhetin e KBI-së;
- Krijimi i vakëfeve të reja, të cilat do ta përmirësonin gjendjen e rëndë financiare të këtij këshilli.

## Angazhimet për të ardhmen

- ndërtimi i selisë së KBI-së me objektet përcjellëse;
- ndërtimi dhe zgjerimi i lokaleve të reja;
- përmirësimi i gjendjes ekonomike të të punësuarve tonë;
- krijimi i vendeve të reja të punës për të diplomuarit e rinj;
- inkuadrimi i sa më shumë kuadrove me arsimim të lartë;
- krijimi i kushteve për imamët që të jenë sa më afër xhamisë;
- ngritja dhe vetëdijesimi i xhematlinjëve për vlerën e anëtarësisë;
- inkasimi sa më i madh i anëtarësisë në arkën e KBI-së;
- aktivizimi i femrës në jetën fetare;
- krijimi i vendeve të punës për sektorin e femrave.

# Pasqyrë përmbledhëse për xhamitë e KBI të Ferizajt

| Nr. | Emri i xhamisë | Viti i ndër-timit | Emri e mbiemri i imamit | Përgatitja profe-sionale e imamit | Emri dhe mbiemri i myezinit | Sa kohë të namazit falen brenda ditës |
|---|---|---|---|---|---|---|
| 1. | Xhamia e Firajës | 1554 | Isen Shabani | e lartë | | vetëm xhumatë |
| 2. | Xhamia e Gremës së Eprme | 1560 | Naim Nuha | e mesme | | vetëm xhumatë |
| 3. | Xhamia e Berishës- Nikadin | 1680 | | | | |
| 4. | Xhamia e Komogllavës -I- | 1700 | | | | |
| 5. | Xhamia e Kashtanjevës | 1728 | | | | |
| 6. | Xhamia e Rashnicës | 1735 | Gazmend Haxhiu | superiore | | vetëm xhumatë |
| 7. | Xhamia e Vojnocit | 1750 | Veton Shabani | e mesme | | 3 |
| 8. | Xhamia e Mirashit | 1800 | Faruk Lohaj | superiore | | 4 |
| 9. | Xhamia e Shtimës | 1824 | Isa Tërshani | superiore | | 5 |
| 10. | Xhamia e Talinocit të Jerlive | 1825 | Mubekir Sadiku | e mesme | | 2 |
| 11. | Xhamia e Prelezit të Jerlive | 1842 | Sadri Rexhepi | e lartë | | vetëm xhumatë |
| 12. | Xhamia e Pleshinës | 1852 | Mensur Abdyli | e mesme | | 5 |
| 13. | Xhamia e Zaskokut | 1870 | Hamdi Çerkini | e mesme | | 5 |
| 14. | Xhamia e Boshnjakut -Ferizaj | 1878 | Sevdair Haxhiu | superiore | | 5 |
| 15. | Xhamia e Pjetërshticës | 1882 | | | | |
| 16. | Xhamia e Talinovcit të Madh | 1888 | Fehmi Mehmeti | e mesme | | vetëm xhumatë |
| 17. | Xhamia "Mulla Veseli"- Ferizaj | 1891 | Adem Hoxha | superiore | Jahja Stublla | 5 |
| 18. | Xhamia e Caralevës | 1895 (1908) | Bedri Roshaj | e mesme | | vetëm xhumatë |
| 19. | Xhamia e Kosharës | 1897 | Ilmi Rexhepi | superiore | | 3 |
| 20. | Xhamia e Jezercit | 1906 | Avdyl Hasani | superiore | | vetëm xhumatë |
| 21. | Xhamia e Spahiajve- Greme | 1910 | Nexhmedin Bajrami | e mesme | | 4 |
| 22. | Xhamia e Bitisë | 1913 | | | | |
| 23. | Xhamia e Sojevës | 1917 | Shaqir Zeqiri | superiore | | 4 |
| 24. | Xhamia e Varoshtit | | Avdush Krosa | e mesme | | 3 |
| 25. | Xhamia e Godancit të Ultë | | | | | |
| 26. | Xhamia e Balajve | 1928 | Safet Qelaj | e mesme | | vetëm xhumatë |
| 27. | Xhamia e Cërnillës | 1930 | Kemajl Statoci | e mesme | | 3 |
| 28. | Xhamia e Reçakut | 1930 | Emin Ahmeti | e mesme | | 3 |
| 29. | Xhamia e Burnikut | 1933 | | | | |
| 30. | Xhamia e Mollopolcit | 1934 | Muhamed Muharremi | e mesme | | vetëm xhumatë |
| 31. | Xhamia e Petrovës | 1935 | Burim Rexhaj | e mesme | | 3 |
| 32. | Xhamia e Nerodimës së Ultë | 1936 | Xhymshyt Bytyqi | e mesme | | vetëm xhumatë |
| 33. | Xhamia e Gaçkës | 1942 | Bujar Hasani | e mesme | | 4 |
| 34. | Xhamia e Zllatarit | 1943 | Kemajl Halili | e mesme | | vetëm xhumatë |
| 35. | Xhamia e Davidovcit | 1946 | Burhan Haxha | e mesme | | vetëm xhumatë |
| 36. | Xhamia e Muzeqinës | 1968 | Burim Bibja | superiore | | 3 |
| 37. | Xhamia e Mirosalës | 1972 | Fahrush Rexhepi | superiore | | vetëm xhumatë |
| 38. | Xhamia e Nekudimit | 1982 | Ibrahim Beqiri | e mesme | | 5 |
| 39. | Xhamia e Rahovicës | 1983 | Skender Misini | e mesme | | 3 |
| 40. | Xhamia e Komogllavës | 1984 | Sedat Islami | e mesme | | vetëm xhumatë |
| 41. | Xhamia e Prelezit të Jerlive | 1987 | Agim Kamberi | e mesme | | vetëm xhumatë |
| 42. | Xhamia e Gjurkovcit | 1994 | Xhafer Ahmeti | e mesme | | vetëm xhumatë |
| 43. | Xhamia e Dubravës | 1998 | | | | |
| 44. | Xhamia e Doganajve | 2001 | | | | |
| 45. | Xhamia e Dardanisë | 2001 | Ibrahim Ramabaja | e mesme | | 3 |
| 46. | Xhamia e Tërrnit | 2001 | Sabri Rexhepi | e mesme | | vetëm xhumatë |
| 47. | Xhamia e Dremjakut | 2003 | Abedin Sadriu | e mesme | | vetëm xhumatë |
| 48. | Xhamia e Rakajve | 2003 | Rasim Ademi | e mesme | | 3 |
| 49. | Xhamia e Godancit të Ultë | 2004 | Driton Zenuni | e mesme | | 3 |
| 50. | Xhamia e re e Shtimës | 2004 | Skender Baftiu | superiore | | 5 |
| 51. | Xhamia e Bibajve | 2004 | Fehmi Haxhiu | e mesme | | vetëm xhumatë |
| 52. | Xhamia e Pojatës- Softajt | 2005 | Ibrahim Halili | e mesme | | vetëm xhumatë |
| 53. | Xhamia e "El-Faruk"- Ferizaj | 2005 | Naim Rexhepi | superiore | | 5 |
| 54. | Xhamia e Prelezit të Muhaxherve | 2006 | | | | |
| 55. | Xhamia e Sazlisë | 2006 | | | | |
| 56. | Xhamia e Karametajve Greme | 2006 | | | | |
| 57. | Xhamia e Zborcit | 2006 | | | | |
| 58. | Xhamia e Slivovës | 2007 | | | | |
| 59. | Xhamia e "H.M" | 2007 | Bashkim Hoxha | e meseme | | 5 |

*Përgatitën:* ***S. Bajgora***
***R. Shkodra***

# Mr. Qemajl Morina, “Lidhja Shqiptare e Prizrenit në shtypin egjiptian (1878-1881)”, “Dituria Islame”, Prishtinë, 2006, f. 190.

**“Libri është kopsht që mbahet në xhep”.**

*(Proverb i vjetër arab)*

Paqja e Shën-Stefanit dhe Kongresi i Berlinit ishin dy tregues të qartë për popullin shqiptar se padrejtësia po vepronte bindshëm në dëm të tij. Për shqiptarët, në këto dy konferenca, po edhe në të tjerat që do të pasonin, *“matja u bë me një kut tjetër”,* përkatësisht u zbatuan të tjera standarde kundruall popujve fqinjë. Në fakt, ndodhi ajo që e ka konstatuar qëmoti urtësia popullore: *“Drejtësia është në anën e të fortit”*.

Duke i parë këto padrejtësi që po i bëheshin popullit shqiptar, pas Marrëveshjes së Shën-Stefanit (3 mars 1878) dhe në prag të Kongresit të Berlinit (13 korrik 1878), burrat më në zë të asaj kohe, si Ymer Prizreni, Abdyl Frashëri, Sylejman Vokshi, e shumë të tjerë, përfaqësues nga të gjitha trojet shqiptare, u mblodhën në Prizren më 10 qershor 1878, ku edhe formuan Kuvendin e Parë të Lidhjes Shqiptare të Prizrenit.

Nga ky Kuvend mbarështhqiptar u morën vendime për veprimet e mëtutjeshme të krerëve të Lidhjes.

Nuk ka dyshim se vendosmëria e këtyre burrave për t’i thënë “stop” copëtimit të tokave shqiptare, pati jehonë, si në aspektin kombëtar, ashtu edhe në atë ndërkombëtar.

Lidhja Shqiptare e Prizrenit (1878-1881), si një organizatë politiko-ushtarake, bëri që shumë burra shteti të kohës të merreshin seriozisht me çështjen shqiptare, po jehona e saj nuk mori fund me kaq. Lidhja e Prizrenit pati jehonë të jashtëzakonshme edhe në shtypin e kohës, ndërsa shumë gazeta prestigjioze u morën seriozisht me ngjarjet që po zhvilloheshin në tokat shqiptare.

Andaj trajtimi i këtyre ngjarjeve në kontekstin e shtypit të kohës, është pa dyshim në interesin e përgjithshëm, sidomos për studiuesit e kësaj problematike.

Në mesin e shumë gazetave të kohës në gjuhë të ndryshme, që shkruan për Lidhjen Shqiptare të Prizrenit, ishte edhe shtypi egjiptian, të cilin e trajton libri “**Lidhja Shqiptare e Prizrenit në shtypin egjiptian (1878-1881),** i autorit mr. Qemajl MORINA, botuar nga shtëpia botuese “Dituria Islame”, Prishtinë, 2006, fq. 192.

Studiuesi tashmë i njohur, mr. Qemajl Morina, pas një pune ngulmuese e të gjatë në hulumtimet e tij në Bibliotekën Kombëtare të Egjiptit në Kajro, arriti ta kurorëzojë me sukses angazhimin e tij shkencor, duke na ofruar librin “**Lidhja Shqiptare e Prizrenit në shtypin egjiptian (1878-1881)**.

Autori në këtë libër objekt hulumtimi ka dy gazetat më prestigjioze të kohës, që botoheshin në Egjipt:

***Vakai Misrije*** (Ndodhitë e Egjiptit”), numri i parë i së cilës është botuar më 3 dhjetor 1828 dhe

***El-Ahram*** (“Piramidat”), numri i parë i kësaj gazete është botuar më 27 dhjetor 1875.



Libri hapet me parathënien dhe më pas vazhdon me shkrimin *"Çështja shqiptare në shtypin e Egjiptit,"* ku autori vë në fokus të trajtimit personalitetin e njohur të Egjiptit modern, mbretin me prejardhje shqiptare, Mehmet Ali Pashën. Ky burrë shteti, në kuadër të modernizimit të Egjiptit, do të arrinte të themelonte edhe shtypshkronjën e parë aty, ndërkaq fryt i punës së saj ishin edhe dy gazetat e lartpërmendura. Interes për ne përbën fakti se këto gazeta do të ndiqnin me vëmendje dhe vazhdimisht ngjarjet e Lidhjes Shqiptare të Prizrenit.

Edhe pse këto dy gazeta informacionet i merrnin nga agjencitë e huaja të kohës, ose edhe nga shtypi i ndryshëm i kohës, prapëseprapë shohim se ato gjatë informimit në shumicën e rasteve mbanin qëndrim objektiv.

Në shkrimin me titull *"Çështja e Lidhjes Shqiptare"*, (fq. 19), ndër të tjera, theksohen edhe qëllimet e Lidhjes, për se gazeta *"El-Ahram",* nr. 120, dt. 3 nëntor 1878, shkruante: "Lidhja ka dy qëllime, që mundohet t'i arrijë:

Mos t'ia dorëzojë Malit të Zi asnjë pëllëmbë të tokës shqiptare, dhe

Shqipëria të fitojë autonominë".

Por gazeta në fjalë vë në pah edhe dëshirën e disa anëtarëve të Lidhjes për t'u shkëputur përfundimisht nga Turqia (fq. 21).

Kurse gazeta "Vakai Misrije", nr. 808, dt. 27 prill 1879, vë në spikamë angazhimin diplomatik të krerëve të Lidhjes, duke theksuar: "Pritet të arrijë së shpejti në Romë një delegacion shqiptar, i cili do të protestojë kundër dhënies së Epirit Greqisë... Delegacioni përbëhet prej Abdyl Begut dhe Mehmet Begut. Thuhet se do të nisen edhe për në Paris", (fq. 26-27).

Libri i autorit mr. Qemajl Morina vazhdon edhe me kontribute dhe me të dhëna të tjera, interesante, të cilat ia shtojnë kureshtjen lexuesit dhe njëkohësisht e begatojnë librin.

Shtypin egjiptian, sipas autorit mr. Qemajl Morina, e shohim vazhdimisht të angazhuar për përcjelljen e aktiviteteve të Lidhjes, sepse, siç duket, Mbretëria e Mehmet Ali Pashës kishte pasur një ndikim të madh. Në vijim të librit del se shtypi egjiptian bën fjalë për ngjarjet që ndërlidheshin me përleshjet në kufijtë shqiptaro-serbë (fq. 29-30), aktivitetet e Lidhjes (fq. 31), për të vazhduar me përshkrimin e përpjekjeve të Lidhjes për mbrojtjen e kufijve veriorë (ata me Malin të Zi) (fq. 55), pastaj për mbrojtjen e Plavës dhe Gucisë (fq. 59), Hotit e Grudës (fq. 65). Gazeta "El-Ahram", nr. 183, 20 janar 1880, theksonte: "Shqiptarët me rezistencën e tyre penguan Malin e Zi të kënaqej me atë që i kishte dhënë traktati i Berlinit..."

Shtypi egjiptian i kohës shkruante gjerësisht për përpjekjet e Lidhjes për mbrojtjen e Ulqinit, protestat e ndryshme dhe vendosmërinë e shteteve të mëdha për ta detyruar popullatën vendëse që t'ia dorëzonte Ulqinin. Gazeta "El-Ahram" nr. 219, 14 tetor vitit 1880, nënvizonte: "Me hidhërim mësuam se shtetet e mëdha do ta dërgojnë flotën e tyre të përbashkët në ujërat e Ulqinit tonë, të na detyrojnë t'ia dorëzojmë qytetin tonë të shtrenjtë qeverisë së Malit të Zi..."

Po këtu shohim gatishmërinë e popullatës për ta mbrojtur Ulqinin dhe kundërshtimin e hapur për ta dorëzuar atë. (fq. 99).

Edhe pse shqiptarët, sikurse dihet, e humbën Ulqinin, vendosmëria dhe trimëria e popullatës shqiptare bëri jehonë të madhe në arenën ndërkombëtare. Me rënien e Ulqinit nën Malin e Zi, shfaqet pakënaqësia e madhe e shqiptarëve, nga një anë, dhe shtohet presioni i paparë i Malit të Zi ndaj tyre me metoda të shtypjes më brutale që njihte koha.

Gazeta "Vakai...", nr. 1090, 17 prill 1881, shkruante: "Sipas lajmeve nga Raguza, thuhet... Shumica e shqiptarëve që kanë mbetur nën Malin e Zi, kanë lënë vatrat e tyre dhe janë shpërngulur në Shkodër, për të shpëtuar nga mizoritë e pushtetit malazias".

Përveç viseve veriore, Lidhja Shqiptare e Prizrenit i kishte intensifikuar forcat, qoftë ato diplomatike, qoftë luftarake, edhe për mbrojtjen e viseve të Jugut, ku Greqisë i jepeshin një pjesë e mirë të tokave shqiptare (fq. 106). Këtu dalin qartazi në pah përpjekjet e Greqisë, siç thotë populli "Me mish e me shpirt", për t'i futur këto toka nën sundimin e vet, gjë që edhe do t'ia arrijë qëllimit me ndihmën e fuqive të mëdha, e në veçanti me ndihmën e Rusisë (fq. 108).

Për sa i përket Kongresit të Berlinit, shtypi egjiptian kishte ndjekur në tërësi Kongresin dhe pati shkruar për vendimet e marra, edhe pse në disa raste shohim se informatat lidhur me vendimet e Kongresit të Berlinit, merreshin nga gazeta turke "Hakikat", (fq.118). Edhe pse Fuqitë e Mëdha në Kongresin e Berlinit e bënë të veten, megjithatë shtypi egjiptian nuk qëndroi në asnjë mënyrë indiferent. Për lëvizjet e kufijve dhe për lëvizjet e ndryshme luftarake, shtypi egjiptian shkruante vazhdimisht (fq. 122-123).

Libri, aty nga fundi, është pajisur edhe me dy shtojca, të cilat ia shtojnë edhe më shumë begatinë këtij libri:

Disa artikuj të autorit mr. Qemajl Morina, të botuar në të përditshmen *"Rilindja"* (d.m.th. artikuj që kanë të bëjnë me ngjarjet e lartpërmendura) dhe

Faksimile të artikujve të botuar në gazetën *"El-Ahram"* dhe *"Vakai Misrije",* faksimile origjinale që do t'u shërbejnë lexuesve dhe studiuesve.

Nga sa u tha më lart, mund të përfundojmë se libri i mr. Qemajl Morinës *"Lidhja Shqiptare e Prizrenit në shtypin egjiptian (1878-1881)"*, është një kontribut domethënës e me interes për lexuesin dhe studiuesin. Në veçanti do të jetë literaturë e pashmangshme për ata studiues të cilët janë liruar nga paragjykimet për Lindjen, sepse paragjykimi asnjëherë nuk i ka shërbyer shkencës së mirëfilltë, por vetëm e ka dëmtuar atë.

Libri në fjalë është një tregues i qartë dhe një orientim i rëndësishëm për institucionet përkatëse shkencore dhe shkencëtarët në vendin tonë, se si duhet të merremi seriozisht me këtë punë, se si është e domosdoshme që të eksplorohen materiale edhe në këtë pjesë të botës, ku ruhen informacione të rëndësishme për fatet e vendit tonë, dhe të mos u lëmë vend kurrsesi paragjykimeve.

Një fjalë e urtë latine thotë: "Libri është më shumë se një përmendore", andaj autori, mr. Qemajl Morina, me këtë libër, po edhe me punën e deritashme publicistike e shkencore, mund të thuhet se i ka ngritur vetes një përmendore.

Autorin e përgëzojmë për librin, i urojmë shëndet të mbarë dhe suksese në punë shkencore të mëtutjeshme.

"Dituria dhe vepra e mban njeriun të "GJALLË" edhe pasi të vdesë, e i padituri është një i "vdekur", edhe nëse ecën mbi Tokë". (Hasan el-Basri)

***Nuridin A. Ahmeti***

# Konferencë Ndërkombëtare për dialog ndërfetar dhe ndërcivil

**Me ftesë të Kryeministrit të Maqedonisë dhe Ministrisë së Kulturës, Delegacioni i BIK-ut me në krye myftiun Mr. Naim ef. Tërnava, morën pjesë në Konferencën Ndërkombëtare për dialog ndërfetar dhe ndërcivil që u mbajt në Ohër prej datës 26-28 tetor 2007**




*Myftiu i Kosovës Mr. Naim Tërnava në bisedë me kryeministrin e Maqedonisë Nikolla Gruevski*

Konferenca botërore për dialog ndërfetar dhe ndërcivil që u mbajt në Ohër është vazhdimësi e disa takimeve të ngjashme që janë mbajtur në Maqedoni viteve të fundit për promovimin e tolerancës mes popujve dhe religjioneve të ndryshme, jo vetëm në Maqedoni, por edhe më gjerë, në Ballkan, Evropë dhe botë.

Në këtë Konferencë morën pjesë mbi 300 përfaqësues të religjioneve të ndryshme të botës. Pati përfaqësues edhe nga Liga Islame botërore, Vatikani, Kina, India, SHBA, dhe Evropa. Konferencën e ndoqën mbi 100 gazetarë dhe fotoreporterë nga stacione të ndryshme televizive të botës.

Organizator i konferencës ishte Ministria e Kulturës në bashkëpunim me Komisionin për marrëdhënie me komunitetet fetare dhe grupet religjioze, dhe me bashkësitë fetare. Konferenca në mënyrë financiare është e ndihmuar nga Qeveria e Republikës së Maqedonisë, UNESKO, dhe nga Konferenca botërore për religjione dhe paqe.

Gjatë punimeve të kësaj Konference, Myftiu Tërnava, pati takime të shumta me përfaqësuesit e religjioneve të ndryshme dhe liderë fetarë, por mbi të gjitha spikat takimi i delegacionit tonë me Kryeministrin e Maqedonisë, Nikolla Gruevskin, në rezidencën e tij në Ohër. Gjatë këtij takimi, myftiu Tërnava, i shprehi mirënjohje Kryeministrit të Maqedonisë për rolin konstruktiv që po luan qeveria e Maqedonisë në procesin e definimit të statusit të Kosovës, ndërkohë që Kryeministri maqedon, premtoi se ky qëndrim do të jetë i paluhatshëm dhe Maqedonia do të ndjek hapat e SHBA-ve dhe të BE-së në pranimin e pavarësisë së Kosovës.

Myftiu Tërnava, në një takim të veçantë u prit edhe nga Ministri i Kulturës i Maqedonisë z. Arifikmet Xhemaili.

Gjatë ditëve të Seminarit, Myftiu Tërnava, pati takime edhe me krerët e Bashkësisë islame të Shqipërisë Z. Selim Muça dhe me ata të Maqedonisë z. Sulejman Rexhepin, me të cilët u bisedua për bashkëpunimin edhe më të ngushtë të Bashkësive islame shqiptare në të ardhmen.

***(s.b.)***








## Myftiu Tërnava priti në takim njohës shefin e ri të zyrës turke Mustafa Sarniç



Myftiu i Kosovës Mr. Naim Tërnava priti më 2 tetor 2007, në takim njohës shefin e ri të zyrës turke Mustafa Sarniç.

Në takim myftiu Tërnava pasi e uroi për marrjen e detyrës së re në krye të misionit turk në Kosovë diplomatit turk i shprehu gatishmërinë e BI dhe të vetë myftiu për të bashkëpunuar si edhe deri më tani me zyrën turke.

Myftiu gjithashtu kërkoi nga shefi i posaemëruar i Zyrës turke përkrahje për proceset nëpër të cilat po kalon Kosova.

Qe konstatim i përbashkët se bashkëpunimi në mes Bashkësisë Islame dhe misionit diplomatik turk në Kosovë është shumë i mirë me tendencë të rritjes së mëtutjeshme.

## Myftiu Tërnava priti shefin e zyrës së Maqedonisë në Prishtinë



Në selinë e Kryesisë së BI, Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava priti në takim njohës shefin e Zyrës së Maqedonisë në Prishtinë z. Stojan Karajanov me të cilin pati këmbim mendimesh për gjendjen aktuale në Kosovë, Maqedoni e rajon. Myftiu Tërnava e vlerësoi lart rolin konstruktiv të qeverisë së Maqedonisë në krijimin e stabilitetit në rajon e posaçërisht rolin parimor të Shkupit zyrtar për zgjidhjen e statusit të Kosovës.

Nga ana e tij z. Karajanov diskutoi me Myftiun Tërnava pjesëmarrjen e këtij të fundit në Konferencën ndërkombëtare e cila do të mbahet në Ohër prej 25-27.10.2007 me titull:

"Kontributi i Fesë dhe i Kulturës për paqe, respekt të ndërsjellë dhe bashkëjetesë".

Konferenca mbahet nën patronatin e kryeministrit të Maqedonisë nën organizimin e Ministrisë së Kulturës në bashkëpunim me komisionin ndërfetar të Republikës së Maqedonisë.

Konferenca është e përkrahur financiarisht nga UNESCO, Lidhja Botërore Islame dhe Konferenca Botërore Fetë për Paqe (WCRP).

Myftiu Tërnava do të marrë pjesë në këtë konferencë me kumtesën: Feja dhe edukimi - roli i tyre në edukimin e shoqërisë.

Në këtë konferencë do të marrin pjesë shumë liderë evropian dhe figura eminente të Evropës dhe regjionit.

*Myftiu Tërnava në takim me drejtuesit e PD-së*

## Pas zgjedhjeve të nëntorit do të ketë një Parlament më me dinjitet



Myftiu i Kosovës mr. Naim Tërnava u bëri sot thirrje partive politike që fushatën elektorale ta bëjnë në mënyrë të ligjshme, fere dhe korrekte. Myftiu u shpreh kështu pas takimit me kryetarin e Partisë së Drejtësisë (PD) Sylejman Qerkezin. Myftiu tha se pas zgjedhjeve të nëntorit do të ketë një Parlament më me dinjitet dhe vetëdijesim më të madh e më stabil dhe më të fortë, që do të marrë vendime më të guximshme në raport me ardhmërinë e vendit.

"Duke pasur parasysh që shumica e popullatës së Kosovës i takon besimit islam, prandaj edhe përgjegjësia i takon këtij grupi po ashtu edhe lëvdatat edhe lëshimet i shkojnë këtij grupi për tërë atë që është bërë në Kosovë"

Ndërsa kreu i PD-së, e ka siguruar Myftiun se partia e tij do të bëjë një fushatë të qetë, të ligjshme dhe korrekte.

# Fitër - Bajrami u festua solemnisht në tërë Kosovën

Si tradicionalisht, pas përfundimit të muajit të agjërimit-Ramazanit, më 12 tetor 2007, si në gjithë Botën Islame ashtu edhe tek ne, besimtarët kremtuan në mënyrë madhështore festën e Fitër-Bajramit me lutjet për paqe, harmoni, unitet dhe për solidaritet me nevojtarët e për një të nesërme më të mirë.

Fitër-Bajrami u kremtua solemnisht në të gjitha xhamitë e Kosovës, ku pos hytbes kushtuar kësaj feste nga e ku u përcollën mesazhe, për paqe, lumturi, dinjitet e solidaritet u fal namazi i tij, ku morën pjesë një numër i madh i besimtarëve të të gjitha moshave.

Edhe kësaj radhe manifestimi qendror për territorin e Kosovës kushtuar festës së Fitër-Bajramit u mbajt në xhaminë "Sulltan Mehmet Fatih" të Prishtinës, në prani të mijëra besimtarëve, ku qenë të pranishëm udhëheqësit më të lartë të Bashkësisë Islame të Kosovës me Myftiun, Mr. Naim Tërnava në krye.

Për të zënë vend në xhaminë "Sulltan Mehmet-Fatih", shumë besimtarë kishin mësyrë që në orët e hershme, por sipërfaqja e xhamisë ishte shumë e vogël për t'i marrë të gjithë të interesuarit, andaj, si edhe viteve të tjera, oborri i xhamisë dhe ambientet përreth u mbushën përplot me besimtarë.


Bahri ef. Simnica

Për dallim nga herët tjera kësaj radhe në faljen e namazit të Fitër-Bajramit qenë të pranishëm edhe përfaqësues nga jeta politike si Behgjet Pacolli - Kryetari i ARK-së, Sylejman Çerkezi, Kryetari i PD-së, Fatmir Limaj - nënkryetar i PDK, etj.

Namazit të sabahut i priu Musa ef. Avdiu, ndërsa ashere nga Kur'ani lexoi imami Hakim ef. Iljazi, i cili hapi ceremoninë festive kushtuar Fitër-Bajramit.

Për vlerën dhe rëndësinë e festës së Fitër-Bajramit, foli Bahri ef. Simnica - profesor në Medresenë e mesme "Alaudin" të Prishtinës, i cili në fillim iu drejtua të pranishmëve:

Kjo është një ditë feste e madhe për ne, dita e Fitër-Bajramit, festa e përfundimit të detyrave tona madhore të parashtruara nga Krijuesi Ynë e të zbatuara prej nesh me vet dëshirë dhe vullnet të plotë duke llogaritur sot , në këtë ditë, shpërblim, edhe për agjërim edhe për namaz edhe për lexim të Kuranit, edhe për sadaka edhe për të gjitha punët tjera të mira... Andaj o Zot, të lutemi zbatoje premtimin tënd dhe na jep shpërblimin në këtë dhe botën tjetër.

Në vazhdim të fjalës së tij Bahri efendiu foli për mësimet themelore të fesë islame për se ai tha: "Të nderuar besimtarë, në këta minuta të kësaj dite feste, do të shtjellojmë në vija të trasha këtë temë për të fuqizuar bindjen tonë se feja islame është fe paqësore, fe e mirëkuptimit, e tolerancës dhe ndërkohë për të eliminuar dilemat e lansuara qëllimshëm se feja islame është "fe e dhunës", "është përhapur me dhunë"...

Islami është vet paqe, mirëkuptim, tolerancë, bindje mbi parimin e vullnetit të lirë. Të ndalemi së pari tek emri i kësaj feje "el-Islam" që do të thotë, "dëgjueshmëri", apo bindje për të besuar një, Allahun, me vet dëshirë e në bazë të vullnetit të lirë, e cila fjalë rrjedh nga rrënja e fjalës "sin-lam-mim", e që nga e njëjta rrënjë është edhe fjala "es-selam"-"paqe", ku edhe përshëndetja e preferuar besimtarëve të kësaj feje është "esselamu alejkum." "paqja qoftë mbi ju dhe mëshira e Zotit" pra, Islami është edhe paqe në mes njeriut dhe Zotit, por edhe në mes njerëzve në përgjithësi. Atë, Zot që e besojmë, i përkulemi dhe i nënshtrohemi me bindje dhe vullnet të lirë. Rezultat i kësaj paqeje me Zotin është edhe besimi i fuqishëm në të.


Mustafë ef. Havolli

Ishte Ramazani dhe detyrat që i kryem në këtë muaj, një demonstrim i kësaj paqeje me Krijuesin tonë, abstenim nga bota materiale dhe përpjekje për të avancuar kah e bukura, engjëllorja.

Ndërsa në ligjëratën e dytë Mustafë ef. Havolli u përqendrua tek roli i fesë në flakjen e dukurive negative përse fillimisht tha:

"Islami nga besimtari kërkon progres truporë dhe shpirtërorë. Që të dyja këto komponente duhet të ecin paralel njëri me tjetrin. Kështu trupi i njeriut duhet të jetë i zhvilluar, i pastër, elegantë, ngase këtë e kërkon porosia profetike. ...

"*Allahu është i bukur dhe e donë bukurinë."*

Faljes së namazit të Fitër-Bajramit i priu dekani i FSI-së, Sabri ef. Bajgora, ndërsa Myftiu i Kosovës, nga hytbeja e xhamisë "Sulltan Mehmet-Fatih", iu drejtua popullit me këtë mesazh:






## Mesazhi i Myftiut të Kosovës, drejtuar qytetarëve nga hytbeja e xhamisë "Sulltan Mehmet Fatih" të Prishtinës me rastin e festës së Fitër Bajramit

**Të nderuar besimtarë,**
**Vëllezër e motra:**

I lavdëruar qoftë Allahu i Madhërishëm, që na mundësoi ta presim e ta përjetojmë këtë festë të Bajramit pas kryerjes së një ibadeti të madh e me vlerë, agjërimin e muajit të Ramazanit. Sot është ditë feste në tokë dhe në qiej. Sot në mbarë rruzullin tokësor madhërohet Krijuesi ynë nga miliona besimtarë, të cilët të gëzuar e të kënaqur u drejtohen xhamive dhe shesheve për ta kurorëzuar muajin e mëshirës, muajin e Kur'anit, me faljen e Fitër Bajramit.

*Agjërimi bëri që në shpirtrat tanë të njihet vlera e mirëfilltë e veprave të mira. Ai zgjoi ndjenjën e falënderimit, krijoi vetëdijen për ta kuptuar hallin e të vuajturve, ndarjen e dhimbjes dhe të vuajtjes me ata duke zgjatur dorën e dashurisë dhe ndihmës drejt tyre me zekat dhe sadaka.*



*Myftiu i Kosovës, Mr. Naim ef. Tërnava*

Dhe, prej shenjave të pranimit të agjërimit të Ramazanit është që besimtari të mbetet i lidhur për litarin e Allahut edhe pas Ramazanit dhe mos ta ndërpresë dashurinë mes tij dhe Zotit të tij.

Allahu në Kur'an thotë:

***"Zoti ynë, mos na i lako zemrat tona pasi na drejtove, na dhuro mëshirën Tënde, pse vetëm Ti je dhuruesi i madh".*** *(Ali Imran, 8)*

Kurse i dërguari i Allahut na ka përgëzuar:

*"Kush e agjëron Ramazanin me besim dhe vetë llogaritje të sinqertë do t'i falet tërë çka ka gabuar më parë",*

Sot në këtë ditë të Madhe festive më tepër se kurrë afrohen zemrat e njerëzve, harrohen urrejtjet, zhduken mospajtimet dhe kudo shtrihen duart e pajtimit, me dashuri, sinqeritet dhe vëllazërim. Zaten edhe vetë qëllimi i Bajramit është të mbjellë harenë, gëzimin në zemra, qetësinë trupore, përforcimin e dashurisë shoqërore, mëshirën në mes të afërmëve dhe bashkëpunimin e ndërsjellë njerëzor.

Festa e Bajramit fuqishëm na rikujton kujdesin që duhet të kemi për të dobëtit dhe të paaftit derisa çdo shtëpi dhe familje të mos mbushet me gëzim e hare. Këtë qëllim të lartë shoqëror e simbolizon urdhërimi i dhënies së Sadekatul fitrit para namazit të Bajramit

Në shoqërinë tonë ka njerëz që janë të varfër, por për hir të mbrojtjes së nderit e dinjitetit iu vjen turp të dalin e të lypin lëmoshë. Ne i kemi harruar të tillët, nuk ua shuajmë dhimbjet, nuk ua gëzojmë zemrat. Kjo harresë nuk është parim i shoqërisë së lumtur, por është pjesë negative e saj. Mu për këtë arsye Muhammedi a.s. porosit: *"Jepuni të varfërve në këtë ditë"*.

*"Jepuni të varfërve për këtë ditë që të mos kenë nevojë të bredhin dhe të kërkojnë furnizim për veten"*.

*Të nderuar besimtarë*

Feja Islame urdhëron dashuri, mëshirë, tolerancë dhe zemërbutësi. Dashuria është elementi më thelbësor për çdo qenie, është ndriçimi më rrezatues në jetë, është stoli e të përshpirtshmëve, shteg i të suksesshmëve, kapitull i devotshmërisë, rrugë e lumturisë, dhe fshehtësi nga fshehtësitë e Allahut xh.sh., që e vë në zemrat e atyre, të cilët i do nga besimtarët e Vet.

Islami nuk është një fe e ndërlikuar, parimet e saj nuk janë të vështira për t'u kuptuar dhe as urdhëresat e zorshme për t'u vënë në zbatim. Përkundrazi, është fe e shpirtmadhësisë dhe lehtësisë, fe e një rendi të drejtë, mbështetur në vëllazëri dhe përkrahje të ndërsjellë, fe ku etika morale ndërthuret në harmoni me rregullat shoqërore për të shtruar themelet e shoqërisë së paqes.

Islami synon kalitjen e shpirtit njerëzor; duke u përpjekur që të depërtojë në thellësitë e tij për t'i mbjellë mësimet e veta, të cilat do ta mbrojnë atë nga vështirësitë dhe fitnet e kësaj bote.

Besimi i paluhatshëm në Allahun xh.sh. është lidhja më e fortë që forcon dhe fisnikëron shpirtin, zemrën dhe mendjen e besimtarit. Sa herë që njeriu e gjen veten ngushtë nga sprovat dhe të papriturat e kësaj bote, strehimi më i mirë për të është kthimi tek mëshira hyjnore e Krijuesit të tij. Vetëm tek Allahu njeriu mund të gjejë prehjen e vërtetë shpirtërore dhe të përballojë çdo vështirësi.

*Vëllezër të dashur*

Myslimanët lypset që festën e Bajramit dhe përcjelljen e muajit të Ramazanit ta marrin si ndodhi madhështore dhe rast shumë të mirë për forcimin e radhëve të tyre, si edhe mënjanimin e kundërthënieve e divergjencave, të cilat kohë pas kohe paraqiten tek ata, duke iu përmbajtur fjalës së Allahut të Madhërishëm:

***"Mos u përçani ndërmjet veti, se do të dobësoheni e do ta humbni fuqinë tuaj!"*** *(Kur'ani- 8:46)*

Le të jetë pra festa e Bajramit të Ramazanit rast që t'i zgjasim duart tona për të fshirë lotët e fëmijëve që kanë humbur shpresën, të atyre që kanë humbur më të dashurit e tyre, t'ua zgjasim dorën e ndihmës dhe të solidaritetit, aq sa kemi mundësi, të gjitha familjeve që kanë

nevojë. Të forcojmë vlerat dhe virtytet e muajit të agjërimit në jetën tonë të përditshme që të jemi të lumtur dhe t'i bëjmë edhe të tjerët të lumtur me sjelljet dhe veprat tona.

Dijeni se sot, ashtu siç ka thënë i Dërguari i Allahut: *"Në çdo skaj të rrugës, në ag të kësaj dite të Bajramit, engjëjt qëndrojnë dhe thërrasin: "drejtohuni o besimtarë kah Allahu i Cili sot u jep të gjitha të mirat, shpërblen mundin e çdo adhuruesi. Ishit të porositur me namazet e natës dhe ato i kryet, ishit të porositur me agjërimin e ditës edhe atë e kryet, respektuat Allahun andaj, pranoni shpërblimet tuaja. Kthehuni të gëzuar në vendbanimet tuaja sepse kjo është ditë e gëzimit dhe në qiell emërohet si e këtillë".*

Në fund, më lejoni që të gjithë juve, besimtarë të nderuar, t'ua uroj Festën e Madhe të Fitër-Bajramit, duke e lutur të Gjithëmëshirshmin që në shtëpitë tona të mbretërojë paqja, harmonia dhe ngrohtësia familjare.

Me fat dhe me shumë gëzime e kalofshi këtë Bajram. Mëshira dhe paqja e Allahut le t'ju përcjellë Juve, familjet Tuaja dhe të dashurit e Juaj, brenda trojeve tona etnike dhe në mërgatën tonë, e cila përkohësisht jeton jashtë atdheut. Amin –përfundoi mesazhin e tij Myftiu Tërnava.

Edhe duanë e namazit të Fitër-Bajramit e bëri Myftiu Naim ef. Tërnava.

## Pritje urimi nga Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, me rastin e festës së Fitër-Bajramit

Si tradicionalisht, Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava me rastin e festës së Fitër-Bajramit, nga ora 9-12, në selinë e Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës organizoi pritje urimi.



Për ta uruar Myftiun Tërnava në selinë e BI të Kosovës erdhën:

**Nga institucionet:**

Kryeministri i Kosovës – Agim Çeku; Kryetari i Kuvendit të Kosovës-Kolë Berisha, zv.komandanti i TMK-së gjeneral Rrahman Rama; një delegacion nga SHPK-ja i udhëhequr nga kolonel Sheremet Ahmeti

**Nga zyrat diplomatike:**

shefi i Zyrës së Britanisë së Madhe David Blund, shefi i Zyrës së Malajzisë, shefi i zyrës së Shqipërisë dhe shefi i zyrës së Turqisë;

**Nga partitë politike:**

Kryetari i PDK-së Hashim Thaçi, Kryetari i ARK Behgjet Pacolli, një delegacion i LDK-së; një delegacion i AAK-së i prirë nga Ahmet Isufi; një delegacion i Partisë Reformiste Ora i prirë nga Veton Surroi, kryetari i PSHDK-së – Akad. Mark Krasniqi; kryetarja e PSDK-së – Kaqusha Jashari, Kryetari i PD Sylejman Çerkezi, kryetari i PLK-së Gjergj Dedaj; kryetari i Lëvizjes Demokratike për Integrim nga Medvegja Rexhep Abazi, nga një delegacion i KLMDNJ-së, dhe shumë personalitete të tjera të jetës politike, kulturore e fetare të Kosovës.

***(r.sh.)***





*Sofje*

## Presidenti bullgar shtroi iftar për krerët e bashkësive islame të Ballkanit



Të premtën më 28 shtator 2007, në kryeqytetin e Bullgarisë në Sofje, presidenti bullgar Georgi Prvanon, për nder të udhëheqësve fetar të Ballkanit shtroi iftar në Pallatin presidencial.

Në iftar qenë të pranishëm udhëheqësit më të larët të Bashkësive Islame nga shtetet ballkanike si kryetari i DIJANET-it, Prof. Dr. Ali Bardakoglu, Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, kryetari i Bashkësisë Islame të Shqipërisë, haxhi Selim Muça, Reisi i Maqedonisë, Sulejman Rexhepi, Reisi i Malit të Zi, Rifat Fejziq, pastaj myftiu i Bullgarisë si dhe përfaqësues të bashkësive islame nga shtete tjera.

Në iftarin e shtruar nga presidenti bullgar qenë të pranishëm edhe ambasadorët e vendeve myslimane të akredituar në Sofje. Pas iftari të pranishmit patën takime të niveleve të ndryshme.

Është hera e parë që një president shteti jo mysliman tubon në iftar krerët e Bashkësive Islame të rajonit.

*Lideri i ARK-së Behgjet Pacolli në Iftar me Myftiun Tërnava*

## Duhet t'i respektojmë të gjitha fetë edhe tonën, e cila na mësoi rrugën drejt civilizimit

Më shumë se një mijë qytetarë nga Prishtina kanë bërë iftar në hotelin "Grand" në mbrëmjen e së premtes, të cilën e ka shtruar Behgjet Pacolli, kryetar i AKR. Me këtë rast Pacolli u tha të ftuarve se duhet të mburremi me kombin shqiptar, duhet respektuar të gjitha fetë dhe duhet respektuar edhe njëri-tjetrin. "Duhet të ndihemi krenarë se çfarë kombi përfaqësojmë, duhet t'i respektojmë të gjitha fetë edhe tonën, e cilat na mësoi rrugën drejt civilizimit" tha Pacolli. Ndërsa myftiu Tërnava, pasi ka falënderuar Pacollin për iftarin e shtruar, tha se Kosova ka kaluar në faza tejet të rënda dhe ende nevojitet angazhimi i të gjithëve. "Besoj se zgjedhjet që po afrohen do të jenë garë fer dhe do të respektojnë njëri-tjetrin. Po ashtu besoj se pas zgjedhjeve do të kemi Qeveri më të mirë dhe Parlament më të Fuqishëm, i cili do të ketë guxim të marrë vendime të mëdha".



*Myftiu Tërnava në iftarin e shtruar nga Këshilli i BI të Prishtinës*

## Sonte jemi rreth sofrës së Allahut - Krijuesit të gjithësisë

Këshilli i BI të Prishtinës mbrëmë më 2 tetor 2007, në ambientet e Hotelit "Iliria" në Prishtinë shtroi iftar ku pos udhëheqësve me të larët të Bashkësisë Islame të Kosovës me në krye Myftiun e Kosovës, Mr. Naim Tërnava qenë të pranishëm edhe përfaqësues të partive politike përfaqësues të institucioneve të ndryshme, pastaj përfaqësues të zyrave diplomatike të akredituar në Prishtinë, pastaj përfaqësues të komunitetit të biznesit e të ftuar të tjerë.



Në emër të Këshillit të pranishmit në iftar i përshëndeti kryetari i KBI të Prishtinës Bahri ef. Sejdiu, ndërsa myftiu mr. Naim Tërnava pasi i përshëndeti të pranishmit ndër të tjera tha:

"Sonte jemi rreth sofrës së Allahut - Krijuesit të gjithësisë, i Cili për njeriun ka vendosur rregulla, e një ndër ato rregulla të shumta që janë në Kuranin famëlartë është edhe agjërimi i muajit të Ramazanit, të cilin familjet tona, vëllezërit tanë, motrat tona e agjërojnë me një respekt të jashtëzakonshëm. E lusim Allahun xh.sh., që të gjitha lutje tona, ibadete tona që i kemi bërë gjatë këtij muaji të na i pranojë dhe të gjitha objektivat tona si komb t'i realizojmë sa më parë".

*Me rastin e shënimit të Betejës së Bedrit*

# Kryesia e BI shtroi iftar tradicional me udhëheqësit e Këshillave vendor të BI dhe nëpunësit e institucioneve të BI

*Prishtinë, 28 shtator 2007*

Si tradicionalisht me rastin e natës së 17 (më 28 shtator 2007) të Ramazanit respektivisht, në respekt të fitores historike në Betejën e Bedrit, Kryesia e BI të Kosovës shtroi iftar për udhëheqësit e Këshillave të BI dhe nëpunësit e institucioneve të Bashkësisë Islame të Kosovës.




Në këtë iftar që u shtrua në restorantin e Medresesë së mesme "Alaudin" të Prishtinës qenë të pranishëm rreth 200 pjesëmarrës.

Të pranishmëve mirëseardhje u shprehu kryeimami i BI të Kosovës, Sabri ef. Bajgora, ndërsa me një fjalë rasti iu drejtua zv/kryetari i Kryesisë së BI-së Ahmet ef. Sadiu, i cili pasi që i përshëndeti të pranishmit në emër të myftiut Naim Tërnava i cili për shkak të angazhimit jashtë shteti nuk qe i pranishëm në iftar, Ahmet efendiu tha:

"Të nderuar efendilerë u dëshiroj mirëseardhje në iftar që tashmë është tradicional që e organizon me rastin e Natës së Bedrit, Kryesia e BI të Kosovës.

Ky iftar është një rast që të takohemi, të bisedojmë e të shijojmë se si po kalojmë me këtë muaj të madhërueshëm.

Gjithashtu është rast i mirë që të bisedojmë se si po zhvillohet në terren aktiviteti i organizuar nga Kryesia e BI të Kosovës dhe aktiviteti i organizuar nga këshillat vendor. Prandaj unë ju dëshiroj që të kaloni një iftar të mirë, dhe pres nga ju që aktiviteti në terren në këto 10 netët e fundit të Ramazanit të jetë edhe më dinamik e më i përkushtuar. Kështu prezantimi ynë të jetë sa më i denj si para xhematit ashtu edhe në organizime të ndryshme si tribuna e posaçërisht në media, ku besimtarëve t'ua bëjmë me dije se ky muaj është muaj i mëshirës dhe solidaritetit.

Të nderuar efendilerë një vëmendje të posaçme këto ditë që na kanë mbetur nga ky muaj duhet kushtuar besimtarëve tanë që t'ua bëjmë me dije që t'i kryejnë obligimet ndaj institucionit të BI siç është zeqati dhe sadakatul - fitri. Për këtë ne nuk duhet të ngurrojmë, sidomos në këto 10 netë të kërkojmë prej tyre që zeqati dhe sadakatul-fitri ta ketë destinimin si deri më tash në mbështetje të institucioneve të Bashkësisë Islame të Kosovës, siç është Medreseja dhe Fakulteti i studimeve islame".

# Shoqata "Bereqeti" në Drenas e Rahovec ka ndihmuar skamnorët

*Prishtinë, 2 tetor 2007*

Me moton "Iftari i agjëruesit" Shoqata Botërore për Thirrje Islame me seli në Tripoli të Libisë në koordinim me Shoqatën Bamirëse Bereqeti ka ndihmuar në prag të Fitër-Bajramit në Drenas 80 familje në nevojë me artikuj themelor ushqimor, gjëra sanitare dhe veshmbathje. Sipas kryetarit të Shoqatës Bamirëse "Bereqeti" Fitim Flugaj kjo ndihmë vjen në muajin e shenjët të Ramazanit për familjet në nevojë.

Kësaj radhe ndihma për nevojtarët janë siguruar me donacion nga Shoqata Botërore për Thirrje Islame me seli në Tripoli të Libisë.

Gjithashtu shoqata Bereqeti edhe në qytetin e Rahovecit ka ndihmuar 70 familje në nevojë, ndërsa ditëve në vazhdim do të përfitojnë edhe një numër i caktuar i familjeve nevojtare në qendrat tjera të Kosovës.

Shoqata "Bereqeti" ka ndihmuar edhe familje tjera në nevojë në anë të ndyshme të Kosovës.






# Profesori John Voll ligjëroi për studiuesit kosovarë

Ditë më parë në Kosovë organizuar nga misioni amerikan në Prishtinë qëndroi studiuesi i feve e religjioneve prof. Dr. John O. Voll, i cili ligjëron në Universitetin Xhorxhtaun (Goergetoën University) ku ligjëron historinë islame. Gjatë qëndrimit në Kosovë profesor Voll ligjëroi për profesorët e FSI, profesorët e Fakultetit të Shkencave Politike të UP, si dhe për studentët e Universitetit të Prishtinës.

Para profesorëve të FSI profesori Voll u ligjëroi dhe studiuesve të tjerë të pranishëm. Në këtë ligjëratë profesori Voll ligjëroi, më 18 shtator 2007, në temën: "Historia e religjionit dhe roli i saj në akademitë moderne".

Ligjërata e profesorit Voll u ndoq me një interesim të veçantë nga të pranishmit, pas së cilës u zhvillua një debat i frytshëm.

Profesori Voll ligjëroi edhe në Fakultetin filozofik në departamentin e shkencave politike, si dhe për studentët e UP.

Gjatë qëndrimit në Kosovë profesori Voll bashkëbisedojë me shumë studiues të fesë, orientalistikës dhe përfaqësues të mediava.

Do theksuar se në të gjitha paraqitjet e tij ligjëratat e prof. Voll u ndoqën me një vëmendje dhe u shoqëruan me debate të frytshme.






# Një magjistër i ri në shkencat e Krahasimit Ndërfetar

Ditë më parë, në fillim të muajit tetor, Driton Morina është kurorëzuar me titullin magjistër i shkencave të Usuluddinit dhe Krahasimit Ndërfetar (Historia e Religjioneve), nga Universiteti Islamik Ndërkombëtar i Malajzisë. Nën mbikëqyrjen e mentorit Assoc. Prof. Dr. Kamar Oniah Kamaruzaman, kandidati në fjalë bëri hulumtime rreth prezencës së Islamit dhe Krishterimit në Kosovë, në temën e titulluar 'Islam and Christianity: a study of the encounters of comunities in Kosova'. (Islami dhe Krishterimi: Qasje studimore rreth ndeshjes së komuniteteve në Kosovë). Punimi është lexuar dhe vlerësuar edhe nga Assoc. Prof. Dr. Omer Spahiq, i cili së bashku me mentorin vlerësuan lart punën e kandidatit, duke shtuar se ky punim është i dobishëm dhe me interes për historinë e religjioneve të Kosovës. Komisioni vuri në spikamë edhe faktin se ky punim i ofron lexuesit ndërkombëtar të dhëna më të besueshme rreth historisë së religjioneve në Kosovë për faktin se kandidati vjen po nga ai rajon dhe aq më tepër është edhe dëshmitar i ngjarjeve të fundit në vend. Në këtë punim, i cili është i ndarë në katër kapituj, kandidati shtjellon ndeshjen e Islamit me Krishterimin nga një këndvështrim historik e analitik. Ai fillimisht jep një pasqyrë të përgjithshme të gadishullit ballkanik, pastaj flet për fillet e Krishterimit në Kosovë, origjinën e Kishës Ortodokse Serbe dhe ngritjen e manastireve serbe në Kosovë. Në pjesën e dytë kandidati vë në spikamë takimet e para të Kosovës me Islamin, ardhjen e Osmanlinjve dhe rëndësinë e Betejës së Kosovës. Në kapitullin vijues bëhet fjalë për rënien e pushtetin Osman, rritjen e nacionalizmit dhe turbulencat politike, etnike e fetare në Ballkan. Kandidati përmbyll punimin e tij me një analizë të thuktë të situatës fetare të pasluftës në Kosovë, për të përfunduar me disa sugjerime për studime të mëtejshme të kësaj teme.

**Biografi:**

Driton Morina është i lindur më 1980 dhe vjen nga Drenasi. Pas përfundimit të medresesë 'Alauddin' në Prishtinë më 1998, vazhdon studimet universitare në Universitetin e El-Ezherit në Kajro për të diplomuar më 2003 në degën e Sheriatit. Gjatë viteve 2002-2004 ka kryer detyrën e imamit në një xhami në Drenas, ku në të njëjtën kohë ka udhëhequr edhe emisione fetare në disa radio lokale në Kosovë. Mr. Driton Morina posedon aftësi të mira komunikuese dhe është autor i disa shkrimeve të botuara në revistën 'Dituria Islame' dhe gjetiu.

***Jeton Mehmeti***
*Kuala Lumpur*

*Drenas*

# U inaugurua xhamia në Bletar



Në vigjilje të muajit të shenjët të Ramazanit sherif në fshatin Bletar të Komunës së Drenasit me një manifestim solemn u bë inaugurimi i xhamisë së re të ndërtuar në qendër të fshatit, financimin e së cilës e ka bërë familja e haxhi Ahmet Morinës.

Xhamia për besimtarët e këtij lokaliteti ka qenë një ëndërr e kahmotshme, mirëpo kjo u bë realitet vetëm pasi financimin për ndërtimin e xhamisë e morën përsipër ish-fshatarët e këtij lokaliteti, respektivisht Familja e haxhi Ahmet Morinës, e cila tash e sa vjet jeton e vepron në Shkup të Maqedonisë.

Në solemnitetin e inaugurimit pos përfaqësuesve të familjes Morina, strukturave të udhëheqëse të KBI të Drenasit, shumë besimtarë të Bletarit dhe rrethinës qenë të pranishëm edhe kryeimami i BI të Kosovës Sabri ef. Bajgora, drejtori i Medresesë, Ekrem ef. Simnica si dhe sekretari i FSI-së Mr. Xhabir Hamiti.

Duke iu drejtuar të pranishmëve kryeimami i BI të Kosovës pasi që ka falënderuar familjen Morina që financoi ndërtimin e xhamisë në ish-fshatin e tyre, duke u mundësuar bashkëfshatarëve të tyre që të kenë një ndër xhamitë më të bukura jo vetëm në rrethin e Drenicës por edhe më gjerë.

Kryeimami Bajgora tha se shembulli i familjes Morina është dëshmi më e mirë se sa janë të lidhur njerëzit e Kosovës me vendlindjen e tyre, këtë shembull duhet ta ndjekin edhe të tjerët që kanë mundësi të ndihmojnë ndërtimin e Kosovës me objekte të infrastrukturës e sidomos ndërtimin e xhamive ku fisnikërohet e edukohet populllata.

Më tutje kryeimami Bajgora duke folur për rëndësinë e atyre që ndërtojnë xhami përmendi hadithin e pejgamberit ku ndër të tjerat tha: “Kush ndërton një xhami në këtë botë atij Zoti do t’i ndërtojë një pallat ne xhenet” - ky hadith i Pejgamberit tonë më së miri flet për rëndësinë që ka xhamia.



*Pjesëtarët e familjes Morina*

Ndërsa duke folur për rëndësinë që ka xhamia për shoqërinë kryeimami rikujtoi të pranishmit se edhe tek ne në të kaluarën xhamia ka luajtur rol vendimtar në ngjarjet e rëndësishme, mirëpo presim që edhe tani xhamia të luaj rolin e saj në edukimin e popullatës e posaçërisht në edukimin e brezit të ri, brez ky që po përballet me shumë dukuri jo të mira, vuri në pah kryeimami.

Të pranishmit i përshëndeti edhe kryetari i KBI të Drenasit Osman ef. Musliu i cili falënderoi donatorët për ndërtimin e xhamisë, një falënderim të posaçëm kryetari Musliu ia adresojë edhe Kuvendit Komunal për ndarjen e truallit për ndërtimin e xhamisë.

Të pranishmëve iu drejtua edhe përfaqësuesi i familjes Morina i cili ndër të tjerat vuri në pa se ka qenë dashuria ndaj Allahut dhe vendlindjes si dhe duke parë që besimtarët nuk kishin xhami, ne vendosëm që edhe në këtë mënyrë duke ndërtuar këtë xhami të jemi sa më afër vendit tonë. Ne edhe në të ardhmen do jemi me banorët e Kosovës.

## Mirënjohje për familjen Morina

Drejtori i Medresesë së mesme “Alaudin” të Prishtinës, Ekrem ef. Simnica i shoqëruar edhe nga Sali Jashari – zyrtar në Kryesinë e BI të Kosovës gjatë muajit të Madhëruar të Ramazanit, vizituan familjen Morina në Shkup.

Me këtë rast familja Morina për nder të mysafirëve nga Prishtina shtroi iftar ndërsa këta të fundit pasi falënderuan familjen Morina për financimin e xhamisë në Bletar me këtë rast i dorëzuan Mirënjohjen e Kryesisë së BI të ndarë për familjen Morina për kontributin e dhënë për vendlindjen.

***(e.b.)***

# Një Ramazan në mesin e grave gurbetqare të Norvegjisë

Ramazani 2007



Edhe këtë vit si çdo vit tjetër filluan përgatitjet për pritjen e muajit të shenjtë të Ramazanit. Por kësaj radhe ishte diçka më ndryshe, sepse përgatitjet për këtë Ramazan dallonin nga të mëparshmet. Një telefonatë nga vendet e largëta të Skandinavisë në Bashkësinë Islame të Kosovës, më saktësisht nga qyteti i Dramenit të Norvegjisë, e ndryshoi drejtimin e angazhimit tim, ku me propozimin e Kryetarit të Bashkësisë Islame Myfti Naim ef. Tërnava u propozova për mision të Ramazanit në Norvegji.

Vinte kjo telefonatë nga z. Abedin Osmani, kryetar i qendrës kulturore islame në Dramen i cili bëri gjithçka që ishte e mundur vetëm e vetëm që këtë Ramazan ta kaloj në mesin e femrave shqiptare të Dramenit të Norvegjisë.

Si mualime dhe aktiviste në KBI-në e Hanit të Elezit përgatitjet e mia ishin të përqendruara në xhematin tim, mirëpo pas kësaj telefonate ato morën drejtim tjetër, në një vend të panjohur, në një xhemat të ri të mërgatës.

Mendimi i parë i cili mu soll nëpër kokë, ishte ndarja nga fëmijët e mi. Në ato momente doli në pah ndjenja amnore dhe si nënë rënd e përjetova ndarjen edhe pse ishte përkohësisht. Me vete mendova: kjo është një sprovë. Çfarë të zgjedh: qëndrimin afër fëmijëve apo udhëtimin në rrugën e Zotit? Natyrisht zgjodha të dytën.

Falë punës së palodhshme të z. Abedinit viza u realizua dhe me emrin e Allahut unë u gjenda në mesin e këtij xhemati, për të cilin kam vetëm fjalë të mira. Deshi Zoti që ta kalojmë muajin e Ramazanit me të gjitha të mirat e tij. Nuk munguan as vështirësitë me të cilat ballafaqohen të gjithë misionarët, por mikpritja, respekti dhe bujaria e motrave tona të cilat jetojnë në Dramen të Norvegjisë lehtësuan çdo vështirësi.

Për çdo natë u shtruan iftare të përbashkëta të grave, të cilat përgatiteshin nëpër familje, ku pata rastin të njoftohesha më përafërmi me to ku shtjelluam tema nga më të ndryshmet deri në orët e vona të natës. Edhepse të nesërmen i priste një ditë e lodhshme pune gjë që ishte përditshmëri e femrave tona atje, ato nuk ngurruan të qëndronin sa më gjatë duke u interesuar për çështjet fetare. Nuk mungoi as falja e namazit të akshamit, jacisë dhe taravisë me xhemat, ku për çdo natë mësoheshin me praktikimin e namazit. Shpesh vetëm për freskimin e shpirtit vajzat e reja nuk pritonin, por me dashuri këndonin ilahi të cilat i kishin mësuar gjatë vijimit të mësimbesimit në xhami.

Vlen të përmenden edhe iftaret e përbashkëta të organizuara nga kryetari i këtij xhemati z. Abedini, në lokalin e rezervuar enkas për aktivitete fetare gjatë këtij muaji, ku merrnin pjesë jo vetëm gratë e qytetit të Dramenit por edhe nga qytetet tjera përreth.

Një atmosferë e veçantë ishte në Naten e Kadrit ku së bashku në numër më të madh se tjera ditëve përfunduam agjërimin e asaj dite, falëm namazin e akshamit, jacisë e teravisë dhe vazhduam deri natën vonë në ndjekjen e ligjëratave të dedikuara vetëm për Natën e madhe të Kadrit.

Besoj se atmosfera e asaj nate do të mbetet gjatë në mendjet e të gjitha motrave tona që ishin aty atë natë të bekuar edhe pse atmosfera të ngjashme përjetonim edhe netëve të tjera gjatë takimeve të vazhdueshme.

Dëshiroj të cek këtu edhe një iniciativë të motrës sonë Rukije Avdimetaj për t'i ndihmuar motrave kosovare të cilat kishin përjetuar dhunë dhe maltretim nga forcat militare serbe gjatë luftës 1998-1999. Ato premtuan se ky aksion është vetëm një fillim. Gjatë kësaj kohe unë isha këmbëngulëse që ky aksion të jetë i suksesshëm, edhe ashtu u bë. Ne mblodhëm mbi 1000 euro për shoqatën "Jeta" në Kastriot, shoqatë e cila bënë kujdesin e grave të dhunuara gjatë luftës. Ky aksion u kurorëzua përmes Departamentit të Gruas të Bashkësisë Islame të Kosovës.



Aktiviteti ynë nuk përfundoi këtu, se me po të njëjtin avaz vazhduam deri natën e fundit të Ramazanit, ku u ndamë duke e falënderuar Allahun për begatitë e Tij dhe për çastet e mira që i kaluam gjatë këtij muaji të shenjtë të Ramazanit. Dhe në fund të fundit në ditën kur të gjithë i gëzohen përfundimit të suksesshëm të agjërimit ne u ndamë më lot në sy, duke uruar njëra - tjetrës që ky mos të jetë takimi ynë i fundit.

Lusim Allahun e Madhëruar që këtë xhemat ta ruaj me mëshirën e vet dhe t'u mundësojë punë të mbarë në edukimin e brezave të ri.

***Xhevrije Derguti-Vila***
*15.10.2007 Dramen - Norvegji*

# Xhemati i Xhamisë së Hajvalisë dhuron Dhurata në spitalin e Pediatrisë dhe në Hendikos





Dy ditë para festës së madhe të Fiter Bajramit me iniciativën e imamit të Xhamisë së Hajvalisë Xheladin Fazliu, të rinjët e fshatit ndan mjete për blerjen e dhuratave.

Për fëmijët që ishin të shtrir në Spitalin e Pediatrisë në Qendrën Klinike Universitare të Kosovës ku u ndan 65 dhurata. Mikpritja ishte e ngrohtë dhe shumë falënderuese, si nga personeli mjekësor ashtu edhe nga prindërit e fëmijëve.

Drejtoresha e spitalit **Xhenane Gojani**, tha se dhurata të tilla, sidomos në raste festive siç është Festa e Bajramit janë të mirëpritura për fëmijët që trajtohen në këtë spital . Në këto rrethana atyre u mungon festa në ambientin shtëpiak, andaj dhurata të tilla do t'ua bëjnë pakëz më të këndshëm qëndrimin në spital"- tha Gojani. Ajo falenderoi imamin e xhamisë së Hajvalisë që ka zgjedhe këtë spital edhe ketë kategori, njëherësh tha se kjo është hera e dytë që sjell dhurata.

Kurse imami i xhamisë së Hajvalis **Xheladin Fazliu** tha se ky është sensibilizimi i dytë që këta të rinj tregojnë karshi këtyre fëmijëve, i përfshimë në këtë aksion ka qenë edhe "Hendikos" dhe disa qendra tjera të fëmijëve.

Fëmijëve të qendrës që ndjekin aktivitete në "Hendikos" ju shpërndan afro 40 dhurata.

Edhe familjarët që ishin prezent me fëmijët që kanë marrë dhurata, ndiheshin të kënaqur dhe falënderonin hoxhën për gëzimin që ua solli këtyre fëmijëve në këtë Festë të Bajramit dhe njëherësh apelonin te institucionet që të kenë një mbikëqyrje më serioze për këtë kategori fëmijësh .

Shpresojmë që ky aksion të mos ndalet dhe ne të mundohemi që fëmijëve, e sidomos të këtyre kategorive t'u sjellim gëzim e lumturi siç na ka mësuar Muhamedi a.s. "Se edhe buzëqeshja është sadaka"

Imami Fazliu falënderoi të rinjtë dhe xhematin e tij për ndihmën dhe përkrahjen morale e materiale që japin në aksione humanitare. Ai falënderoi edhe KBI-Prishtinë dhe kryetarin Bahri ef. Sejdiu dhe kryeimamin Burhan ef. Hashanin për përkrahjen.

***F. Fazliu***

# Renovimi i xhamisë së fshatit Sllubicë-Gjilan





Xhamia e Sllubicës, fshat ky që shtrihet buzë kufirit që ndan Kosovën dhe Serbinë është ndërtuar në vitin 1930. Për disa dekada me radhë xhamia në fjalë ishte vendtakim për shumë besimtarë të fshatrave shqiptare nga të dyja anët e kufirit, ku kryenin obligimet e tyre fetare, por shërbente edhe për qëllimet tjera kombëtare.

Mirëpo gjatë migrimit të vazhdueshëm të fshatarëve nga fshati në qendra më urbane, e sidomos gjatë viteve të fundit të sundimit të egër të pushtetit serb, xhamia e Sllubicës pësoi dëmtime dhe shkatërrime serioze, dhe gjendja e saj pothuajse erdhi deri tek zhdukja totale fizike.

Si pasojë e kësaj gjendjeje që nga fundi i viteve të 90' aktivitetet në xhami pothuajse u shuan fare, për të mos thënë ranë në pasivitet të plotë. Gjatë kësaj periudhe, xhamia e cila ishte në shkatërrim e sipër, kishte mbetur strehë për bagëti dhe shpendë të ndryshëm.Duke parë këtë gjendje të mjerueshme të xhamisë, Jusuf ef. Mustafa, veprimtar i shquar për aktivitete fetare si dhe kombëtare, mori iniciativën që kjo gjendje të ndryshohej në të mirë të xhamisë. Synimi i tij i vetëm dhe kryesor ishte që kjo xhami përsëri të jetë aktive dhe të jetë në shërbim të atyre pak besimtarëve që kishin mbetur në këto troje. Meqenëse mulla Jusufi edhe vet më parë kishte jetuar në fshatin Kokaj, ku gravitonte si xhematli i kësaj xhamie, për të ishte një motiv më i madh që të ndërmerrte një hap të tillë. Sipas fjalëve të Jusuf ef. Mustafës kostoja e renovimit të xhamisë ishte rreth 10.000 euro, ku ndihmë të madhe dhanë banorët e vetë fshatit Sllobicë, ata të fshatit Kokaj të Kosovës si dhe banorët e fshatrave Ranatovc dhe Maxherë të komunës së Preshevës, ku kontribut të veçantë dhanë besimtarët si: Vaxhid Haliti, Rrahman Latifi, Sahit Zahiri, Rexhep Sylejmani, Hazir Ramadani, si dhe vetë Jusuf ef.Mustafa i cili momentalisht ushtron edhe detyrën e imamit të xhamisë në mënyrë vullnetare.

Pas një pune të zellshme dhe vetëmohuese të bamirësve në fjalë, xhamia për një kohë të shkurtë mori një pamje krejtësisht të re dhe impozante, ku iu kushtua rëndësi të madhe ruajtjes së strukturës bazë të xhamisë, siç ishin muret dhe pjesë të ndryshme të punuara nga druri. Pas renovimit pothuajse të tërësishëm të xhamisë u bë për herë të parë falja e namazit të Kurban Bajramit në fund të vitit të kaluar. Se rifillimi i faljes së namazit në xhaminë e Sllubicës i kishte gëzuar pa masë besimtarët e kësaj ane, u pa qartë kur ne ishim së bashku në faljen e namazit te xhumasë me datën 26.10.2007.

Renovimi i xhamisë ishte edhe qëllimi i vizitës sonë që i bëmë këtij vendi, ku me këtë rast profesori i medresesë Alauddin Bahri ef. Simnica ligjëratën e hytbes së xhumasë ia kushtoi pikërisht rëndësisë dhe rolit të xhamisë për ngritjen e vlerave islame tek secili besimtar, e sidomos foli edhe për edukimin e brezave të rinjë në baza të shëndosha islame. Në vazhdim të ligjëratës ai i falënderoi dhe shprehi mirënjohje për të gjithë ata që kishin kontribuar në renovimin e xhamisë, ku besimtarët përsëri do të kenë mundësinë që me një përkushtim më të madh t'ju drejtohen dhe i luten Krijuesit të tyre Allahut xh.sh .

Për kureshtjen e lexuesve po i japim disa të dhëna për xhaminë e fshatit Sllubicë:
-xhamia është e ndërtuar në vitin 1930 nga banorët e fshatrave përreth;
-ajo ndodhet jo më largë se 30 m nga kufiri me Serbinë;
-imami i parë i kësaj xhamie ishte mulla Nura i Maxherës;
-përmasat e xhamisë në pikat e jashtme janë 11m X 17m ;
-xhamia ka kapacitet për afër 150 besimtarë;
-xhamia ka oborrin e thurrur me rrjetë metalike në sipërfaqe prej 6 ari;
-në hyrje të oborrit të xhamisë gjendet një shatërvan që sjell nga mali në afërsi ujë të freskët nga një burim i pashtershëm;
-xhamia është në pronësi të KBI-së Gjilan.

***Gani Mehmeti** – profesor i orientalistikës*

# KBI në Mitrovicë ndanë mirënjohje për imamët veteranë




Duke u nis nga parimi u synetit të Pejgamberit alejhis-selam: "Nuk mund të jetë falënderues ndaj Allahut ai që nuk është mirënjohës ndaj njerëzve" Këshilli i Bashkësisë Islame në Mitrovicë me datën 01.11.2007, organizoi një solemnitet të veçantë në të cilin morën pjesë të gjithë Imamët, ndërsa këtë solemnitet e bëri më të veçantë edhe pjesëmarrje e Hfz. Jonuz Saitit ish-imam i xhamisë Hamidie në Bair, i cili që nga viti 1997, jeton në SHBA, me këtë rast Kryetari i KBI-së Asllan Fazliu, duke i përshëndetur imamët e në veçanti imamët veteran falënderoi Allahun që na mundësoi të takohemi dhe së paku të rikujtojmë për disa momente të kaluarën, dhe punën e bujshme të këtyre imamëve të cilët me punën dhe angazhimin e tyre bënë që ne gjeneratat e reja sot të arrijmë deri këtu.

Me këtë rast Kryetari i KBI-së, në shenjë mirënjohjeje dhe respekti për punën e tyre ndau Mirënjohje për: Hfz. Jonuz Saitin, M. Bajram ef. Abdiun, M. Abdullah ef. Bejtën dhe M. Milazim ef. Jasharin, të gjithë këta imam edhe pse në pension ende janë duke vazhduar në dhënien e kontributit të tyre në xhemat.

Padyshim se lotët e gëzimit dhe të mallëngjimit vëreheshin në sytë e Imamëve, dhe ata nuk hezituan të shprehin atë që në thellësinë e shpirtit të tyre ndihej.

Hfz. Jonuz ef. Saiti falënderoi Allahun që ia mundësoi që edhe njëherë të takohet me vëllezërit dhe bashkëpunëtorët e vet, duke shpreh kënaqësinë e tij për punën dhe angazhimin që Këshilli i Bashkësisë Islame në Mitrovicë është duke e bërë në Mitrovicë, ai edhe njëherë falënderoi Kryetarin dhe të gjithë të tjerët për nderin që ia bënë.




Po ashtu edhe imamët e tjerë të cilët u nderuan me Mirënjohje falënderuan udhëheqësit e KBI-së në Mitrovicë dhe të gjithë imamët të cilët me punën, angazhimin dhe unitetin e tyre po bëjnë përpjekje që fjala e Allahut të depërtojë te të gjithë besimtarët.

Duke shpresuar se kjo është vetëm një nismë dhe se në të ardhmen KBI-do të ndajë edhe mirënjohje të tjera edhe për imamët e tjerë lusim Allahun e Madhërishëm që në zemrat tona të mbjellë dashurinë për Allahun dhe të Dërguarin e Tij.

***Rexhep M. Lushta***

## Nga aktiviteti i Këshillit të Bashkësisë Islame në Mitrovicë gjatë muajit të Ramazanit

Qyteti i Mitrovicës me një traditë të lashtë të pritjes së Ramazanit, edhe sivjet në prag të ardhjes së këtij muaji të madhërishëm kishte ndryshuar pamjen e vet, Këshilli i Bashkësisë Islame në Mitrovicë duke dëshiruar që këtë muaj ta pres sa më mirë dhe që të vërehet një gjallëri më e madhe gjatë këtij muaji ishte organizuar me kohë, duke bërë ndriçimin e minareve të xhamive me drita shumëngjyrëshe të cilat jo vetëm xhamive por edhe qytetit i jepnin një pamje të jashtëzakonshme, pastaj që në hyrje të qytetit besimtarët i priste pamfleti i shkruar: URIME MUAJI I BEKUAR I RAMAZANIT, ndërsa në disa Billborde në brendësi të qytetit ishin shkruar disa ajete Kur'anore dhe hadithe të Pejgamberit alejhis-selam, me përkujtimin mbi vlerën e këtij muaji të shenjtë të Ramazanit.

Fillimisht aktiviteti i Ramazanit u fillua me tribunën e cila u mbajt 11.09.2007 në qendrën e Kulturës në Mitrovicë, temë e kësaj tribune ishte: "Mirë se erdhe Muaj i Bekuar i Ramazanit" ligjërues ishte Prof. Bahri Simnica. Poashtu me datën 22.09.2007, u organizua edhe një tribunë tjetër me titullin: "Ndikimi i Ramazanit në personalitetin e besimtarit", ku të ftuar në këtë ligjëratë ishin: Mr. Jakup Çunaku dhe prof. Muharrem Tërnava, kjo tribunë u mbajt në xhaminë e Haxhi Veselit dhe zgjoi një interesim të madh te xhemati, gjithashtu me datën 01.10.2007, në xhaminë Isa Beg u mbajt edhe një tribunë me temën: "Ramazani Muaji i Fitoreve" ku ligjërues ishte Prof. Mustafë Havolli, të gjitha këto ligjërata u mirëpritën dhe zgjuan një interesim të madh të xhematit, e pjesa më e rëndësishme e këtyre tribunave padyshim ishte debati i cili zhvillohej mes mysafirëve dhe xhematit.

Si çdo vit edhe këtë vit Këshilli i Bashkësisë Islame e ruajti traditën e vet shumëvjeçare të këndimit të mukabeles gjatë muajit të Ramazanit, këtë vit Këshilli i Bashkësisë Islame arriti që gjatë muajit të Ramazanit të ftoi hafiz nga Turqia, i cili gjatë tërë muajit lexoi Kur'anin e madhërishëm, në të katër xhamitë e qytetit

Pastaj ligjëratat e përditshme, nëpër xhamia pas namazit të drekës dhe të ikindisë si dhe para namazit të teravive, ishin pjesë të aktiviteteve të Këshillit të Bashkësisë Islame në Mitrovicë gjatë muajit të shenjtë të Ramazanit.

Po ashtu KBI-shtroi Iftar për imamë dhe përfaqësues të strukturave politike dhe qytetarë të Mitrovicës, këtë vit në bashkëpunim me Komunën e Bajram pashës nga Stambolli edhe Mitrovica ka qenë pjesë e projektit Karvani i Iftarit, ku mbi 1000 qytetarë kanë marrë pjesë në iftarin madhështorë të shtruar nga Komuna e Bajram-Pashës në qendrën e qytetit të Mitrovicës.

***Rexhep Lushta***

## Dhuroi tokën-truallin për ndërtimin e xhamisë

Allahu i Madhrishëm në Kur'anin famëlartë urdhëron e thotë: ***"Ata që pasurinë e tyre e shpenzojnë*** *(në rrugën e Zitit xh.sh.)* ***natën dhe ditën, fshehurazi dhe haptazi, ata shpërblimin e vet kanë tek Zoti i tyre dhe për ta nuk ka frikë e as dëshpërim"*** (2:274).

Pasuria është shkak i lumturisë në këtë dhe në botën tjetër, por në të njëjtën kohë është edhe fatkeqësi për të dy botët, andaj kush e fiton në mënyrë të lejuar-hallall dhe e shpenzon-harxhon në vendin e duhur, siç ka urdhëruar All-llahu i Madhëruar, ka shpëtuar. Kurse ai që e fiton në mënyrë të ndaluar-haram dhe e shpenzon në vende të ndaluara, ka humbur si në dynja ashtu edhe në Ahiret.

Pa mëdyshje, njëri prej xhematlinjve-besimtarëve të tillë është z.Halil Barsha nga fshati Blinisht ish Lipovec KK Gjakovë, i cili KBI-së të Gjakovës ia dhuroi truallin-tokën në qendër të fshatit, në sipërfaqe prej 0.08.00 ha. për ndërtimin e xhamisë.


*Halil Rexhep Barsha dhe Bedri ef. Kida*

Halil Rexhep Berisha ka lindur më 26.09.1931 në fshatin Blinisht (ish-Lipovec) KK Gjakovë, nga babai Rexhepi dhe nëna Gjyla. Familja e tij janë marr kryesisht me bujqësi dhe blegtori si dhe me pjekjen e gëlqeres, që është traditë e këtyre fshatrave. Kjo familje me traditë të lashtë fetare dhe kombëtare ishin halë në sy të regjimit të Rankoviqit. Kështu që pushteti i atëhershëm serb, është munduar në çdo formë ta shkatërroj këtë familje të ndershme dhe fisnike. E kishin thirrur UDB-eja babën e z.Halilit që ta bënin për vete – të dërgonte informata për bashkëfshatarët e tij. Një ndër metodat e regjimit të atëhershëm rankoviqian ishte ta detyrojnë babën Rexhep që të spiunojë për banorët e fshatit të tij, por Rexhepi si musliman dhe shqiptar i vendosur nuk pranon assesi që të bëhet vegël e armikut. Për këtë arsye ata e detyronin që të shkonte në UDB të Gjakovës, ku e maltretonin, e rrihnin dhe torturonin. Nga pasojat e mundimeve dhe torturave në një gjendje të rëndë shëndetësore në moshën 68 vjeçare ndërron jetë.

Armiku i përbetuar i popullit shqiptar nuk e la me kaq, të njëjtin fat e pat edhe i biri i tij Halili. Meqenëse fshati i tyre është në zonën kufitare me shtetin amë – Shqipërinë, UDB-eja kërkon edhe nga Halili të spiunojë për fshatin. Me një rast kishte ardhur një mik i tyre nga Shqipëria dhe kapet nga policia dhe burgoset, me akuzë për thyerje të kufirit. Policia gjatë hetimeve kërkon nga personi i arrestuar që të tregojë se te kush kishte ardhur. Nga vuajtjet dhe mundimet detyrohet të tregojë. Me këtë rast policia arreston z. Halilin, i cili në atë kohë ishte në moshën 16-17 vjeçare dhe me procedurë të shkurtër e dënojnë 3 vjet. Dhe e dërgojnë për vuajtje të dënimit në burgun famëkeq të ish-Jugosllavisë, në 'Goli Otok', por për shkak të moshës së re lirohet pas 6 muajve. Baca Halil më pas vazhdon jetën si të gjithë shqiptarët – hasjanë, tani është 76 vjeçare, dhe thotë baca Halil se kurrë nuk e kam prishur Ramazanin, jo vetëm unë por e tërë familja e kemi agjëruar dhe vazhdojmë ta agjërojmë. Ky ishte një letërnjoftim i shkurtër i bacit Halil.

Ideja për ta ndërtuar xhaminë në këtë fshat ka qenë e Bedri ef. Kidës (imam në KBIGJ), i cili gjatë pushimit shkollor të verës së vitit 2004, në bazë të autorizimit të KBI-së në Gjakovë gjegjësisht kryetarit Fatmir ef. Iljazit, organizoi kurs të mësim besimit në tri fshatrat e kësaj ane: Lipovec, Greqinë dhe Demjan. Puna e imamit veteran Bedri ef.Kida, përveç suksesit të arritur me fëmijë, u kurorëzua edhe me një të arritur tjetër të madhe, e cila ka hyrë në histori ku përveç mësimit-arsimimit të fëmijëve për jetën fetare, Mulla Bedriu ka mbajtur ligjërata edhe të rriturve dhe duke parë nevojën e domosdoshme për ndërtimin e një xhamie, filloi të bisedoi me xhematlinj. Iniciativa e M. Bedrisë u mirëprit nga të gjithë, e ndër ta z.Halil Barsha, i cili pa kurrfarë hezitimi u deklarua: "Nëse Ju i siguroni mjetet financiare për ndërtimin e xhamisë, Ju qoftë falë trualli".

Pas këtij lajmi KBI-ja në Gjakovë, menjëherë ka filluar rregullimin e dokumentacionit përkatës.

*Përgatiti:* ***Esat ef.Rexha***

*Gjakovë*

## Tribuna fetare për nder të Natës së Kadrit

Në tribunën e mbajtur më datën 06.10.2007, përveç imamëve të KBI-së në Gjakovë, mysafir special i kësaj mbrëmjeje ishte profesori i nderuar nga Prishtina Bahri ef. Simnica i cili pas falenderimit të All-llahut xh.sh. dhe dërgimit të salavateve Muhammedit a.s. iu drejtua të pranishmëve: *"Duke ju përshëndetur me fjalën përshëndetëse Islame esselamu alejkum dhe njëherit duke ju përgëzuar për muajin e madhnushëm të Ramazanit, ku All-llahu xh.sh,. na mundësoi që këtu s'bashku me Juve, por edhe në të njejtën kohë të jemi edhe në Kosovën tonë të dashur duke falenderuar dhe madhruar fjalët e All-llahut xh.sh. dhe porositë e Muhammedit a.s., njëherit edhe për organizatorin kryetarin e Kësillit të Bashkësisë Islame të Gjakovës Fatmir ef.Iljazin dhe të gjithë ata që kontribuuan dhe kontribuojnë sa do pak të dëgjohemi dhe të flasim, sa do pak të bisedojmë më për së afërmi. Unë shpresoj se do të kalojmë mirë s'bashku, jo nga fjalët e mia por nga fjalët e All-llahut xh,.sh. dhe të Muhamedit a.s.*

*Fillova me ajetin Kur'anor: " Dëshiron All-llahu xh. sh. për ju lehtësim dhe kurrsesi vështirësi, që t'i plotësoni këto ditë të caktuara dhe që ta madhroni All-llahun xh.sh. me të vetmin qëllim që të jemi respektues, falënderues dhe ta kryejmë këtë obligim ashtu siç ka thënë All-llahu i Gjithfuqishëm". Po ashtu edhe fjalët e Muhammedit a.s. i cili ka thënë: "Kush nuk ndalet nga fjalët, përgojimet, nënçmimet, përdhosjet, përgojimet të cilat janë aq të theksuara në masën tonë, All-llahu xh.sh., thotë Muhammedi a.s.: "Nuk ka nevojë fare për ndërprerje të ushqimit...." Në vazhdim prof. Bahri Simnica në veçanti foli për vlerat e S.Fitrit dhe Zekatit, foli për rëndësinë e agjërimit në këtë muaj të bekuar, vlerat e natës së Kadrit dhe i ftoi besimtarët që t'i përkushtohen sa më shumë jo vetëm leximit të Kur'anit por edhe aplikimit të porosive të tij në jetën praktike.*

*Jemi në 10 ditët e fundit të muajit të bekuar të Ramazanit dhe duhet ta japim maksimumin e mundësive tona për t'u afruar ke All-llahu xh.sh. me ibadetet dhe adhurimet tona-tha ndër të tjerat Bahri ef. Simnica.*

## Iftari me gra të Gjakovës “Një ditë Ramazani të gjitha s’bashku“



KBI-së në Gjakovë, në bashkëpunim me “Departamentin e Gruas“ pranë Bashkësisë Islame të Kosovës, më 07.10.2007 në sallën solemne të “OITA 3“ organizoi tribunën e dytë me radhë, dhe IFTAR të përbashkët tradicional "Një ditë Ramazani të gjitha s'bashku", ku ishin të ftuara gra të të gjitha strukturave, mjeke, profesoresha, arsimtare, nëpunëse administrate etj. Ligjëruese ishin prof. Hatixhe Jashanica teologe e diplomuar në Universitetin e Jordanit dhe Fikrije Dumani studente e FSI në Universitetin e Sirisë.

Hapjen e programit e bëri kori i vajzave të Medresesë së Mesme "Alaudin" në Prishtinë, paralelja e ndarë në Prizren, duke kënduar në të tri gjuhët: shqipe, arabe dhe turqisht.

Më pas kori i vajzave të Medresesë së Prizrenit, këndoi një ilahi për të pasuar më pas me ligjëratën ***“Ramazani, agjërimi, namazi dhe zekati"“***, të ligjëruar nga prof. Hatixhe Jashanica.

Znj. Jashanica, në ligjëratën e saj përshkroi në mënyrë kronologjike rolin e Ramazanit, agjërimit, namazit dhe zekatit në shoqërinë shqiptare e veçanërisht në atë kosovare.

Në vazhdim të programit pas këndimit të ilahive si dhe recitaleve nga nxënëset e medresesë, ligjëratën tjetër e mbajti znj. Fikrije Dumani, e cila bëri një analizë të përgjithshme rreth çështjes së namazit dhe të zekatit.

Pas përfundimit të ligjëratës KBI-së në Gjakovë, në bashkëpunim me shoqatën Ndërkombëtare, Humanitare dhe Kulturore "Istambull" nga Turqia, kishte përgatitur iftarin tradicional, të pestin me radhë, i cili u mundësua me ndihmën e donatorëve, të cilët i falënderojmë dhe lusim All-llahun që t'i shpërbleje në këtë dhe në botën tjetër.

Udhëheqësja e programit znj. Samile Iljazi falënderoi kryetarin e KBI-së të Gjakovës, Fatmir ef. Iljazin për ftesën dhe iniciativën e këtillë të iftarit dhe tribunës, falënderoi publikun i cili kaloi numrin mbi 700 veta, që e mirëpriten dhe e duartrokiten.

Në fund është bërë falja e namazit të akshamit.

***E. Rexha***

# Dua hatme në xhaminë e Komogllavës

Në xhaminë e re të fshatit Komogllavë të Ferizajt, pas namazit të drekës më 24. 09. 2007 u mbajt dua hatme, ku pos xhematit të këtij rajoni morën pjese: Kryetari i KBI-së në Ferizaj, Adem ef. Hoxha, kryeimami Sylejman Roshaj dhe Sekretari Zejnullah Dërguti. Pas faljes së namazit të drekës këtë solemnitet e hapi Sylejman ef. Sejdiu, kryes detyre i imamit, i cili pasi iu shprehu mirëseardhje të pranishmëve dhe pasi i përshëndeti mysafirët fjalën ia dha Adem ef. Hoxhes - kryetar i KBI-së në Ferizaj, i cili fillimisht përshëndeti të pranishmit dhe pasi ua uroj Ramazanin foli për rëndësinë e tij dhe për shpërblimin e atyre që agjërojnë ketë muaj. Besimtari, tha ef. Hoxha, i ka dy gëzime: një në iftar dhe tjetrin në ahiret kur do të takohet me Allahun xh.sh.

Në vazhdim ef. Hoxha e përgëzoi imamin për këtë dua -hatme dhe i uroi atij sukses, ai gjithashtu uroi edhe nxënësit për arritjen e këtij rezultati.



“Muhamedi a.s. ka thënë: "Më i miri është ai që e mëson Kuranin dhe atë ua mëson edhe të tjerëve". Nuk është thënë që vetëm hoxha të merret me mësimin e Kuranit por ne duhet të angazhohemi të gjithë, në mënyrë që atë që e dimë t'ia mësojmë tjetrit, qoftë edhe një elham apo edhe një shkronjë” - tha pos të tjerash Adem ef. Hoxha.

Nxënësit që bënë hatme
1. Jetmir Fahri Zahiri
2. Blerina Sylejman Ismajli
3. Saranda Muhabi Asllani
4. Edona Naser Siriniqi
5.Violeta Misret Beqiri

Në fund Kryetari i KBI-së Adem ef. Hoxha ua shpërndau të gjithë atyre që kanë bërë Kuranin hatme nga një dhuratë modeste.

***Z. Dërguti***

*Myftiu Tërnava në Lipjan:*

# Ky vend tash e 600 vjet ka jetuar me Islam dhe kështu do të jetë deri në kiamet

Myftiu i Kosovës Mr. Naim Tërnava ka marrë pjesë më 04 tetor 2007, në tribunën e organizuar nga KB i Lipjanit në vazhdën e shumë aktiviteteve që ka mbajtur ky Këshill gjatë muajit të Ramazanit .




Pasi ka përgëzuar për punën e bërë nga ana e udhëheqësve të këshillit, Myftiu Tërnava duke iu drejtuar të pranishmëve tha:

“Ky tubim i sodit është dëshmia më e madhe se aty ku punohet rezultatet nuk mungojnë.

I Madhi Allah xh.sh. neve dhe mbar njerëzimin e begatojë me dhuratën më të madhe, me shpalljen e Islamit, por neve na begatojë edhe më tepër, sepse ne e pranuam këtë fe, pranuam shpalljen e të madhit Allah.

Ndaj ne duhet të krenohemi që i takojmë besimit islam, që jemi pjesëtarë të dinit islam, që jemi njerëz në vazhdimësi me bindje nën kontrollin e të madhit Zot dhe besojmë.”

Ndërsa duke folur për rëndësinë e fesë islame ai ndër të tjerat veçoi:




“S’ka dyshim se Islami është fe e Allahut ngase ai vet në Kuran po na thotë: “Fe e vetme e pranuar tek Allahu në këtë botë është Islami të cilin ia shpalli edhe pejgamberit të parë Ademit a.s. dhe tek pejgamberët e tjerë e deri tek Muhamed Mustafaja”.

Ndërsa duke folur për traditën e hershme islame në këto troje myftiu ndër të tjera tha edhe këtë: “Të nderuar vëllezër e motra ju jeni dëshmia më e mirë se ky vend tash e 600 vjet ka jetuar me Islam dhe kështu do të jetë deri në kiamet, fryma islame do të begatohet edhe më shumë kur ju besimtarë të nderuar do të jepni kontribut edhe më të madh, kur ju dhe të gjithë ne do ta kuptojmë domethënien e Islamit”.

***(r.sh.)***

## Nga aktiviteti i Këshillit të Bashkësisë Islame në Lipjan gjatë muajit të madhërishëm të Ramazanit

Këshilli i Bashkësisë Islame në Lipjan, në prag të muajit të Ramazanit gjegjësisht me datën 06.09.2007 në mbledhjen e vet të mbajtur me anëtarët dhe imamët e KBI-së në Lipjan hartoi planprogramin që do të realizohej gjatë muajit të Ramazanit. Me qëllim që sa më mirë të organizohej xhemati, ngase në këtë muaj ibadeti i besimtarëve është më i madh në çdo aspekt. Planprogrami ishte shtypur para Ramazanit, i qe shpërndarë të gjithë imamëve dhe qytetarëve. Ky projekt kishte dhjetë pika.

Ishte bërë përgatitja për faljen e namazit të Taravive nëpër të gjitha xhamitë dhe në disa fshatra ku nuk ka xhami.

Me qëllim të begatimit të jetës fetare dhe për t'u afruar besimtarëve njohuri fetare, KB-së Islame organizoi tri tribuna fetare në Shtëpinë e kulturës në Lipjan, ku salla ishte e stërmbushur me besimtarë.

Tribuna e parë u mbajt më 20.09.2007 me ligjëruesin që do të na e hapte rrugën e aktiviteteve e na e dha forcën, guximin, sugjerimin, e që na përkrahu maksimalisht ishte ky kryeimami i Bashkësisë Islame të Kosovës Sabri ef. Bajgora, me temën "Muaji i Ramazanit Muaj i mëshirës."

Interesimi i besimtarëve ishte shumë i madh sa që Shtëpia e kulturës nuk i plotësonte kushtet për interesimin dhe prezantimin e besimtarëve që të jenë të pranishëm në këtë tribunë.

Tribuna e dytë u mbajt më 27.09.2007 ligjërues ishte profesori pran Medresesë së mesme Alauddin në Prishtinë Muharrem Tërnava me temën: "Përzgjedhja e shoqërisë së mirë sfidë e secilit".

Këshilli ka organizuar edhe gara teatrale ku u paraqitën 15 shfaqje, por pas seleksionimit u shfaqën vetëm 6.

Tribuna e tretë u mbajt më datë 04.10.2007 kjo ishte tribuna qendrore e aktivitetit tonë ku edhe interesimi i besimtarëve ishte shumë i madh e që dëshmonte edhe prezenca e tyre në sallë dhe kjo për dy arsye. Pritej Myftiu i Kosovës mr. Naim Tërnava i shoqëruar me zëvendëskryetarin prof. Ahmet Sadriu dhe Kryeimami Sabri Bajgora.

Me ligjëratën "Islami Alternativë e vetme" .

Këtë ditë u bë tërheqja e plikove për përzgjedhjen e kandidatëve që kanë marr pjesë në kuis.

Nuk mund të lëmë pa e përmendur projektin në mediat elektronike, i cili u realizua me sukses dy herë në ditë emision në radio "Zëri i Shtimes" prej orës 17 deri në ora 18, i titulluar "Zëri i Kuranit" që ka qenë shumë i suksesshëm.

Dhe emisioni "Ta njohim Fenë" prej orës 22 deri në ora 23.30, i realizuar me mysafirë profesionesh të ndryshme. Në kuadër të këtyre emisioneve kemi realizuar edhe mini kuisin.

***Burim Arifaj***

**Bashkësia Islame e Kosovës**
**KËSHILLI I BASHKËSISË ISLAME**
Nr. 68 / 2007, Datë: 31.10.2007
DRENAS

Këshilli i Bashkësisë Islame në Drenas në mbledhjen e mbajtur 22.10.2007, vendosi të shpall:

# Konkurs

Për këtë vend pune:
- Imam në Xhaminë e fshatit Gllobar .

Përgatitja shkollore duhet të jetë:
- Të ketë të kryer Fakultetin Islam brenda ose jashtë vendit, ose së paku Medresenë e mesme në Prishtinë.
- Të ketë aftësi komunikimi me xhematë.
- T'i përmbahet rregullores së KBI-së.
- Të ardhurat sipas rregullores së Këshillit të Bashkësisë Islame në Drenas.

Dokumentet:
- Kërkesa
- Certifikata e lindjes
- Certifikata e mjekut
- Dëftesa-Diploma e shkollimit.

Vërejtje:
Dokumentet e pakompletuara nuk do të merren në shqyrtim.
Konkursi mbetet i hapur 15 ditë pas publikimit në revistën "Dituria Islame"